# PËRMBAJTJA

# Hyrje

***Nxënës të dashur***

Shpresojmë se ju keni pushuar e keni marrë mjaft energji e fuqi sa për t'ia filluar këtij viti me forca të reja e me vullnet të madh. Me siguri ju kujtohen mësimet e vitit të kaluar kur ne së bashku udhëtuam e shëtitëm nëpër territorin e Republikën së Maqedonisë, pamë shumë vende u njohëm edhe me shumicën e rajoneve të vendit tonë. Sigurisht dikush nga ju gjatë këtij pushimi edhe ka mundur të ketë udhëtuar dhe t'i kalojë pushimet në ndonjë nga lokalitetet turistike të vendit tonë të bukur kështu që ta ilustrojë edhe konkretisht atë që e ka mësuar.

*Ne edhe këtë vit do ta vazhdojmë shëtitjen tonë, por tash do të shkojmë më larg, ngase edhe ju tash jeni më të rritur. Këtë vit udhëtimi ynë do të kalojë nëpër kontinentin e Evropës dhe të Azisë.*

*Gjatë këtij udhëtimi do t'i ndeshim zonat e nxehta dhe të ftohta në Evropë dhe Azi, do të endemi nëpër bukuritë e shteteve hëpërhë ndër më të zhvilluara në botë - Evropën Perëndimore, do ta vizitojmë Britaninë e Madhe, Francën, Spanjën e Gjermaninë të cilan ju deri tash i keni njohur vetëm si mrekulli të futbollit e nuk e keni ditur se edhe fudboli, pos tjerash janë mrekulli të tyre. Pastaj pak, pra jo shumë gjatë, do të ndalemi në Sibirin me sipërfaqe të madhe e marramendëse, për të kaluar prej aty krejt në anën tjetër të Azisë në Kinë, Japoni, Indonezi e Tajlandë, ku pos që do të shohim shumëçka që nuk të zë syri në Evropë, do të mund të njihemi edhe me popullin me numër më të madh në botë-Kinezët dhe Indusët, zhvillimin e tyre shoqërorë dhe ekonomik, por edhe më me fanatizëm do të njihemi me ruajtjen e kulturës së tyre. Ato janë akulli vetë. Dhe, krejt në fund të librit do të bisedojmë edhe për vendet e Azisë Jugperëndimore, vatër e qytetërimeve të hershme në Lindjen e Afërme.*

*Tani po ju lë që vetë ta hapni faqen e parë të bindeni në tërë atë që e thamë këtu.*

*Suksese!*

*Autori*



# I KARAKTERISTIKAT NATYRORE-GJEOGRAFIKE TË EVROPËS

## POZITA GJEOGRAFIKE, KUFIJTË DHE MADHËSIA

**Puna në hartë**

Numëroni emërat e kontinenteve dhe rradhitni ato sipas madhësisë. Pse kontinenti i Evropës llogaritet si pjesë e Botës së Vjetër. Pse, Evropa nuk llogaritet si siujdhesë e madhe e Azisë?

### Pozita gjeografike

Emri Evropë rrjedh nga fjala asire Ereb, që do të thotë tokë e errësirës, tokë e perëndimit të Diellit. Në të jetojnë popuj me kultura të ndryshme, të cilët kanë lënë gjurmë në zhvillimin jo vetëm të kontinentit evropian, por dhe në atë mbarë botëror. Në zhvillimin e këtyre qytetërimeve rol të madh ka luajtur sidomos deti Mesdhe, i cili më tepër i ka afruar se sa larguar këta popuj.



• Relievi dhe thellësitë ujore në kontinentin e Afrikës





Evropa shtrihet në hemisferën veriore ndërmjet $36^0$ dhe $71^0$ gjerësi gjeografike veriore. Paraleli $45^0$, që shënon gjysmën e hemisferës veriore, kalon nëpër pjesën më të madhe të saj. Vetëm një pjesë e vogël e gadishullit të Skandinavisë dhe e Rusisë përfshihet në zonën e arktikut. Meridiani fillestar $0^0$ kalon nëpër Grinuiç, që e ndan pjesën më të madhe të Evropën në hemisferën lindore dhe një pjesë të vogël në hemisferën perëndimore.

Pozita gjeografike e Evropës është e përshtatshme. Ajo shtrihen në udhëkryqet e rëndësishme tokësore dhe detare. Detrat, limanet, kanalet ujore i kanë mundësuar popujve të Evropës të lidhen me popujtë dhe kulturat afrikane dhe aziatike.

• Evropa dhe kufijtë e saj tradicional

Evropa me Afrikën është e ndarë me me ujërat e Detit mesdhe që lidhë popujtë dhe kulturat e dy kontinenteve. Brigjet perëndimore dhe jugore të Evropës kalojnë rrugë të rëndësishme detare. Me hapjen e kanalit të Suezit Evropa për mijëra kilometra ka shkurtuar rrugët detare me shtetet e Azisë Jugore dhe të Afrikës Lindore. Në pjesën e brendshme të kontinentit ekzistojnë korridore të shumta të trafikut automobilistik, hekurudhor dhe ajror.

Me zbulimin e Botës së re, Evropës iu mundësua të krijojë koloni të reja në Amerikë, Azi dhe Australi.





• Incizim satelitor i ngushticë së Gjibraltarit (majtas)

• Incizim satelitor i ngushticë së Bosforit (djathtas)

**Kufijtë**

Në veri brigjet e Evropës lagen nga ujërat e Oqeanit të Ngrirë të Veriut, në perëndim nga ujërat e oqeanit Atlantik dhe në jug nga ujërat e detit Mesdhe. Në lindje ajo ndahet nga Azia nëpërmjet kufirit tokësor, i cili kalon në malet Urale, lumin Ural dhe në liqenin Kaspik. Pjesa juglindore e Evropës ndahet nga vendet e Lindjes së Afërme nëpërmjet ngushticave të Dardaneleve, të Bosforit dhe të kanalit të Suezit, ndërkohë që me Afrikën ajo ndahet nëpërmjet ngushticës së Gjibraltarit (14 km e gjerë).

Në të kaluarën detet dhe oqeanet kanë pasur më tepër karakter izolues. Deri në periudhën e zbulimeve të mëdha gjeografike shtetet e Evropës Perëndimore pranë brigjeve të oqeanit Atlantik kishin pozitë periferike. Sot ky oqean shërben për lidhjet e Evropës me Amerikë dhe Afrikën Perëndimore e Jugore. Zhvillimi bashkëkohor i transportit ka ndihmuar në marrëdhëniet e Evropës me të gjitha vendet e botës.



• North Keip-pika (veriore) më e largët në Evropë

**Madhësia**

Evropa shtrihet midis koordinatave gjeografike $71^{o}$ 08'-$36^{o}$ 02' gjerësi gjeografike veriore dhe $9^{o}$31'- $67^{o}$ gjatësi gjeografike lindore. Pikat më të skajshme të shtrirjes së saj gjeografike janë: kepi Norkap në ishullin Magero (gadishulli i Skandinavisë) në veri, kepi Marok në Gjibraltar në jug, kepi Roka në Portugali në perëndim dhe malet Urale në lindje. Brenda këtyre kufijve sipërfaqja e përgjithshme e Evropës është 10,5 milionë km$^{2}$ ose 1/5 e sipërfaqes së përgjithshme të Tokës.

**Hulumto dhe shpjego**

- Pse Evropa thuhet se ka pozitë të përshatshme gjeografike?
- Krahaso pozitën gjeografike të vendeve të Baltikut me ato të Medheut.

**Pyetje**
- Në ç'gjerësi gjeografike shtrihet Evropa?
- Përcaktoni kufijtë e Evropës në hartën gjeografike.
- Ku kalon meridiani fillestar dhe çdo të thotë kjo për Evropën dhe botën?

**Detyrë**
- Gjeni në hartë pikat më të skajshme të Evropës?
- Në hartën gjeografike të Evropës gjeni detet që e rrethojnë atë, .ngushticat dhe kanalet detare. Në cilën pjesë ofrohen Evropa me Afrikën dhe Evropa me Azinë.

• Bregdeti norvegjez

## VIJA BREGDETARE

**Puna në hartë**

Në hartën gjeografike të Evropës gjeni siujdhesat dhe ujdhesat më të mëdha. Më pastaj gjeni fjordet, gjiret dhe qytetet-limane në vijën bregdetare të Evropës. Bëni krahasim midis vijës bregdetare të siujdhesës së Skandinavisë, Evropës Perëndimore me atë jugore.



• Fjordi Sogne-Norvegji



• Fjordi Digemurgen-Norvegji

Evropa ka një vijë të zhvilluar bregdetare. Vija bregdetare e Evropës ka një gjatësi prej 48 000 km dhe është e copëtuar në ishuj, gadishuj, ngushtica, gjire etj. Ishujt dhe gadishujt përbëjnë 1/3 ose 34,6% të sipërfaqes së kontinentit.

**Vija bregdetare arktike** karakterizohet nga zhvillueshmëri e vogël. Në pjesën veriore të Evropës gjendet Deti Barenc dhe Deti i Bardhë, si pjesë të Oqeanit të Ngrirë të Veriut. Deti i Bardhë hyn thellë në pjesën kontinentale të Evropës, midis gadishujve Kaninë dhe Kola. Me gjithë temperaturat e ulëta, ndikimi i rrymës së ngrohtë të Golfstrimit, bën që uji i detit në portin Murmansk ( Rusi) të mos ngrijë.

**Vija bregdetare atlantike** dallohet për zhvillueshmërinë e saj. Këtu përmendim: Detin e Veriut, Detin e Norvegjisë, Detin Baltik, Detin e Irlandës, kanalin La Mansh etj.

Norvegjia ka vijë bregdetare shumë të zhvilluar. Ajo është e gjatë 20





• Qytet bregdetar

• Pellgjet e Evropës Veri-perëndimore

000 km dhe mendohet se është vija më e gjatë bregdetare në botë.

**Fjordet** janë krijuar si rezultat i veprimtarisë gërryerës të akullnajave gjatë lëshimit të tyre nga malet e larta drejt bregdetit. Uji i detit në fjorde nuk ngrin për shkak të ndikimit të rrymës së ngrohtë të Golfstrimit.

**Ishujt** më të mëdhenj të Evropës Perëndimore janë: Britania e Madhe, Irlanda dhe Islanda. Deti i Veriut i ndan ata nga gadishulli Skandinav. Ky det nëpërmjet ngushticave Skagerak dhe Skategat lidhet me ujërat e detit Baltik, i cili në drejtim të veriut hyn në gjirin e Botnisë, në Gjirin e Finlandës dhe në gjirin e vogël të Rigës.

Në bregun perëndimor të Evropës veçohen tre gadishuj të mëdhenj: *Jutlanda, Normandija* dhe *Bretanja*, të cilët i japin karakter të veçantë vijës bregdetare të Atlantikut. Këtu përmendim edhe kanalin e La Manshit dhe gjirin e Biskajës. Gjithashtu, janë ndërtuar një sërë portesh, nëpërmjet të cilave Evropa lidhet me botën.

**Vija bregdetare mesdhetare** fillon prej ngushticës së Gjibraltarit në perëndim deri në Detin e Zi në lindje. Karakterizohet tre gadishuj ose (siujdhesa) të mëdha: Gadishulli Pirinej, Gadishulli Apenin dhe Gadishulli Ballkanik. Vijën bregdetare evropiane e lagin shumë dete si: detet Tirren, Ligur, Jon, Adriatik, Egje, Marmara, Deti i Zi dhe Deti Azov. Të gjithë këta dete lidhen midis tyre, kurse nëpërmjet kanalit të Suezit dhe Detit të Kuq ata lidhen edhe më gjerë.

• Ujdhesa e Islandës



# RELIEVI

**FJALOR TERMASH**

- **Male të vjetra**- të krijuara nga ngritja tektonike të krijuara në rrudhosjet e hershme tektonike.
- **Vargmalet**-janë male të reja të krijuara nga shtypjet anësore tektonike.
- **Malet**-janë pjesë të ngritura me maje mbi 500 m. lartësi mbidetare.
- **Rrafshnaltë**- vende të rrafshta që shtrihen mbi 500 m. lartësi mbidetare.
- **Aktiviteti seizmik vullkanik**-vende aktive seizmike vullkanike me tërmete të shpeshta dhe vullkane të gjalla (P.sh. Etna, Vezufi, Stromboli e tjerë)

**Puna në hartë**

- Në hartën gjeografike të Evropës caktoni zonat e maleve të vjetra (gramade) dhe vargmalet e reja. Lexoni emrat e vargmaleve të reja, dhe shihni shtrirjen dhe degëzimet e tyre.

Struktura e relievit të Evropës është e ndryshme. Atë e përbëjnë malet, kodrat, ultësirat, fushëgropat dhe luginat lumore. Pamja e sotme e relievit është rezultat i lëvizjeve të shumta tektonike në të kaluarën. Në kontinentin e Evropës bien në sy ultësirat e gjera, duke filluar prej Uralit në drejtim të detit Baltik dhe detit të Veriut. Ultësira më e madhe është ajo e Evropës Lindore vende-vende e mbushur me kodra të ulta. Vazhdimet e kësaj ultësire përshkruajnë edhe Poloninë dhe Gjermaninë veriore dhe pjesën perëndimore të Francës. Në pjesët tjera të Evropës, ekzistojnë ultësirat e Panonisë, Vllahisë, Lombardisë e tjerë.

Relievi malor i Evropës ndahet në dy grupe të mëdha: malet e vjetra (gramade) dhe të reja (malet e tipit alpin). Malet e vjetra përfshijnë Evropën Veriore, Qendrore dhe Lindore. Ato cilësohen si male të ulta, me maje të rrumbullaksuara, siç janë ato të Skandinavisë, Peninet në Britani të Madhe, malet e Evropës Qendrore dhe mali Ural në Federatën Ruse. Dikur kjo pjesë ka qenë e tëra e mbuluar me akullnaja; pas shkrirjes së tyre u krijuan ishujt, gadishujt, gjiret, ultësirat dhe detet.




• Harta relievike e Evropës



• Bregdeti zvicerane

Në periudhat e mëvonshme, ndodhën lëvizje të reja malformuese. Malet e formuara gjatë kësaj periudhe njihen si male të reja. Në këto male bëjnë pjesë: Alpet, Pirenejtë, Kordilieret e Betisë, Apeninet, malet Dinarike, hapësira malore e Sharropindit, malet Ballkan etj.

• Pamje nga një fushë në Evropë



Alpet janë malet më të larta të Evropës me maja mbi 4000 m (Mon Blan, 4810 m ). Në to gjenden akullnaja dhe liqene të shumta akullnajore. Akullnaja më e njohur është Aleçi.

Ndërmjet këtyre maleve janë formuar shumë ultësira dhe lugina lumenjsh, si: Ultësira e Panonisë, e Padit dhe e Aragonit, lugina e Moravës, e Vardarit etj.

Pjesa evropiane e Mesdheut bën pjesë në zonën me veprimtari vullkanike. Si vullkane aktive përmendim: Vezuvin, Etnën, Strombolin etj. Në këtë zonë regjistrohet një numër i madh tërmetesh, karakteristikë kjo për zonat e reja tokësore, ku evolucioni i tokës ende vazhdon.

Relievi luan një rol të rëndësishëm në shpërndarjen e popullsisë dhe në zhvillimin ekonomik. Në relievin e Evropës mbizotërojnë ultësirat; 60% e tij është deri në 200 m mbi nivelin e detit, 24% ndodhet ndërmjet 200-500 m dhe vetëm 16% është mbi 500 m mbi nivelin e detit.

**Pyetje**

- Nga sa lloje malesh përbëhet hapësira e kontinentit evropian?
- Përmendni malet që i përkasin secilit grup dhe gjeni ata në hartën fizike të Evropës.
- Në cilën pjesë të Evropës ka më shumë tërmete dhe vullkane aktive?
- Si ndikon relievi në dendësinë e popullsisë dhe në zhvillimin ekonomik?

**Detyrë**

- Shikoni zhvillueshmërinë e vijës bregdetare të Atlantikut në Francë, Spanjë dhe Portugali. Krahasoni vijën bregdetare të këtyre shteteve dhe nxirrni në pah ndryshimet dhe ngjashmëritë e saj.

**FJALOR TERMASH**

**Ultësirë**-tokë e rrafsht që në kaluarën kanë qenë të mbuluara me ujra detesh e liqenesh të mëdha (Ultësira e Panonisë, Ultësira e Vllahisë etj.).

**Fushëgropë**-fushë në gropë, e rrethuar me male e kodra, me fund pak a shumë të rrafshët, të krijuara me me uljen e tokës midis dy ose më shumë shkarjeve tektonike.

**Plato**-Vise korrizore në relievin malor me anë jo shumë të thepisura.

**Dunët**- Bregore që krijohen në shkretëtira ose bregdetet ranore me lartësi prej disa dhjetra metrash.

# KLIMA DHE VEGJETACIONI



**Puna në hartë**

Në hartën gjeografike të Evropës gjeni paralelen prej ku fillon brezi i ftohtë polar. Konstatoni cilat pjesë të kontinentit të Evropës bëjnë pjesë në këtë brez klimatik. Numëroni faktorët klimatikë dhe elementet klimatike. Ç'është dallimi ekziston midis klimës dhe kohës?

## Kushtet klimatike

**Klima,** paraqet ndryshimin e gjendjes atmosferike për një periudhë të gjatë kohore dhe hapësirë më të madhe gjeografike, kurse **moti** paraqet ndryshimin e gjendjes atmosferike për kohë të shkurt dhe hapësirë të vogël. Klima e Evropës varet nga pozita e saj gjeografike që me pjesën më të madhe shtrihet në brezin e mesëm klimatikë dhe vetëm një pjesë e vogël e Evropës Veriore shtrihet në brezin e ftohtë. Në klimën e saj ndikojnë faktorë të shumtë, si: *gjerësia gjeografike, afërsia me detet dhe oqeanet, drejtimi i lëvizjes së erërave, lëvizja e rrymave detare, veçoritë e relievit, bota bimore, veprimtaria e njeriut* etj.



• Largësia bregdetare në kontinentin e Evropës

Evropa shtrihet pothuajse e gjitha në gjerësitë gjeografike mesatare, duke përcaktuar edhe tiparet mesatare të elementeve klimatike (të temperaturës, të reshjeve etj.). Sipërfaqja tokësore ngrohet dhe ftohet më shpejt, se sa sipërfaqja ujore. Ky ndryshim i temperaturës ndërmjet detit dhe tokës sjell formimin e erërave të veçanta ditore dhe stinore.

*Erërat* që fryjnë nga oqeanet dhe detet në drejtim të kontinentit janë në përgjithësi të ngrohta dhe me lagështirë. Erërat që fryjnë prej pjesës veriore dhe lindore në drejtim të kontinentit të Evropës sjellin me vete masa ajrore të ftohta dhe të thata, kurse *erërat perëndimore dhe jugore* sjellin masa ajrore të ngrohta dhe të lagështa.

• Harta e ndikimit të masave ajrore dhe rrymave detare




*Rrymat detare*, qofshin këto të ngrohta ose të ftohta, kanë rëndësi për kushtet klimatike të një vendi. Kështu, p.sh., Evropa Perëndimore dhe Skandinavia marrin sasi të mëdha reshjesh nëpërmjet *rrymës së Golfstrimit.*

*Relievi* ndikon me shtrirjen e vargjeve malore, me lartësinë e tyre, me përmasat e luginave të lumenjve etj. Kështu, p.sh., Alpet nuk lejojnë depërtimin e masave të ngrohta ajrore që vijnë prej Mesdheut dhe oqeanit Atlantik. Nga ana tjetër ato pengojnë depërtimin e masave të ftohta ajrore që vijnë nga Evropa Qendrore.




**Pyetje**

- Cilët janë faktorët që ndikojnë në klimën e kontinentit evropian?
- Si ndikojnë erërat perëndimore në klimën e Evropës?
- Cilat janë zonat kryesore klim atike-bimore të Evropës?
- Cila zonë klimatikë-bimore zë sipërfaqen më të madhe? Cilat janë disa nga karakteristikat e saj?

**Bota bimore** ndikon në klimë duke thithur nxehtësinë diellore dhe duke zvogëluar ndryshimet e temperaturës. Sipërfaqet e zhveshura karakterizohen nga një masë më e vogël e lagështisë, se sa sipërfaqet e mbuluara me bimësi.

**Njeriu** me veprimtarinë e vet ka ndikuar në ndryshimin e veçorive klimatike, jo vetëm në shkallë lokale, por edhe më gjerë. Disa nga shkaqet e ndryshimit të këtyre veçorive janë: pyllëzimet dhe shpyllëzimet, krijimi i komplekseve të mëdha industriale i liqeneve artificiale etj.

**Detyrë**

-Në cilat rajone të Evropës ndikon rryma e Golfstrimit.

**LEGJE NDA:**




• Harta vegjetative e kontinentit të Evropës

**Gjeografi zbavitëse**

*Në Grenland rritja e temperatures po shkakton shkrirjen e akullit, por rritja e temperaturës së detit shkakton rritjen e renjës së reshjeve të shiut e borës.*

*Një metereolog duke përdorur matje me satelit gjeti se që nga viti 1992 deri në vitin 2003 shtresa e akullit në Grenlandë është shkrirë mesatarisht rreth 5.4 centimetër për vit.*



• Termometri



• Barometër

## ZONAT KLIMATIKE- BIMORE

**Puna në hartë**

- Në hartën memece duke e konsultuar hartën në libër përcaktoni zonat më të rëndësishme klimatike-vegjetative. Pasi ta bëni këtë punë, shihni cila zonë klimatike-vegjetative zë sipërfaqe më të madhe në Evropë.
- Sipas hartës gjeografike në cilën zonë klimatike-vegjetative bëjnë pjesë tri siujdhesat më të mëdha në Evropën Jugore?

Në Evropë dallojmë tri zona kryesore klimatike-vegjetative: *zona klimatike-bimore subtropikale, zona klimatike-bimore veriore* dhe *zona klimatike-bimore subpolare*. Zona klimatike-bimore veriore përfshin disa breza klimatike-bimore.

**Zona klimatike-bimore subtropikale**

Kjo zonë përfshin pjesët bregdetare të jugut të Evropës dhe ishujt e detit Mesdhe. Stina e verës është e thatë e me temperatura të larta, kurse stina e dimrit është e butë dhe e lagësht. Bora shfaqet vetëm në viset e larta. Kjo është zona e pyjeve kaçuba-makieve. Në këtë brez klimatikë-bimor mbizotëron bimësia subtropikale (halorët, pisha bregdetare, qiparisi etj.). Rëndësi të madhe kanë drurët e kultivuar, si: limoni, portokalli, ulliri, vreshtat etj. Në botën shtazore dallojmë: lepurin, kaprollin, derrin e egër dhe lloje të ndryshme shpendësh.

*Zona klimatikë-bimore veriore* zë sipërfaqen më të madhe në kontinentin e Evropës, duke filluar prej vargmaleve të larta jugore deri te viset jugore të zonës klimatikë-bimore subpolare. Në këtë zonë dallohen disa breza klimatikë-bimorë, të cilët ndryshojnë ndërmjet tyre kryesisht nga elementet klimatike dhe nga llojet e botës bimore, e më pak nga llojet e botës shtazore. Këta breza janë:

*Brezi klimatikë-bimor i mesëm* përfshin pjesën më të madhe të kontinentit. Në këtë brez dallohen tre tipa klimatikë: tipi atlantik, tipi kontinental mesatar dhe tipi i klimës kontinentale.

*Brezi klimatikë-bimor atlantik* është nën ndikimin e drejtpërdrejtë të oqeanit Atlantik, përkatësisht nën ndikimin e erërave perëndimore dhe të



• Temperatura mesatare në muajin janar në Evropë



• Temperatura mesatare në muajin qershor në Evropë

rrymës së ngrohtë të Golfstrimit. Kjo klimë përfshin Evropën Perëndimore dhe ishujt që ndodhen në këtë oqean. Vera është e freskët, kurse dimri i butë dhe i lagësht. Sasia e reshjeve është mbi 1000 mm/vit.

*Brezi klimatikë-bimor kontinental mesatar* shtrihet në pjesën qendrore të kontinentit. Në këtë pjesë të Evropës erërat atlantike të Perëndimit takohen me erërat e ftohta të Lindjes. Vera është përgjithësisht e nxehtë, kurse dimri i ftohtë. Reshjet bien gjatë gjithë vitit.

*Brezi klimatikë-bimor kontinental* përfshin viset e Evropës Lindore, ultësirën e Panonisë dhe të Vllahisë. Karakterizohet nga vera e thatë dhe e nxehtë dhe dimri i ftohtë e i ashpër. Sasia e reshjeve shkon nga 500-700 mm/vit. Këtu dallojmë klimën kontinentale me lagështi dhe klimën kontinentale stepore (të thatë).

*Brezi klimatikë-bimor kontinental* me lagështi fillon nga gadishulli Skandinav deri në pjesën veriore të Evropës Lindore. Bota bimore përfaqësohet nga tajga (pyje halore, bredh, pishë, qiparis etj.), kurse bota shtazore nga dreri, derri i egër, kunadhja (shqarthi), dhelpra, ujku etj.

*Brezi klimatikë-bimor kontinental stepor* përfshin ultësirën e Panonisë dhe të Vllahisë, si dhe Ukrainën. Këtu mbizotëron vera e thatë dhe e gjatë dhe dimri i ftohtë e i thatë. Sasia e reshjeve shkon nga 300–600 mm/vit. Kësaj zone klimatike i përgjigjet bimësia e ulët barishtore (stepat) dhe pyjet gjetherënëse.



• Pranvera



• Vera



• Vjeshta



• Dimri

### Zona klimatikë- bimore subpolare

Në zonën klimatikë-bimore subpolare dallojmë dy breza: *brezi klimatikë-bimor subpolar dhe brezi klimatikë-bimor polar.*

*Brezi klimatikë-* bimor subpolare përfshin pjesën verilindore të Evropës, e njohur si brezi i tundrës.





**Fjalor termash**

**Tundra**-zona të rrafshëta ose të valëzuara, të shoqëruara me bimë likenesh dhe myshqesh, që shtrihen në zonën nënarktike të Evropës, Azisë dhe Amerikës Veriore.
**Tajga**-Pyje gjilpërorë (pyje pishash), që shtrihen në jug të tundrave në në formë zone në Evroazi.
**Makie**-pyje kaçubash mesdhetare me lloje të drunjve të ndryshëm (drynj dushku, etj.).
**Stepe**-krahina gjysmë të thata të rrafshëta ose të valëzuara, që shtrihen në brezin kontinantal të Evropës (në brendësi të kontinenteve).
**Suvate**-suvatet janë bashkësi bimore që shtrihen mbi zonën e pyjeve. Ato janë të përfaqësuara me bimë barishtore dhe bimë lulesh të ndryshme.

Këtu mbizotëron klima subpolare, që karakterizohet nga dimri i ftohtë e i gjatë dhe vera e shkurtër dhe e freskët. Ky brez karakterizohet nga sasia e vogël e reshjeve. Sipërfaqet moçalike këtu janë të shumta. Bota bimore përfaqësohet me shelgun polar, mështeknën polare, myshqet dhe likenet. Nga llojet e botës shtazore përmendim: ariun polar, dhelprën polare, drerin polar, lepurin e bardhë etj.

**Brezi klimatikë- bimor polar** përfshin ishujt e Oqeanit të Ngrirë të Veriut. Klima është arktike polare me dimra të ftohtë dhe të gjatë, erëra të forta dhe me sasi të vogla reshjesh në formë dëbore. Toka është e mbuluar me akull të përhershëm. Bota bimore nuk ekziston, kurse bota shtazore përfaqësohet nga: foka, delfini polar, balena, ariu polar, dhelpra polare etj.

**Pyetje**

-Cilat kafshë jetojnë në ambientit më të gjerë të vandbanimit tënd?

-Në cilat zona më shumë paraqitetn pyjet mesdhetare të njohura si makie?

-Në sa zona klimatike-vegjetative ndahet brezi i mesëm verior dhe cilat janë ato?

**Detyra**

Qytetet e mëdha Oslo, Stokholm dhe Helsinki shtrihen në 60o të gjerësisë gjeografike veriore. Gjeni këto qytete në hartën gjeografike të Evropës dhe përgjigjuni për kushtet klimatike në këtë gjerësi gjeografike. Pse ekzistojnë dallime klimatike? Shpjegoni këtë dukuri?



# HIDROGRAFIA

**Mendo dhe përgjigju:**

- Gjeni lumenjtë më të mëdhenj të Evropës dhe përcaktoni pellgjet e tyre. Përkujtohuni për rrjetën lumore, pellgjet, ujëndarëset, regjimim ujor dhe nivelin e lumenjve.
- Mendo dhe përgjigju, pse Liqeni i Kaspikut ka ujë të kripshëm?






• **Harta hidrografike e Evropës**
-Pellgjet lumore në Evropë

Evropa është kontinenti i begatë me nëntokësor e sipërfaqësor. Shkenca që merret me studimin e ujërave, sidomos me shpërndarjen e tyre quhet ***hidrografi***.

## Lumenjtë

Rrjeti hidrografik i Evropës është i pasur. Lumenjtë më të gjatë në Evropë gjenden në pjesën lindore të saj, si: Vollga, Danubi, të cilët kanë njëkohësisht edhe pellgjet më të mëdha ujëmbledhëse. Lumenj të tjerë janë: Dniepri, Doni, Peçora, Dniestri, Reni, Dvina Veriore etj.

Lumenjtë e Evropës derdhen në katër pellgje të mëdha: në pellgun e detit Mesdhe, në pellgun e oqeanit Atlantik, në pellgun e Oqeanit të Ngrirë të Veriut dhe në pellgun e liqenit Kaspik.

**Pellgu i detit Mesdhe** përfshin të gjithë lumenjtë që derdhen në këtë det. Ata janë të shkurtër dhe të pasur me ujë. Lumenjtë më të gjatë të këtij pellgu janë: Danubi, Dniepri dhe Dniestri (derdhen në Detin e Zi), Doni (në detin Azov). Në detin Adriatik derdhen lumenjtë: Po, Drini, Buna, Neretva, Cetina, kurse në detin Egje: Vardari, Struma, Marica, Bistrica etj. Lumenjtë më të mëdhenj që derdhen në detin Mesdhe janë: Ebro dhe Rona.

**Pellgu i oqeanit Atlantik** karakterizohet nga një numër i madh lumenjsh. Si rrjedhojë e strukturës së relievit, pellgjet e këtyre lumenjve janë të ndara dhe kanë gjatësi relativisht të shkurtër. Këta lumenj janë të pasur me ujë, sidomos gjatë dimrit. Pjerrësia e vogël e shtretërve, format e shpeshta të estuarëve në grykëderdhje, mosngrirja gjatë stinës së dimrit janë disa nga karakteristikat e lumenjve të këtij pellgu. Disa nga lumenjtë e këtij pellgu janë: Tamizi, Sena, Luara, Garona, Tago, Duero, Minjo, Guadiana, Guadalkivir etj. Nëpër këta lumenj kryhet trafik i zhvilluar dhe modern.




• Gjatësia e lumenjëve të Evropës



• Notër Dami dhe lumi Sena

**Pellgu i Oqeanit të Ngrirë të Veriut** karakterizohet nga një numër i vogël lumenjsh. Lumenjtë më të mëdhenj që derdhen në këtë pellg janë Dvina Veriore dhe Peçora, të cilët nuk ngrijnë gjatë dimrit. Gjatë verës këta lumenj shfrytëzohen për transportin e lëndës drusore nga vendi i shfrytëzimit deri te qendrat industriale. Gjithashtu këta lumenj shfrytëzohen edhe për peshkim.

**Pellgu i liqenit Kaspik** ndryshe nga pellgjet e tjera ka karakter të mbyllur. Në detin Kaspik derdhen lumenj të tillë, si: Vollga, Urali etj. Këta lumenj nëpërmjet kanaleve të shumta lidhen me njëri-tjetrin, dhe me lumenj të tjerë. Në Vollgë janë ndërtuar shumë liqene artificiale për prodhimin e energjisë elektrike.

## LIQENET

Liqenet në Evropë zënë një sipërfaqe prej 135 000 km$^2$ ose 1,3 % e sipërfaqes së përgjithshme të kontinentit.

Sipas formimit, liqenet ndahen në: mbetje të deteve të dikurshëm (relikte), në *liqene tektonike, akullnajore, karstike, vullkanike, lumore* dhe *artificiale.*

Liqeni me sipërfaqen më të madhe në kontinentin evropian është Ladoga, ndërsa në zonën kufitare të Evropës dhe Azisë shtrihet Liqeni i Kaspikut. Ka ujë të kripëshëm dhe është i pasur me peshq.

Liqeni i Ohrit, i Prespës dhe ai i Dojranit janë *liqene tektonike* të formuara nga lëvizja vertikale e kores së tokës. Këta liqene kanë përgjithësisht thellësi të madhe.

Pjesa më e madhe e *liqeneve akullnajore* gjenden në Norvegji, Suedi, Finlandë, Gjermani, Poloni Federatës Ruse, në viset e larta malore (Alpet, Dinaride, malin Sharr, Pelister, Korab etj.

Si liqen me prejardhje *vullkanike* përmendim liqenin e Trasimenos në Itali. Këto liqene formohen nga mbushja me ujë e kratereve të vullkaneve të shuara.

*Liqenet karstike* janë formuar si rezultat i mbushjes me ujë të gropave të krijuara nga veprimtaria karstike. Si të tillë përmendim Liqenin e Kuq dhe Liqenin e Kaltër në Kroaci.

*Liqenet artificiale* janë të shumta. Ato janë ndërtuar në shtretërit e lumenjve të Evropës për prodhimin e energjisë elektrike, për ujitje etj.

**Pyetje dhe detyra**

- Numëroni lumenjtë kryesor të Evropës.
- Në cilat vende të Evropës ka më shumë liqene akullnajore? Pse?
- Ç' lloje liqenesh gjenden në shtetin tonë?



• Liqe gracial në Suedi

Liqene të tilla janë ngritur pothuajse mbi të gjithë lumenjtë e Evropës, si në lumin Danub, Dniepër, Vollgë, Don, etj.

Liqenet kanë rëndësi të madhe ekonomike dhe shfrytëzohen për transport, ujitje, peshkim, si dhe për zhvillimin e turizmit liqenor.

Resurset ujore për kontinentin e Evropës dhe popullsinë e saj janë me rëndësi të pazavendësueshme për jetën e popullsisë dhe zhvillimin ekonomik në përgjithësi.

**Fjalor termash**

**Ujëmbledhës detar**-Sipërfaqe tokësore e anuar në drejtim të një deti a oqeani.

**Liqen**-Gropë e thellë në sipërfaqen e tokës e mbushur me ujë, që nuk lidhet me detin.

## PËRSËRITJE



1. Kufiri natyror midis Evropës dhe Azisë është mali Ural dhe lumi Ural. Gjeni këto dy objekte gjeografike në hartën gjeografike të Evropës?
2. Në hartën gjeografike të Evropës gjeni ngushticën e Gjibraltarit, Bosforin, Dardanelet, Kanalin e Suezit, Kanalin e Kielit. Të njejtët emra në vendet adekuate në hartat memece, shënoni emrat e tyre.
3. Pse thuhet se pozita gjeografike e Evropës është e përshtatshme. Shpjegoni këtë dukuri.
4. Pse relievi i vjetër është i ulët, krahasuar me vargmalet e reja malore?
5. Pse Mesdheu llogaritet si zonë më aktive seizmike?
6. Numëroni tre emrat e vullkaneve në Evropën Mesdhetare?
7. Si ndikon relievi në popullzim dhe në zhvillimin ekonomik të Evropës?
8. Ç'ka janë ujdhesat, siujdhesat, gjiret dhe bregdetet?
9. Ç' ka janë fjordet dhe ku ato më shumë gjenden?
10. Në hartën gjeografike gjeni bregdetet e gjera dhe të ulëta në Evropën Perëndimore dhe Juglindore?
11. Detet që lagin brigjet e Evropës, cilit oqean i takojnë?
12. Cilat janë siujdhesat më të mëdha të Evropës?
13. Cili bregdet evropian është më i zhvilluar?
14. Cilat veprimtari ekonomike janë ngushtë të lidhura me detin?
15. Pse pjesa më e madhe e deteve rreth Evropës janë të ndotur?
16. Në hartën memece gjeni këto dete: Detin e Veriut, Detin Baltik, Detin e Bardhë, Detin e Zi, Detin Mesdhe dhe Detin Marmara.
17. Sa sipërfaqe përfshijnë ujdhesat dhe siujdhesat e Evropës?
18. Pse Deti Norvegjez asnjëherë nuk ngrihet?
19. Cilat bregdete janë më të përshtatshme për turizëm dhe pse?
20. Gjeni lumenjtë më të mëdhenj të Evropës?
21. Numëroni pellgjet lumore të Evropës?
22. Në cilat vende të Evropës gjendet numri më i madh i liqeneve akullnajore dhe sqaroni pse?
23. Cili është liqeni më i madh i Evropës dhe pse po i njejti ka ujë të kripëshëm?
24. Shpjegoni kuptimin tundrat dhe tajgat?



• Lumi Jenisej-Rusi



• Liqene glaciale -Poloni



• Delta e lumit Danub

# POPULLSIA NË EVROPË

## KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË POPULLSISË SË EVROPËS



**Mendoni dhe përgjigjuni**

-Analizoni grafikonin për lëvizjen e numrit të popullsisë. Më pastaj analizoni hartën e dendësisë së popullsisë dhe konstatoni disa karakteristika.

-Si mund ta llogaritni dendësinë e popullimit?

-Pse disa shtete të Evropës Perëndimore shënojnë vlerë më të madhe se shtetet e  Evropës Lindore. Shpjego proceset?

Qytetërimi i vjetër evropian i ka fillesat e veta në pellgun e Mesdheut. Më vonë shkallë-shkallë u populluan edhe viset e tjera të Evropës. Në këtë kontinent jetojnë edhe popuj aziatikë. Popullsia e Evropës bën pjesë në dy grupe të mëdha: grupi indoevropian dhe grupi Uralo-Altaik (ku përfshihen ugrofinët dhe popujt turko–tatarë). Përveç këtyre dy grupeve në Evropë jetojnë edhe popuj, të cilët nuk i përkasin asnjë prej grupeve të lartpërmendura, si: baskët, hebrenjtë etj.




• Grafikoni i lëvizjes së popullsisë gjatë shekujve në Evropë

Në mesin e shekullit XVII, në Evropë (viti 1650) jetonin rreth 100 milionë banorë ose rreth 10 banorë/km². Në vitin 2000 Evropa numëronte 720 milionë banorë ose rreth 71 banorë/km². Shkalla e rritjes së numrit të popullsisë në Evropë vjen si rezultat i shtimit natyror, rritjes së jetëgjatësisë së popullsisë evropiane dhe i shtimit mekanik (ardhjes së popullsisë nga shtetet e Afrikës dhe Azisë, sidomos nga shtetet afrikane arabe dhe shteteve aziatike e sidomos

nga shtetet e Lindjes së Afërme).

Numri i popullsisë në Evropë do të ishte edhe më i madh sikur evropianët mos të shpërnguleshin në Botën e Re (në Amerikë, në Australi, në Zelandën e Re) dhe nëse nuk do të ndodhnin dy luftërat botërore. Si rezultat i përdorimit të politikës së planifikimit familjar, i nivelit të lartë të arsimimit dhe të punësimit të gruas në Evropë, shkalla e lindshmërisë është e ulët, madje kjo shkallë në disa shtete është edhe negative, si: në Rusi, Ukrainë, Bjellorusi, Hungari, Bullgari etj.). Shtetet më pak të zhvilluara kanë shkallë më të lartë të lindshmërisë, si: Shqipëria, Maqedonia etj.




• Harta e Evropës sipas dendësisë së popullimit

Shpërndarja e popullsisë në kontinentin e Evropës nuk është e njëjtë. Ajo pakësohet nga perëndimi në lindje dhe nga jugu në veri. Popullsi më të madhe ka Evropa Perëndimore. Ndonëse përfshin 3% të sipërfaqes së përgjithshme tokësore, në të jeton rreth 13% e popullsisë së botës.

Brigjet e deteve dhe të oqeaneve janë më të populluara në krahasim me viset e brendshme të kontinentit. Në këtë hapësirë janë përqendruar edhe qytetet më të mëdha evropiane. Shtetet me dendësi më të madhe janë: Belgjika (339 banorë/km$^2$), Holanda (391 banorë/km$^2$), Britania e Madhe (244 banorë/km$^2$) etj.

Në disa zona industriale dendësia e popullsisë shkon deri në 1000 banorë/km$^2$, si p.sh. zona e Ruhrit dhe e Sarës në Gjermani etj. Gjithashtu, si zona me popullsi të madhe në Evropën Përëndimore janë edhe pellgjet qymyrgurore në Britaninë e Madhe, në Francë, Rusi, Belgjikë etj. Për popullsi të dendur dallohen edhe fushëgropat dhe ultësirat, të cilat ofrojnë kushte të mira për zhvillimin ekonomik.



Dendësia e popullsisë në zonat polare dhe subpolare është e ulët për shkak të kushteve të pafavorshme për jetesë.

# DALLIMET GJUHËSORE DHE RELIGJIOZE TË POPULLSISË SË EVROPËS

**Mendoni dhe përgjigjuni**

- Analizoni hartën tematike të shtrirjes së gjuhëve në Evropë.
- Cilat gjuhë dhe religjione janë më të përhapura në kontinentin e Evropës. Shpjegoi këto proceset?




• Grafikoni i pjesëmarrjes i popullsisë evropiane sipas përkatësisë gjuhësore

Numri më i madh i popullsisë së Evropës jeton në shtete kombëtare dhe shtete shumëkombëshe. Në Evropë fliten rreth 120 gjuhë dhe dialekte. Në disa shtete fliten më tepër se një gjuhë, si p.sh. në Belgjikë (flamandisht dhe frëngjisht), në Zvicër (gjermanisht, frëngjisht, italisht dhe retoromanisht). Në Evropë përdoren tri alfabete: alfabeti latin në pjesën më të madhe të Evropës, alfabeti cirilik në Evropën Lindore dhe Juglindore dhe alfabeti grek në Greqi.

### Gjuhët e popujve të Evropës

Popujt e Evropës flasin gjuhë ndryshme. Nëpërmjet gjuhës njeriu bën komunikim midis njerëzve qenë dhe është nevojë e përhershme.

Secila gjuhë e çdo populli, në Evropë dhe botë ka alfabetin e vetë i sistemuar me tinguj, trajta, rregulla gjuhësore. Njeriu midis veti komunikon



gojarisht dhe me shkrim.

Afro 94% e gjuhëve indoevropiane të Evropës u përkasin tri familjeve të mëdha gjuhësore: sllave, gjermane dhe romane.

Gjuhët sllave ndahen në tri grupe të veçanta: në grupin lindor, jugor dhe në atë perëndimor. Grupi i gjuhëve sllave lindore përfshinë gjuhën ruse, bjelloruse dhe ukrainase. Grupi jugor përfshinë: serbishten, kroatishten, sllovenishten, maqedonishten dhe bullgarishten. Në grupin perëndimor bëjnë pjesë: çekishtja, sllovakishtja, polonishtja dhe gjuha lluzhiko-serbe.




• Harta e gjuhëve zyrtare në Zvicer

Grupi i gjuhëve gjermane përfshinë gjuhët: angleze, gjermane, holandeze, daneze, suedeze, e disa gjuhë të tjera.

Grupi i gjuhëve romane përdoret në pjesën jugore të Evropës dhe në Gadishullin Pirenej dhe Apenine, në Francë, Rumuni e tjerë.

Ky grup gjuhësh përbëhet nga gjuha frënge, italiane, portugeze, spanjolle, gjuha romane e tjerë.

Shqipja dhe greqishtja përbëjnë një grup të veçantë gjuhësh indoevropiane.



• Katedrala Shen Mikael dhe Gudule-Brisel

### RELIGJIONET E POPUJVE NË EVROPË

Fjala religjion rrjedh nga fjala latine "religio", që do të thotë vetëdije, ndjenjë fetare, respekt ndaj Perëndisë dhe kryerje të ceremonive fetare.

Në kontinentin e Evropës pjesa më e madhe e popullsisë i takon religjionit të krishterë. Populli me religjion të krishterë më shumë janë të koncentruar në shtetet e Evropës Jugore dhe Qendrore. Nga ana tjetër, protestantët kryesisht janë të



• Kishë në Bjellorusi



• Xhami në Sarajevë-Bosnjë e Hercegovinë

përhapur në Evropën Veriore e pjesërisht edhe në Evropën Perëndimore, sidomos tek anglezët në Britaninë e Madhe.

Feja ordhodokse kryesisht është e përhapur në Evropën Lindore dhe në Evropën Juglindore. Përfaqësuesit e këtij religjioni janë: rusët, bjellorusët, ukrainasit, serbët, bullgarët, maqedonasit, grekët e tjerë.

Religjioni mysliman është i përfaqësuar më së shumti në disa shtete të Evropës Juglindore, sidomos në Bosnjë e Hercegovinë, Shqipëri, Kosovë, Maqedoni në një pjesë të Serbisë. Myslimanët jetojnë edhe në disa shtete të Evropës Perëndimore që e përbëjnë kryesisht emigrantët e vendosur në ato shtete me prejardhje nga shtetet myslimave.

Në shumë shtete evropiane, ka përfaqësues të fesë ebreje, ndërsa pjesa tjetër e popullsisë evropiane prej më se një e treta i takojnë religjioneve të tjera ose janë ateistë.

• Pallatë në Madrid-Spanjë



## VENDBANIMET NË EVROPË

**Mendoni dhe përgjigjuni**

- Në hartën gjeografike të Evropës, gjeni qytetet që në dy tabelet e qyteteve më të mëdha.
- Cilët faktorë kanë ndikuar në zhvillimin e qyteteve evropiane.
- Ç'është konurbacioni dhe konruralizimi? Tregoni ndonjë shembull për kontinentin e Evropës. Shpjegoi këto procese?

Kontinenti i Evropës dallohet me tri faza të zhvillimit të sajë. **paraindustriale, faza industriale** dhe **pasindustriale**. Në fazën paraindustriale banorët e qyteteve janë marrë më shumë me prodhime zanatesh dhe bujqësi, kurse popullsia rurale kryesisht me bujqësi. Gjatë kësaj kohe qytetet kanë pasur numër të vogël të popullsisë.

**Faza industriale** me koncentrimin e objekteve prodhuese industriale nëpër qytete, mundësoi që qytetet ta rrisin numrin e popullsisë. Shkaku kryesor i rritjes së numrit të popullsisë pos shtimit natyror të popullsisë bëhej edhe nga shpërngulja e popullsisë fshatare dhe vendosja e tyre në qytete. Popullsia në qytete merret më shumë me veprimtaritë sekondare. Qytetet më shpejtë u zhvilluar në rajonet ku ekzistonin begatitë e xeheve, linjave komunikative, limave dhe kryeqytetet e shteteve.



• Londra

**Faza pasindustriale** e urbanizimit cilësohet me zhvillimin e veprimtarive terciare. Këto veprimtari përfshijnë *administratën, arsimin, shëndetësinë,* dhe *shërbimet të tjera të ndryshme.*

| Madhësia e qyteteve evropiane sipas numrit të popullsisë | |
|---|---|
| Viti 1880 | |
| Londra | 4.770.000 |
| Paris | 2.300.000 |
| Berlin | 1.250.000 |
| Vjena | 730.000 |
| Glazgov | 590.000 |
| Liverpul | 560.000 |
| Brimigam | 410.000 |
| Madrid | 400.000 |
| Viti 2002 | |
| Moska | 14.500.000 |
| Londra | 12.500.000 |
| Stambolli | 12.000.000 |
| Paris | 11.600.000 |
| Randstad | 6.600.000 |
| Madridi | 6.100.000 |
| Barcelona | 5.100.000 |
| S.Peterburg | 5.000.000 |
| Milano | 4.400.000 |

Në shumë shtete të Evropës koncentrimi i madh i popullsisë nëpër qytete mundësoi zhvillimin e konurbacionit.

**Konurbanizim** do të thotë bashkimi i dy ose i më shumë qyteteve që janë në afërsi të qytetit më të madh.

Qytetet e mëdha kanë edhe probleme të natyrave të ndryshme. Në to jeta vështirë organizohet, rritet shkalla e papunësisë, komunikacioni dhe fabrikat me zhurmën e tyre, pengojnë jetën e njerëzve në banesat e tyre. Në qytete ajri gjithnjë e më shumë është i ndotur, nuk ka ujë të mjaftueshëm për pije e tjerë.

Në Evropë, rriten qytetet pranë deteve. Qytetet bregdetare, ofrojnë mundësi për punësim në detari, turizëm e tjerë. Kjo ndodhë më shumë në qytetet pranë brigjeve të Detit Mesdhe në Evropën Jugore.

Në shumë shtete të Evropës Perëndimore **fshatrat** janë të modernizuara, të urbanizuara me të gjitha nevojat infrastrukturave (rrymë, ujë pije, objekte shëndetësore, arsimore, kulturore, sportive, rrugë të asfaltuara e tjerë. Në disa shtete të Evropës Lindore dhe Jugore, fshatrat janë më pak të urbanizuara. Shembuj të këtillë ekzistojnë në Italinë Jugore, në disa vise të brendshme të Spanjës, në shtetet e



• Fshati Rostoke-Kroaci



• Fshati Verzaka - Zvicer



• Fshati Bregalia-Itali

Gadishullit Ballkanik e tjerë.

**Fshatrat** për qytetet kanë rëndësi të madhe sepse ato i furnizojnë me prodhime të ndryshme. Prodhimtaria bujqësore e popullsisë fshatare, si: drithërat, perimet, pemët, rrushin e tjerë i plasojnë në tregjet e qyteteve të afërta.

**Pyetje**

-Cili është dallimi midis qyteteve dhe fshatrave? Përmendni disa shembuj në funksionet midis tyre? Ku është dallimi midis Shkupit dhe fshatrave rreth tijë?

**Detyra**

- Analizoni dhe komentoni ndryshimet e kufijve gjatë shekullit XX në kontinentin e Evropës?
- Në fletoren e punës shënoni shtetet qe janë krijuar në vitin 1995 dhe pas këtij viti në kontinentin e Evropës.

**Mbani mend edhe këtë!**

- Një numë i madh i shteteve evropiane ka shënuar shkallë të lartë të jetës urbane.
- Urbanizimi përfshinë koncentrimin e popullsisë dhe zgjerimin e tyre territorial.
- Shkalla e urbanizimit përfaqëson pjesëmarrjen e numrit të popullisë së një shteti apo rajoni ose kontinenti
- Për zhvillimin e urbanizimit rol më të rëndësishëm ka luajtur zhvillimi dhe përhapja e objekteve industriale, që zakonisht këto procese kanë ndikuar edhe në zgjerimin territorial të qyteteve.
- Aglomerimi i popullsisë urbane është më i madh në pjesën qendrore të qytetit, ndërsa në periferinë e tyre ndërtohen me të madhe lagje, poashtu me infrastrukturë të nevojshme për jetën normale.
- Konurbacioni nënkupton lidhjen e dy ose më shumë qyteteve që janë gjendur afër midis veti.
- Procese konurbane gjenden në më shumë në shtetet më të zhvilluara, sidomos në Gjermani, në Francë, Britaninë e Madhe, në Holandë, Federatën Ruse e tjerë.
- Këto konstatime mund t'i dëshmoni në programin operativ Googel Earth.
- Shihni edhe procesin e konruralizimit të fshatrave rënzë malit Sharr.



• Ndarja rajonale dhe politike e kontinentit të Evropës

LEGJENDA:
- Evropa Jugore
- Evropa Perëndimore
- Evropa Qendrore
- Evropa Veriore
- Evropa Lindore

## NDARJA RAJONALE E EVROPËS

**Mendoni dhe përgjigjuni**

- Në hartën gjeografike të Evropës, gjeni qytetet që në dy tabelet e qyteteve më të mëdha.
- Cilët faktorë kanë ndikuar në zhvillimin e qyteteve evropiane.
- Ç'është konurbacioni dhe konruralizimi? Tregoni ndonjë shembull për kontinentin e Evropës. Shpjegoi këto procese?

Në Evropë dallojmë pesë rajone fiziko-gjeografike: **Evropën Jugore, Evropën Perëndimore, Evropën Veriore, Evropën Qendrore,** dhe **Evropën Lindore**.

**Evropa Jugore** shtrihet në jug të Evropës. Në këtë rajon bëjnë pjesë 17 shtete: Spanja. Portugalia, Andora, Italia, Vatikani, San Marino, Malta, Sllovenia, Kroacia, Serbia, Bosna e Hercegovina, Mali i Zi, Maqedonia, Shqiperia, Bullgaria, Greqia, dhe Kosova. Vija e saj bregdetare është mjaft e zhvilluar me ishuj, gadishuj, gjire etj. Në këtë pjesë të Evropës mbizotërojnë malet e reja (Apeninet, Dinariket etj.) dhe vetëm në pjesët bregdetare dhe në luginat e lumenjve relievi merr karakter fushor.



**Evropa Perëndimore** është nën ndikimin e zonës klimatike atlantike. Në Evropën Perëndimore bëjnë pjesë 7 shtete. Këto janë: Britania e Madhe, Irlanda, Franca, Monako, Belgjika, Holanda dhe Luksemburgu. Këto shtete dallohen për nivelin e lartë të zhvillimit.










• Ndarja politike-administrative e kontinentit të Evropës në periudha të caktuara

**Evropa Veriore** shtrihet në veri të kontinentit. Në këtë rajon evropian bëjnë pjesë 7 shtete siç janë: Norvegjia, Suedia, Finlanda, Danimarka dhe Islanda. Për rajonin janë karakteristike *fjordet* (Norvegji) dhe *liqenet akullnajore* (Suedi, Finlandë). Popullsia është e vogël në numër dhe bën pjesë në grupin gjerman. Shtetet e këtij rajoni dallohen për nivel të lartë të standardit jetësor.

**Evropa Qendrore** e përbëjnë shtetet me zhvillim të lartë ekonomik. Ato janë: Zvicra, Austria, Lihtenshtajni, Polonia, Gjermania, Çekia, Sllovakia, Hungaria, e tjerë. Bie në sy karakteri kontinental i shteteve që bëjnë pjesë në të. Në relievin e saj dallohen malet e reja (Alpet veriore, Karpatet) dhe ultësirat (e Gjermanisë Veriore, ajo Polake, e Panonisë etj.).

**Evropa Lindore** shtrihet në pjesën lindore të kontinentit. Në të bëjnë pjesë Bjellorusia, Federata Ruse, Lituania, Letonia, Estonia, Ukraina etj. Prej tyre Federata Ruse dhe Ukraina dallohen me begati të dukshme të resurseve energjetike, xeheve, fushave pjellore, pyje e tjerë.

## NDARJA ADMINISTRATIVE-POLITIKE

Në kontinentin e Evropës numërohen 44 shtete. Procesi i formimit të shteteve të reja lidhet me ndryshimet e fundit që ndodhën kryesisht në pjesën lindore dhe juglindore të Evropës. Me shpërbërjen e Bashkimit Sovjetik u krijuan shumë shtete të pavarura, si: Federata Ruse, Ukraina, Bjellorusia, Moldavia, Letonia, Lituania, Estonia në Evropë, si dhe shtete të tjera që bëjnë pjesë në Azi. Me shpërbërjen e Jugosllavisë u krijuan: Serbia, Mali i Zi, Kroacia, Sllovenia, Bosnjë-Hercegovina, Maqedonia dhe Kosova. Në Çekosllovakinë e dikurshme u krijuan dy republika të pavarura: Republika Çeke dhe Republika Sllovake, kurse Gjermania Lindore u bashkua me Republikën Federale të Gjermanisë.

**Detyra**

- Analizoni dhe komentoni ndryshimet e kufijve gjatë shekullit XX në kontinentin e Evropës?
- Në fletoren e punës shënoni shtetet qe janë krijuar në vitin 1995 dhe pas këtij viti në kontinentin e Evropës.

# BASHKËSIA EVROPIANE (BE)



• Flamuri i Bashkësisë Evropiane

**Mendo dhe përgjigju:**

- Duke e lexuar hartën gjeografike të Evropës, si mendoni, cilët shtete mund të bëhen anëtare të Bashkësisë evropiane dhe pse?
- Ç'mendoni, pse Kryesia e Bashkësisë evropiane është vendosur në zonën kufitare midis Francës dhe Gjermanisë në Strazbur?
- Cilat janë përparësitë e shteteve që janë anëtare në Bashkësinë evropiane?



• Incizin satelitor i një fshati në Austri

Në vitin 1993 Bashkësia ekonomike evropiane e ndryshon emrin në Bashkësi evropiane (BE). Selia e Bashkësisë evropiane është në Bruksel, ka flamurin, himnin dhe valutën e përbashkët (Euro). Kryesia e Bashkësisë evropiane është i vendosur në Strazbur. Këtu ekzistojnë komisione të ndryshme që shqyrtojnë problemet e shteteve që duan anëtarësim.

Në Bashkësinë evropiane ekzistojnë 27 shtete, me tendencë që kjo bashkësi edhe më tej të zgjerohet. Shtetet e fundit që u pranuan në Bashkësinë evropiane ishin Letonia, Estonia, Lituania (shtete baltike), Rumania, Bulgaria, ndërsa në prag të pranimit janë edhe shtetet e Adriatikut: Kroacia, Shqipëria dhe Maqedonia.

Bashkësia evropiane është bashkësia më e fuqishme ekonomike në botë. Në tregun botëror merr pjesë me 42% (eksport-import) edhe pse në të jetojnë vetëm 7% të popullsisë botërore.

Për anëtarësimin në BE duhet arritur shkallë të nevojshme ekonomike, shkallë të lartë të zhvillimit të demokracisë dhe respektit të të drejtave të njeriut. Shtetet e rajonit dallohen për nivele të ndryshme të zhvillimit ekonomik.



• Harta e shteteve anëtare të Bashkësisë Evropiane

**Detyrë**

-Në hartën gjeografike gjeni shtetet anëtare të Bashkësisë Evropiane, duke u bazuar në hartën memece me flamuj në librin e gjeografisë.





## PËRSËRITJE

1. Analizoni grafikonin e lëvizjes së numrit të popullsisë në Evropë dhe konstatoni për dinamikën e popullsisë në periudha të ndryshme.

2. Pse Evropa Perëndimore paraqet një hapësirë më të popullzuar?

3. Ç'ka studion demografia?

4. Cilët shtete janë më të populluara dhe pse?

5. Sa arrin dendësia e popullzimit në Holandë, Belgjikë dhe Luksemburg?

6. Shpjego natalitetin, mortalitetin dhe shtimin natyror të popullsisë.

7. Cilët shtete shënojnë shkallë pozitive dhe cilat prej tyre shkallë negative të shtimit natyror të popullsisë?

8. Shpjegoni migrimet e popullsisë, duke u bazuar në gjendjen e vendbanimit tënd.

8. Cilët janë grupet më të mëdha të Evropës?

9. Cilët popuj bëjnë pjesë në grupin e popujve gjermanë?

10. Numëroni disa shtete shumënacionale?

11. Cilët janë alfabetet dhe shkrimet që përdoren në Evropë?

12. Numëroni disa shtete të Evropës Lindore që shënojnë mplakje të popullsisë për shkak të shtimit negativ natyror të popullsisë?

13. Sa marrin pjesë popujt gjermanë dhe sllavë në numrin e përgjithshëm të popullsisë së Evropës?

14. Cilët popuj marrin pjesë në grupin e popujve romanë?

15. Shpjegoni për grekët dhe shqiptarët, a bëjnë pjesë në ndonjë grup të popujve evropian?

16. Në cilat shtete urbanizimi është më i zhvilluar?

17. Cilët janë qytetet më të mëdha të Evropës Perëndimore?

18. Në sa rajone ndahet kontinednti i Evropës dhe cilët janë ato?

19. Cilët shtete u formuan në fillim të viteve të nëntëdhjeta pas shpërbërjes së Bashkimit Sovjetik?

20. Cilët shtete u krijuan dhe fituan pavarësinë me shpërbëjen e ish Jugosllavisë?

21. Shpjegoni Bashkësinë Evropiane.

19. Cilat prej shteteve fqinje janë anëtare të BE-së?

20. A mund ta shpjegoni interesin e vendit tonë lidhur me dëshirën për anëtarësim në BE.

- Ç' është Bashkësia Evropiane dhe shpjegoni interesin e vendit tonë që të bëhet anëtare e sajë.







• Alpet vargmale të reja.

- Sharri, a i takon këtij grupi malor?

# PASQYRË GJEOGRAFIKE E RAJONEVE TË EVROPËS

III



Evropa Jugore

## EVROPA JUGORE

**Puna në hartë**

- Në hartën gjeografike analizoni pozitën gjeografike të shteteve të Evropës Jugore.
- Gjeni malet, fushat, luginat lumore më të rëndësishme dhe shpjegoni rëndësinë e tyre ekonomike.
- Gjeni qytetet bregdetare dhe përgjigjuni për rëndësinë e tyre turistike.



• Piza

## POZITA GJEOGRAFIKE, SHTETET DHE KRYEQYTETET

### Pozita gjeografike, shtetet dhe kryeqytetet

Në pozitën gjeografike të Evropës Jugore rol të rëndësishëm luan Deti Mesdhe. Deti Mesdhe ka pozitë shumë të mirë gjeografike. Me poziten e tij qendrore shërben si rrugë lidhëse mes tri kontinenteve: Evropës, Afrikës dhe Azisë. Deti Mesdhe më shumë i ka bashkuar se që i ka ndarë popujt të cilët kanë jetuar rreth tij. Deri me zbulimin e Amerikës, Deti Medhe dhe vendet rreth tij kanë pasur pozitën qendrore në Botën e Vjetër. Pas zbulim-



• Koridet spanjolle janë - simbolikë e vaçantë e Spanjës



• Sarajeva



• Tirana

it të Amerikës rolin e detit më të rëndësishëm e merr Oqeani Atlantik.

Me hapjen e Kanalit të **Suezi**t në vitin 1869, përsëri e rikthen pozitën e përshattshme gjeografike që e kishte humbur me zbulimin e Amerikës. Nëpërmjet tij shtetet e Evropës Jugore për disa mijëra kilometra shkurtohet rruga detare për shtetet e Azisë Jugore dhe Juglindore si dhe me Australinë. Pozitën e Mesdheut e mundësoi edhe zbulimi i rezervave të mëdha të naftës dhe të eksploatimit të saj, për të cilin energjent kanë nevojë të madhe shumë shtete të Evropës Jugore dhe e gjithëë Evropa dhe më gjerë. Evropa Jugore përbëhet prej tre gadishujve që thellë depërtojnë në ujërat e Detit Mesdhe. Ato janë: gadishulli Ballkanik, Apenin dhe Pirinej. Në kuadrin e Detit Mesdhe gjenden edhe mijëra ishuj që i takojnë shteteve të Evropës Jugore, të cilat poashtu me portat e tyre luajnë rol të rëndësishëm në komunikimin dhe transportin detar të shteteve të Evropës Jugore. Pra Evropa Jugore me Detin Mesdhe, me dete, gjira, ujdhesa e mëdha e të vogla me të drejtë llogaritet si pjesë përbërse e mediteranit, që në historinë njerëzore kanë luajtur rol të rëndësishëm ekonomik.

Gadishulli Ballkanik shtrihet në pjesën juglindore të Evropës. Kufirin verior të tij e përbëjnë lumenjtë Sava dhe Danubi, kurse nga tri anët e tjera ai rrethohet nga ujërat e deteve Adriatik, Jon, Egje, Marmara dhe Detit të Zi, dete përbërëse të detit Mesdhe. Gadishulli Ballkanik përfshin një numër të madh ishujsh dhe gadishujsh. Ka pozitë gjeografike mjaft të favorshme. Nëpërmjet detit Mesdhe ai lidhet me të gjitha vendet bregdetare të pjesës tjetër të Evropës Jugore, të Afrikës Veriore, me shtetet e Lindjes së Afërme, dhe nëpërmjet kanalit të Suezit (1869) edhe me shtetet afrikane dhe shtetet e Azisë Jugperëndimore dhe Jugore. Në perëndim, ngushtica e Gjibraltarit e lidh atë me pjesën tjetër të botës. Ngushticat e Bosforit dhe Dardaneleve që lidhin Detin e Zi me detin Mesdhe, kanë rëndësi të madhe strategjike.

Gadishulli Apenin i ofrohet kontinentit të Afrikës (Tunisit) për rreth 130 km.

Gadishulli Pirenej shtrihet në skajin jugperëndimor të Evropës. Ndryshe ai njihet edhe me emrin gadishulli Iberik. Brigjet e tij lagen nga ujërat e oqeanit Atlantik dhe të detit Mesdhe, kurse në verilindje malet Pirenej e lidhin atë me pjesën tjetër të Evropës. Në jug ngushtica e Gjibraltarit (14 km e gjerë) e ndan gadishullin me Afrikën. Asnjë pjesë e Evropës nuk i afrohet kaq shumë kontinentit afrikan. Një pozitë e tillë ka

ndikuar në lidhjet ndërmjet popujve dhe kulturave të këtyre dy kontinenteve (Evropës, Afrikës dhe Azisë).



• Lubjana

## SHTETET DHE KRYEQYTETET E EVROPËS JUGORE

Në Evropën Jugore bëjnë pjesë 18 shtete dhe po me aqë kryeqytete. Shtetet mesdhetare janë: Spanja me kryeqytetin *Madridi*, Portugalia me *Lisbonën*, Malta me *La Valeta* , Italia me *Romën*, Sllovenia me *Lubjanën*, Bosna e Hercegovina me *Sarajevën*, Mali i Zi me *Podgoricën*, Shqipëria me *Tiranën*, Greqia me *Athinën*, Turqia me *Ankarën*, Bullgaria me *Sofjen*, Romania me *Bukureshtin*, Moldavia me *Kishinjev*, Ukraina me *Kievin*. Shtetet tjera janë të tipit kontinental, por i takojnë Evropës Jugore janë: Serbia me kryeqytetin *Beogradi*, Maqedonia me *Shkupin* dhe *Kosova* me *Prishtinën*.

Evropa Jugore përfshin sipërfaqe rreth 1,2 milionë km$^2$, në të cilën jetojnë afro 18% të popullsisë së Evropës.



## KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË RREGULLIMIT TË SHTETEVE



• Zagrebi

Në Evropën Jugore ekzistojnë shtete me rregullime të ndryshme shtetërore. Dominojnë shtetet me rregullim parlamentar një dhomëshe me gjithsej 12 shtete. Ato janë Portugalia, San Marino, Malta, Sllovenia, Kroacia, Serbia, Mali i Zi, Maqedonia, Shqiperia, Bullgaria, Greqia dhe Kosova. Shtet parlamentar dy dhomëshe është vetëm Italia, Spanja është shtet me rregullim monarki parlamentare, Vatikani me monarki të zgjedhur dhe Bosna e Hercegovina shtet federal.

Në shtetet parlamentare zgjedhjet bëhen në çdo katër vite, ndërsa kryetarët e tyre me mendat prej pesë viteve. Në disa shtete parlamentare kryetari zgjidhet nga parlamenti, ndërsa në disa prej tyre në zgjedhjet e drejtpërsëdrejta qytetare, me përjashtim të Maltës ku kryetari i shtetit zgjidhet në parlament.

Shtet i vetëm federal parlamentar dy dhomësh është Bosna e Hercegovina, i përbërë prej Federatës boshnjake-kroate dhe Republikës Serbe. Ky shtet dy dhomësh përbëhet prej Dhomës deleguese dhe Dhomës popullore.

Spanja është shtet monarki parlamentare dy dhomëshe (Dhoma e deputetëve dhe Senati), Vatikani shtet me monarki të zgjedhur dhe Andora shtet mbretëror.



• Lisbona

# VISET KARAKTERISTIKE TË TËRMETEVE DHE VULLKANEVE, PASOJAT NDAJ JETËS SË NJERËZVE



• Vullkani Vezuf në Itali, kishte shkatërruar qytetin Pompea

Tërmetet janë dridhje të papritura të korës së Tokës. Tërmetet me fuqi të madhe janë katastrofike për jetën e njerëzve. Ato shkaktojnë shkatërrime të vendbanimeve, fundosje të kores tokësore, me krijim të liqeneve, me ndryshim të rrjedhës së lumenjve etj.

Në shtetet e Evropës Jugore tërmetet janë më tepër të karakterit tektonik. Shkenca e cila merret me studimin e tërmeteve quhet seizmologji. Tërmetet tektonike paraqiten më tepër në zonat e maleve të reja të tipit alpik, sepse ende zgjat procesi i formësimit të korës së Tokës.

Kohëzgjatja e tyre, është e lidhur ngushtë me zgjatjen e lëvizjes së blloqeve tektonike dhe janë shumë të shpeshta.

Në vendin tonë tërmetet janë dukuri të shpeshta, sidomos në Fushëgropën e Shkupit, Kratovës, Gjevgjelisë, Vallandovës, Dibrës, por intenziteti i tyre është me shkallë të vogël dhe nuk sjellin dëme të mëdha.

Tërmetet vullkanike ndodhin në Itali, për shkak të tre vullkaneve të gjalla që ekzistojnë - Etna, Vezufi dhe Stromboli.

Në vendin tonë si zonë vullkanike njihet Zona e Kratovë-Zletovës, Zona e Kumanovës e tjerë.

Sot në vendet e Evropës Jugore ekziston një numër i konsiderueshë i fenomene postvullkanike. Ato janë: *fumarolet, sulfaterët, mofetët, gejzerët* dhe *burimet e nxehta*. Një fumarole të tillë kemi edhe në fshatin Duvalo të Ohrit.



• Vullkani Stromboli në Itali

**Për ata që duan të dinë më shumë:**

Në vitin 1755 Lisboni u shkatërrua nga një tërmet i fuqishëm. Prej 20 000 shtëpive u shkatërruan 17 000 sosh. Mendohet se atëherë të kenë vdekur rreth 60 000 veta.

Në vendin tonë zonat më aktive sizmike janë Fushëgropa e Shkupit, Gjevgjelisë, Dibrës e tjerë.

Tërmeti i Shkupit, që ndodhi me 26 korrik të vitit 1963, ishte katastrofik, meqenëse u shkatërruan 9000 shtëpi, u dëmtuan 8000 ndërtesa gjer në atë shkallë që nuk ishin të përshtatshme për jetesë, ndërsa vetëm në 2200 të tilla mund të jetohej. Vdiqën rreth 1200 veta, ndërsa 4000 u lënduan. Tërmete me pasoja të mëdha ka pasur edhe në shtetet e tjera rreth Detit Mesdhe, si për shembull në Spanjë, Itali, Greqi e tjerë.

# KLIMA DHE VEGJETACIONI I EVROPËS JUGORE

Në Evropën Jugore dallojmë disa tipa klimatikë: klimën mesdhetare, mesdhetare të ndryshueshme, kontinentale mesatare dhe klimën malore.

**Klima mesdhetare** takohet në viset bregdetare të detit Mesdhe. Vera është e nxehtë, kurse dimri i butë dhe i lagësht. Reshjet më të mëdha bien në pjesën perëndimore të Gadishullit Ballkanikë; në Cërkvicë afër Bokës së Kotorit bien rreth 4500-5500 mm reshje në vit.

Temperaturat gjatë verës shpesh arrijnë edhe mbi 40 °C, ndërsa ato gjatë stinës së dimrit rrallë herë bien nën 0°C.

**Klima mesdhetare e ndryshueshme** përfshin ultësirat dhe fushë-gropat, në të cilat ndihet ndikimi mesdhetar.

Klima kontinentale mesatare mbizotëron në brendësi të Gadishullit Ballkanik. Kjo klimë karakterizohet nga vera e nxehtë dhe e thatë dhe dimri i ashpër. Sasia e reshjeve shkon 400-500 mm në vit.

**Klima malore** takohet kryesisht në viset e larta malore, ku vera është e freskët dhe dimri shumë i ashpër (në brendësi të Gadishullit Pirinej dhe atij Ballkanik).

**Bota vegjetative** e Evropës Jugore, sidomos ajo afër brigjeve të detit Mesdhe është varfër. Në pjesët e brendshme të Evropës Jugore, sidomos në Gadishullin Pirenej dhe atë Ballkanik, ekzistojnë pyje më të kualitetshme. Në këto vise më prezentë janë pyjet e *dushkut, ahut, frashërit*, ndërsa në lartësi më të mëdha edhe disa lloje të pishave. Marrë në përgjithësi,



• Fiku



• Dardha








• Harta e izotermave (temperaturave) në kontinentin e Evropës



• Vendbanim i urbanizuar në brigjet e Egjeut.

Evropa Jugore karakterizohet me drunjë në formë kaçubash që njihen me emrin **makijet**. Natyrisht, Mesdheu në përgjithësi, është i njohur me kultivimin e drunjëve të ullirit, pastaj hardhisë së rrushit, pemëve mesdhetare (agrumet), bimëve industriale (duhani, luledielli), perime të hershme për tregjet e qyteteve turistike bregdetare e tjerë.

## DETI MESDHE
## KARAKTERISTIKAT THEMELORE NATYRORE-GJEOGRAFIKE DHE RËNDËSIA EKONOMIKE

Deti Mesdhe shtrihet midis tre kontinenteve të Botës së Vjetër. Në të kaluarën dhe sot, deti Mesdhe ka luajtur rëndësi të madhe në zhvillimin e qytetërimeve. Përfshinë sipërfaqe prej rreth 3 milionë km$^2$. Ky det fillon prej Ngushticës së Gjibraltarit në perëndim e deri në Detin e Zi në lindje. Me Oqeanin Atlantik lidhet nëpërmjet Ngushticës së Gjibraltarit, ndërsa me ujërat e Detit të Kuq dhe ujërat e Oqeanit Indian lidhet nëpërmjet





• Deti Mesdhe

Kanalit të Suezit. Në tri kontinentet e Botës së Vjetër, Deti Mesdhe ka ndikuar lidhje të mira gjeografike midis tyre. Qytetërimet antike në Lindjen e Afërme aziatike, qytetërimin egjiptian e fenikas dhe qytetërimet e Evropës Jugore-greke e romake ky det u ka mundësuar lidhje të përshtatshme për komunikim dhe ndërlidhjet kulturore midis tyre.

*Bregdeti evropian* përbëhet prej viseve të maleve alpike (vargmale të reja), që prekin një pjesë të vijës bregdetare të Mesdheut si në gjirin e Lionit, detit të Ligurit dhe detit të Adriatikut (malet Dinarike). Relievi fushor shtrihet në gjatësinë e Detit Mesdhe siç është pjesa e Fushës deltinore të Marseit, pjesë të shumta në bregdetin përëndimor italian, kurse në brigjet e detit Adriatik

**Pyetje dhe detyra**
- Ç'pozitë gjeografike ka Deti Mesdhe?
- Cilët janë ishujt më të mëdhenj në Mesdhe?
- Ç' dini për kulturat e lashta mediteranike.
- Ç' farë rëndësia ekonomike ka Deti Mesdhe?

pjesa më e gjerë ultësinore është ajo e Lombardisë, pjesë të ultë bregdetare të Kroacisë, Malit të Zi, Shqiperisë dhe Greqisë.

Në shtetet mediteranike dominon klima mesdhetare me dimra të butë dhe verëra të nxehtë. Luginat dhe ultësirat lejojnë futjen e masave të ngrohta ajrore në brendësi të vendit të disa shteteve që nuk kanëë dalje në detë. Reshjet atmosferike zakonisht në viset mediteranike të Evropës Jugore më shumë janë gjatë pranverës, vjeshtës dhe dimrit në formët të shiut, ndërsa në viset e brendshme të tyre edhe në formë të borës. Në Pirineje, Alpet dhe Karpatet gjatë dimrit mbulohen me trashësi të madhe të borës që mundësojnë zhvillimin e turizmit dhe sporteve dimrore.



• Anije ushtarake, bartëse e aeroplanëve

Uji i Detit Mesdhe është më i ngrohtë dhe më i kripshëm se ai i Atlantikut. Avullimi i ujit të Mesdheut është më i madh për shkak të temperaturave më të larta, krahasuar me hapësirën ujore të Oqeanit Atlantik. Humbjen e këtillë të ujit të Detit Mesdhe e plotëson depërtimi i ujërave të Atlantikut nëpërmjet Ngushticës së Gjibraltarit, ndërsa ujërat lumore që derdhen në të, kanë kapacitetin ushqimor ujor me vetëm ¼, që do të thotë se pjesa tjetër plotësohet me ujërat e Atlantikut.

Për të gjithë popujtë që kanë dalje në këtë det, orientimi ekonomik i tyre kryesisht është përcaktuar nga begatitë që ky det i posedon. Sëpari, qytetërimet e hershme kanë zhvilluar detarinë për qëllim peshkimi, tregtie, jo rrallë edhe për okupime të territoreve të huaja në hapësirën mesdhetare.

Rëndësia e sotme e Detit Mesdhe shihet në komunikacionin e shpeshtuar të shteteve mesdhetare dhe jomesdhetare. Shpeshtësimi i lundrimeve të anijeve është rezultat i shkurtimit të rrugës detare për vendet aziatike. Në për këtë det lundrojnë anije transportuese të udhëtarëve, anijeve bartëse të mallërave të ndryshme, tankereve për bartjen e naftës e tjerë. Gjithashtu duhet theksuar se në ujërat e Mesdheut është i zhvilluar peshkimi, edhe pse është varfëruar me peshq, për shkak të peshkimit masovik dhe ndotjes së ujit të Detit Mesdhe, sidomos me naftë. Nafta dhe ndotësit tjerë kanë ndikuar në zvogëlimin dhe shkatërrimin e plangtoneve me të cilët ushqehen peshqit. Nga ujërat e detit në fjalë fitohet kripa.

Mesdheu është rajoni më i zhvilluar turistik në botë, me të cilën veprimtari marrin pjesë të gjitha vendbanimet bregdetare të shteteve mesdhetare.

## AFËRSITË DHE DALLIMET E POPULLSISË NË EVROPËN JUGORE

Evropa Jugore përbëhet prej një numri të madh kombesh që flasin gjuhë të ndryshme. Një pjesë e madhe e gjuhëve të tyre janë të njejta. Konkretisht në këtë pjesë të Evropës fliten gjuhët indoevropiane: gjuhët me prejardhje romane, sllave, shqipja dhe greqishtja e tjerë. Popujt që i takojnë gjuhëve romane janë: portugezët, spanjolët dhe italianët. Në grupin e gjuhëve sllave në Evropën Jugore, kryesisht janë të koncentruar në Gadishullim Ballkanik. Më pastaj flitet gjuha shqipe dhe greqishtja, të cilat llogariten si gjuhë të veçanta, por që i takojnë gjuhëve indoevropiane.



• Hardhi rrushi

| Vendi | Sipërfaqja në km² | Numri i popullsisë | Dendësia mesatare b/km² | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Sllovenia | 20 251 | 2.000.000 | 99 | Lubjana |
| Kroacia | 56 538 | 4.671.584 | 89 | Zagrebi |
| Bosnjë- Hercegovina | 51 129 | 4.500.000 | 65 | Sarajeva |
| Serbia | 77 474 | 7.820.000 | 101 | Beogradi |
| Mali i Zi | 13 812 | 615.000 | 45 | Podgorica |
| Shqipëria | 28 748 | 3.333.754 | 115 | Tirana |
| Bullgaria | 110 912 | 8.240.426 | 74 | Sofja |
| Greqia | 131.994 | 10.662.138 | 80 | Athina |
| Maqedonia | 25.713 | 2.038.000 | 82 | Shkupi |
| Kosova | 10.887 | 2.100.000 | 211 | Prishtina |
| Rumania | 237.500 | 22.395.848 | 90 | Bukureshti |
| Italia | 301.225 | 56.782.748 | 188 | Roma |
| Turqia Evropiane | 23.600 | 5.200.000* | 220 | Stambolli |
| Spanja | 504.782 | 39.133.996 | 78 | Madridi |
| Portugalia | 92.082 | 9.927.556 | 78 | Lisbona |
| Andora | 453 | 64.716 | 138 | Andora |
| Vatikani | 0, 44 | 3.100 | - | Vatikani |
| San Marino | 62 | 24.894 | 402 | San Marino |
| Monako | 2 | 32.035 | 16.428 | Monako Vil |
| Malta | 316 | 379.563 | 1.200 | La Valeta |

• Tabela e shteteve të Evropës Jugore

Natyrisht, në Spanjë flitet gjuha spanjole e përbërë prej më shumë dialekteve, pastaj në Portugali gjuha portugeze, në Itali gjuha italishte.

Në Gadishullin Ballkanik fliten më shumë gjuhë sllave. Ato janë: maqedonishtja, sërbishtja, malezishtja, boshnjakishtja, kroatishtja, sllovenishtja dhe bullgarishtja. Të gjitha këto gjuhë janë të karakterit të gjuhëve sllave, por midis tyre ekzistojnë edhe dallime të dukshme.

Pos gjuhëve të përmendura, në një pjesë të Turqisë evropiane flitet edhe gjuha turke, që i takon grupit të gjuhëve uralo-altaje.

Kultura dhe njohtjet e dokeve, zakoneve, folklorit dhe vlerave të tjera kulturore midis këtyre grupacioneve të mëdha gjuhësore kanë mjaftë afërsi.

Në Gadishullim Pirinej dhe Apenin mbretëron feja katolike, ndërsa në Gadishullin Ballkanik feja orthodokse e përhapur te popujt që flasin gjuhët sllave dhe grekët. Shqiptarët, Boshnjakët dhe një pjesë më e vogël e maqedonasve u takojnë më shumë grupacioneve religjioze: kishës katolike, kishës orthodokse, protestanizmit, myslimanëve e tjerë.

Për shkak të jetës së përbashkët shekullore të këtyre popujve në territore të njejta, midis veti i njohin dhe i respektojnë zhvillimet e ndryshme kulturore.

**Detyrë**

Definoni gjuhët që fliten në shtetet e Evropës Jugore në bazë të hartës gjeografike që e keni në shkollën tuaj.

# EKONOMIA DHE TURIZMI NË EVROPËN JUGORE

Kushtet natyrore për zhvillimit ekonomik të Evropës Jugore janë relativisht të kufizuara. Zhvillimi ekonomik i Evropës Jugore iu ka përshtatur kushteve natyrore, siç janë: hapësirat e kufizuara të tokës lavërtare, sipërfaqeve të kufizuara të pyjeve të kualitetshme, burimet e kufizuara energjetike e tjerë.

Disa shtete të Evropës Jugore edhe pse disponojnë me thëngjill dhe begative të tjera xehetare e minerale të ndryshme, përsëri llogaritet si shtete me nivel të ndryshëm të zhvillimit ekonomik.

Lumenjtëë që rrjedhin prej maleve të Alpeve e Pirinejeve japin energji të konsiderueshme hidroenergjetike, pastaj eksploatimi i thëngjillit, sasisë së vogël të naftës dhe gazit natyror, por nuk i plotësojnë nevojat e shteteve të tyre.



• Pjepna italianë

**Bujqësia** e shteteve të Evropës jugore është e orientuar në prodhimin e drithërave (Spanja, Italia, Serbia etj.), prodhimin e kulturave industriale (duhan, panxhar sheqeri, panxhar vaji, luledielli etj.), perimeve dhe pemëve mesëdhetare sidomos agrumet, ulliri, hardhia e rrushit e tjerë.

**Peshkimi**, në detin e Mesdheut gjithnjë e më shumë shënon rënie, për shkak të ekspoatimit të madh nga gjuetia e peshkut dhe për shkak të mungesës së planktoneve për ushqimit e tyre. Për këtë të fundit faktorë është ndotja e madhe e ujit të detit Mesdhe, sidomos me naftë dhe ndotës të tjerë.

Shtetet më të zhvilluara **industriale** janë: Spanja dhe Italia. Në këtë dy shtete ekzistojnë kompani industriale të metalurgjisë së zezë dhe me ngjyra, industria makinerike, kimike, elektroteknike e tjerë. Në shtet tjera të Evropës Jugore, poashtu ekzistojnë degë të këtilla industriale, por në to më shumë dominon industria pëpunuese e produkteve ushqimore, e tekstilit, industria ushqimore e tjerë. Një pjesë e madhe e shteteve ende gjendën në fazën e tranzicionit ekonomik dhe kanë probleme serioze në stabilizimin e degëve të këtilla ekonomike.



• Fushë pjellore në pjesën e mesme të Italisë

**Komunikacioni** është degë e rëndësishme ekonomike në shtetet e Evropës Jugore. Nëpër tre gadishujtë e kësaj pjese të kontinentit kalojnë rrugë të rëndësishme magjistrale që e lidhin këtë pjesë të Evropës me pjesët tjera. Nëpër Gadishullin Ballkanik kalon Korridori X, që mundëson lidhjen e Evropës si kontinent me kontinentin e Azisë Jugperëndimore dhe Afrikën. Spanja dhe Italia dallohen me komunikacion rrugor, hekurudhor, detarë



• Industria e tekstilit Kranj-Slloveni

dhe ajror më të zhvilluar, krahdå me shtetet tjera të Evropës Jugore.

**Turizmi** për shtetet mediteranike të Evropës Jugore është degë e rëndësishme ekonomike. Turizmi është i zhvilluar edhe në shtetet kontinentale që i takojnë Evropës Jugore. Në to dallohet turizmi liqenor, malor, arkeologjik etj.

Shtetet mesdhetare të Evropës Jugore disponojnë me vija të gjata bregdetare siç është Spanja, Italia, shtetet e Ballkanit Përëndimor, Greqia dhe Turqia e pjesës evropiane. Evropa mesdhetare disponon me monumente të shumta historike, lokalitete arkeologjike, bukuri të shumta natyrore. Evropa mesdhetare është mjaftë tëheqëse për turistët evropian të rajoneve të tjera. Turizmi për Portugalinë, Spanjën, Italinë, Maltën, Kroacinë, Greqinë dhe Turqinë evropiane sjellin të ardhura të mëdha financiare. Kjo dukuri gjatë dekadës së fundit po ndodhë edhe me Shqiperinë, që për turistët e shteteve të huaja paraqitet si destinacion interesant turistik. Natyrisht, vendbanimet bregdetare kryesisht janë orientuar në zhvillimin e turizmit, përmirësimin e kushteve të zhvillimit të saj nëpërmjet ndërtimit të hoteleve moderne, shtëpive e kampeve për vendosjen e turistëve e tjerë, krijojnë edhe probleme ekologjike. Prej tyre dallohet dëmtimi dhe zaptimi i tokave prodhuese afër vijës bregdetare, ndotja e ujit të deteve pranë pllazhave detare, hudhja e bërlloqeve të forta dhe të lëngëta, ujëra të zeza e tjerë.



• Plazha Burriana-Spanjë

**Nëse doni të dini më shumë**

**Gjibraltari**

Gjibraltari është territor i Britanisë së Madhe. Ai ndodhet në pjesën jugore të Spanjës. Ka sipërfaqe prej 5.86 $km^2$ dhe popullsi rreth 28.000 banorë, me dendësi të popullimit prej 4750 banorë/$km^2$. Pjerëmarrja e vendasëve sillet 67%, anglez 19% dhe 14% të tjerë. Gjuha zyrtare është anglishtja, por flitet edhe spanjolishjtja. Ngushtica e Gjibraltarit llogaritet si pikë e rëndësishme strategjike për kontrollimin e hyrjeve dhe daljeve të anijeve në Detin Mesdhe. Në fillim Gjibraltari për Britaninë e Madhe ishte garnizon ushtarak, që mëpastaj në vitin 1830 të shndërrohet në koloni të saj. Në të dy referendumet (më 1967 dhe 2002) banorët e Gjibraltarit me shumicë votash u deklaruan që të mbeten nën vartësinë e Britanisë.



## PËRSËRITJE

-Jepni disa tregues për pozitën gjeografike të Evropës Jugore.

- Cilët shtete gjenden në Siujdhesat e Evropës Jugore? Tregoni shtetet sipas siujdhesave të Evropës Jugore.
- Në hartën gjeografike të Evropës gjeni kryeqytetet e shteteve.
- Duke i shfrytëzuan të dhënat statistikore për numrin e popullsisë, konstatoni cilët kryeqyteteve kanë numër më të madh të popullsisë.
- Tregoni cila formë e rregullimit shtetërorë mbretëron në shtetet e Evropës Jugore?
- Cilat territore dhe shtete janë të rrezikuara nga tërmetet dhe vullkanet. Tregoni për pasojat nga këto fenomene në shtetet e Evropës Jugore.
- Cilat janë vullkanet e gjalla në shtetet e Evropës Jugore?
- Cilat male janë të reja dhe ku shtrihen ato?
- Në sa pellgje ujëmbledhëse derdhen lumenjtë e Evropës Jugore.
- Flitni për veçoritë klimatike të Evropës Jugore.
- Ç'rëndësie ekonomike ka Deti Mesdhe për popujt e Evropës Jugore.
- Shpjegoni dallimet e popujve sipas gjuhës dhe religjioneve në Evropën Jugore.
- Ç'popuj jetojnë në Gadishullin Ballkanik?
- Shpjegoni kushtet për zhvillimin ekonomik të Evropës Jugore, dhe cilat prej tyre janë më të zhvilluara dhe pse?
- Cilat janë rajonet dhe shtetet me zhvillim më të madh turistik në Evropën Jugore?
- Ç' është Bashkësia Evropiane dhe shpjegoni interesin e vendit tonë që të bëhet anëtare e sajë.



# EVROPA PERËNDIMORE

**Puna në hartë**

- Në hartën gjeografike analizoni pozitën gjeografike të shteteve të Evropës Perëndimore.
- Gjeni malet, fushat, luginat lumore më të rëndësishme dhe shpjegoni rëndësinë e tyre ekonomike.
- Gjeni qytet-limanet bregdetare dhe përgjigjuni për rëndësinë e tyre transportuese.

## Pozita gjeografike, shtetet dhe kryeqytetet

Evropa Perëndimore përbën një urë lidhëse midis vendeve evropiane dhe vendeve të kontinentit Amerikan. Evropa Perëndimore përfshinë: Britaninë e Madhe kryeqyteti i të cilës është *Londra*, Irlandën me kryeqytetin *Dublin*, Francën me *Parisin*, Belgjikën me kryeqytetin *Brukseli*, Holanda me *Amsterdamin* dhe Luksemburgun ka kryeqytetin me të njëjtin emër. Shtetet e Evropës Perëndimore me kryeqytetet e tyre kanë shtuar rolin e zhvillimit të tyre si në aspektin e komunikacionit, tregtisë, këmbimit të mallrave, pajisjeve me energjentë e tjerë. Të gjitha shtetet e Evropës Perëndimore me përjashtim të Luksemburgut dhe të Monakos kanë dalje në ujërat e Oqeanit Atlantik. Kjo është shumë e rëndësishme, sidomos për lidhjet ujore me kontinentin e Amerikës dhe të vendeve të tjera detare të botës. Deti i Veriut që e ndanë Evropën Qendrore prej asaj Veriore dhe Kanali Lamansh që ndanë Britaninë e Madhe dhe Irlandës prej pjesës kontinentale të Evropës, llogariten ndër rajonet më të bujshme të lundrimit detar dhe tregtisë midis vendeve të botës perëndimore. Në detet e Evropës Perëndimore derdhen shumë lumenj të lundrueshëm ku ekzistojnë edhe limane të rëndësishme. Pozitën e volitshme e bëjnë edhe lumenjtë e lundrueshëm siç janë: Reni, Temza, Sena, Shelda, Luara dhe Gjirona.



• Evropa Perëndimore

Shtetet e Evropës Perëndimore kanë vijë bregdetare mjaft të zhvilluar, me gjire, kepe, kanale, gadishuj dhe ishuj të shumtë. Deti i Veriut është i cekët. Bregdeti i vendeve që dalin në këtë det janë të ulëta, të përshtatshme për ndërtimin e porteve. Bregu i Holandës është nën nivelin e detit (depresion), prandaj përgjatë tij janë ndërtuar prita mbrojtëse.

Për dallim prej shteteve të tjera të Evropës Perëndimore, Franca ka dalje, pos në Oqeanin Atlantik edhe në detin Mesdhe. Gjithashtu, asaj i për-




• Rruga nën kanalit La Mansh, që lidh Evropën kontinentale me Britaninë e Madhe

ket edhe ishulli i madh i Korsikës, që favorizon pozitën gjeografike të sajë. Pra, Franca i takon shteteve perëndimore atlantike dhe shteteve të Mesdheut Perëndimor. Mesdheu i mundëson Francës që ta shfrytëzojë më racionalist kanalin e Suezit se sa vendet tjera të Evropës Perëndimore.

Pozitën e përshtatshme të Evropës Perëndimore e ndihmojnë edhe rrugët moderne të të gjitha llojeve (automobilistike, hekurudhore, lumore, ajrore). Midis pjesës kontinentale dhe asaj ujdhesore, ekziston edhe komunikacioni modern nën kanalin Lamash, dukuri kjo që mundëson lidhjet e shpejta midis shteteve të Evropës Perëndimore.

• Qyteti Shefild-Angli



**Pyetje dhe detyra**

- Ç' pozitë gjeografike ka Britania e Madhe, në krahasim me Luksemburgun?
- Në hartën gjeografike gjeni detet dhe gjiret që e rrethojnë Britaninë e Madhe? .
- Në sa dete ka dalje Franca dhe çfarë rëndësie ka kjo dukuri për këtë shtet?
- Gjeni kryeqytetet e shteteve të Evropës Perëndimore.

# KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË RREGULLIMIT SHTETËRORË

Shtetet e Evropës Perëndimore kanë rregullim të ndryshëm shtetëror. **Britania e Madhe** është e përfaqësuar me monarki parlamentare dhe pa kushtetutë. E drejta kushtetuese bazohen në më shumë ligje, konventat e nënshkruara dhe përvojës në prakticizmit të qeverisjes së Qeverisë dhe vendimeve të gjykatës britanike. Mbretëresha për Britaninë e Madhe është vetëm një simbol i unitetit të shtetit, por me pak ndikim në Qeverinë britanike. Shumë detyrime shtetërore kanë kaluar në Parlamentin britanik dhe organet tjera shtetërore, edhe pse në emër të saj ende sjellin ligje. Është shtet dy dhomës (Dhoma e Ulët dhe Dhoma e Lartë), me detyra të caktuara ligjore.

**Irlanda** është republikë parmalentare. Është Republikë dy dhomëshe, e përfaqësuar me parlamentin dhe senatin e saj me mandat pesëvjeçarë. Senatin e zgjedh qeveria. Senati ka të drejtën e vetos. Kryetari i shtetit zgjidhet në çdo shtatë vjet me të drejtë të rizgjedhet edhe për një mandat.

**Franca** është Republikë parlamentare me ndikim të madh të kryetarit të shtetit. Kryetari i shtetit ka mandatin prej shtatë vjetëve dhe zgjidhet nga votat e popullit. Kryetari i shtetit e zgjedh kryetarin e qeverisë dhe me propozim të tij zgjidhen ose shkarkohen nga detyra ministrat e qeverisë. Nga ana tjetër, **Belgjika** është shtet mbretëror. Mbreti ka të drejta të mëdha: të kërkojë mbledhje të parlamentit, të zgjedhë ose shkarkoj premierin e qeverisë. Parlamentin e përbëjnë bashkësitë nacionale siç janë flamanët dhe valonët, që kanë kuvendet e tyre, si kanë të drejtë të ketë kuvend edhe pakica gjermane.

**Holanda** është shtet mbretëror i përbërë prej parlamentit dydhomësh: Komorës së parë dhe Komorës së dytë. Mbretëresha ka të drejta të mëdha në pushtetin ligjdhënës dhe të qeverisë së shtetit.

**Luksemburgu** është shtet parlamentar me mbretëri të trashëguar. Është shtet një dhomës. Parlamenti zgjidhet me sistemin proporcional me mandat pesëvjeçarë.




• Rajonet territoriale në Britaninë e Madhe

**Pyetje e detyra**

- Cilat shtete kanë rregullim shtetëror parlamentar mbretëror?
- Çfarë dallimi në rregullimin shtetëror ekziston midis Francës dhe Britanisë së Madhe?
- Cilat shtete ishin një e cila dydhomëshe?

# RELIEVI DHE KLIMA NË EVROPËN PERËNDIMORE

Evropa Perëndimore karakterizohet nga një reliev të ndryshueshëm. Relievin e saj e përbëjnë malet e vjetra gromade, të rrudhosjes hercine, të copëtuara me lugina e ultësira me dimensione të ndryshme. Malet e Evropës Perëndimore nuk janë të larta, pothuaj, pjesa më e madhe e tyre është nën 1000 m, me përjashtim të vargmaleve të reja në Francë. Në Skoci nën ndikimin e erozionit akullnajor janë krijuar fjorde të thella.

Malet e vjetra shtrihen në Britani të Madhe-malet **Grampiane** (Ben Nevis 1343 m), malet Penine në pjesën e mesme të Britanisë dhe malet **Kambrike** në Vells. Përkundër tyre edhe në Francë malet e tipit hercin janë Masivi Qendror, që vazhdon edhe në Bretanjë e Normandi, kurse një pjesë e këtij masivi mbaron me malet Ardene dhe Vogeze.

Malet e reja të tipit alpin gjenden në Francë si janë: **Pirinejet, Alpet** (Mont Blan 4810 m) dhe malet e **Jurës**.

Në relievin e Evropës Perëndimore luginat dhe ultësirat janë të mbuluara me reliev morenash të krijuara qysh në periudhën akullnajore. Si të tilla llogaritet edhe zona ultësinore e basenit të Parisit, Akvitanisë, Anglisë Juglindore (baseni i Londrës) si edhe relievi i ulët bregdetar i Holandës dhe shteteve të tjera në këtë rajon evropian. Zona të konsiderueshme ultësinore gjenden edhe në Irlandë, Belgjikë dhe Holandë. Pjesa bregdetare e Holandës gjendet edhe nën nivelin e detit që mbrohet me biga të posaçme nga uji i Detit të Veriut.

Poashtu, lugina të rëndësishme janë ato në Francë siç janë: luginat e lumenjve me formë fushash të gjëra në pellgun e lumit Sena, e Garonës e tjerë.

Bregdeti atlantik kryesisht është i ulët i përbërë prej rërës.

Oqeani Atlantik përcakton klimën e pothuaj të tërësishme të shteteve të Evropës Perëndimore. Ajo është nën ndikimin e rrymës së Golfstrimit dhe të erërave perëndimore. Klima atlantike karakterizohet me verëra të freskëta dhe dimra të butë e të lagësht. Në periudhën e dimrit, në disa vende të Evropës Perëndimore, sidomos në Irlandë e Britani të Madhe. Klima atlantike depërton thellë në brendësi të pjesës kontinentale të Evropës Perëndimore. Kjo dukuri ka ndikuar erërat perëndimore të sjellin reshje të bollshme, pos në Britani e Irlandë, edhe në pjesën kontinentale të Evropës Perëndimore. Gjatë dimrit për shkak të tipit të këtillë të klimës atlantike dukuria e mjegullave është e shpeshtë dhe sjellë pengesa të mëdha në komunikacion, sidomos në atë detar e ajror. Mjegullat e këtilla paraqesin edhe përzierje të gazrave



• Kësulë alpiniste

**Fjalor termash**

**Malet**- janë pjesë e relievit strukturorë me lartësira të ndryshme: male të ulta, të mesme e të larta. Sipas krijimit ato mund të jenë male të vjetra dhe vargmale (male të reja). Malet janë krijuar në periudha të ndryshme gjeologjike e tektonike.

• Incizim satelitor i Britanisë së Madhe



**Detyrë**
Në bazë të hartës gjeografike, ose atllasit gjeografik, identifikoni malet e reja dhe të vjetra në vendin e numrave të shënuar në territorin e Francës.




• Harta fizike-gjeografike e Francës

dhe tymit të fabrikave (smog) që dëmtojnë organizmin e njeriut, sidomos organet e frymëmarrjes.

Klima mesdhetare përfshijnë sipërfaqe të kufizuar e të izoluar në bregdetin mesdhetar francez dhe luginën e lumit Rona.

Në malet e larta të Pirinejeve dhe të Alpeve mbretëron klima kontinentale (në rrëzat dhe luginat e tyre) kurse në viset më të larta ajo malore.



• Alpet franceze

## Pyetje dhe detyra

- Cilat janë njësitë kryesore të relievit në Evropën Perëndimore?
- Përmendni disa nga malet e reja dhe të vjetra që gjenden në këtë rajon.
- Cilat janë malet më të larta dhe ku shtrihen ato?
- Ç' klimë ka Evropa Perëndimore?
- Cilët janë lumenjtë kryesorë të Evropës Perëndimore?



• Kullosa e fusha pjellore në Britani të Madhe

### Fjalor termash

**Sipërfaqe e ujit**-Faqja e sipërme e një mase uji. P.sh. sipërfaqja e detit, liqenit, lumit, kënetës, pusit.

**Stom buzëdetar**-Stom a grup stomesh koralore, që shtrihen shumë afër bregdetit dhe nuk janë të ndara nga bregu me kanal ose lagunë.

# NDIKIMI I DETEVE NË JETËN E NJERËZVE (DIKUR DHE SOT)

Detaria për vendet e Evropës Perëndimore është traditë shekullore. Transporti tregtar nëpërmjet lundrimit detar është ndër komunikacionet më të lira dhe më ekonomike. Pas zbulimit të Amerikës është rritur komunikacioni detar dhe ai ajror midis Evropës Perëndimore dhe kontinentit të Amerikës, sidomos me ShBA dhe Kanadanë. Llogaritet se në këmbimin ndërkombëtarë, komunikacioni detar kryen funksionin e këmbimeve të përgjithshme prej rreth 4/5 të mallërave të ndryshme në tregun botëror. Për shkak të karakteristikave estuare të lumenjve që derdhehen në det ose oqean, për shkak të dallimeve të mëdha të batisës dhe zbaticës (dallimi 10 m), uji i detrave depërtonë në lumenjtë e Evropës Perëndimore në brendësi deri në 100 km. Kjo dukuri mundëson që në brendësi të Britanisë së Madhe, Francës, Holandës dhe Belgjikës të depërtojnë edhe anijet e mëdha detare. Natyrisht, gjatë zbaticës anijet tërhiqe nga brendësia e territoreve të tyre në drejtim të detit. Limanet më tipike në estuare janë Londra dhe Amsterdami.



• Anije gusaresh

Rëndësia e deteve për shtetet e Evropës Perëndimore qendron edhe në peshkim, sidomos në Detin e Veriut dhe detetet tjera anësore në kuadër të Oqeanit Atlantik. Franca këtë veprimtari e zhvillon edhe në Detin Mesdhe. Zona më e njohur e peshkimit njihet me emrin Doxher Benk.

Në kohën më të re ekzistojnë probleme lidhur me peshkimin në detin e Veriut për shkak të ndotjes së ujit detar. Kjo ndohë për shkak të eksploatimit të naftës dhe të gazit natyror në më shumë rajone të këtij deti.



• Anije moderne

Derisa në të kaluarën detet në kuadrin e Atlantikut shërbenin vetëm për transport, peshkim dhe turizëm, sot, ato kanë rëndësi të madhe për transportin e karburantëve. Në vitin 1960 shtetet që kanë dalje në Detin e Veriut e kanë ndarë në zona pronësore shtetërore. Britania e Madhe më shumë eksploaton naftë, kurse Holanda gaz natyror. Në këtë det janë ndërtuar platforma për eksploatim dhe gypërcjellës së naftës dhe të gazit natyror.

Turizmi më i zhvilluar detar është ai i Francës mesdhetare se sa ai në brigjet e deteve të Oqeanit Atlantik.

**Fjalor termash**

**Kriptodepresion-** janë vende të cilat gjenden nën nivelit e pasqyrës (nivelit) të Detit. Të këtilla raste gjenden më shumë në Holandë dhe vendet tjera të Evropës.

**Thellësia**-Largësia në drejtim pingul (vertikal) nga sipërfaqja deri në fund ose deri në një pikë të caktuar në drejtim të këtij fundi të një forme të lugët a të zbrazët, vend a pikë që është shumë poshtë nga sipërfaqja përreth, vend i thellë.

**Thatësirë**-Munges e reshjeve për një kohë pak a shumë të gjatë; mot (kohë) pa reshje, thatësi. P.sh. Thatësia e madhe. Thatësia e verës.

**Ujësirë**- Vend a tokë që mban ujë, tokë me lagështi.

## Pyetje dhe detyra

- Gjeni limanet më kryesore në Evropën Qendrore.
- Në hartën memece shkruani emrat e deteve në Evropën Perëndimore.
- Pse jeta e popullsisë së saj është e lidhur tradicionalisht me detin?
- Pse deti i Veriut është varfëruar me peshq?
- Cilët janë elementet që e ndotin ujin e detit të Veriut dhe të Oqeanit Atlantik në përgjithësi?

## POPULLSIA NË EVROPËN PERËNDIMORE

Shtetet e Evropës Perëndimore kanë dendësi të lartë të popullsisë. Shtetet e Evropës Perëndimore përfshijnë sipërfaqe prej 936,7 mijë km², ndërsa numri i përgjithshëm i popullsisë arrin mbi 152,3 milionë banorë. Dendësia mesatare e saj është 162.6 banorë për km². Shtetet e Evropës Perëndimore sipas numrit të popullsisë; kanë këtë radhitje: Franca dhe Britania e Madhe, Holanda, Belgjika, Irlanda dhe Luksemburgu. Natyrisht brenda për brenda shteteve dendësia e tyre më e madhe është në viset e pjellshme ultësinore, në zonat industriale dhe qendrat e mëdha urbane, qytetet e mëdha dhe zonat e minierave.

Shtimi natyror i popullsisë në shtetet e Evropës Perëndimore është i ulët, sidomos në Britaninë e Madhe, vendet e Beneluksit dhe Francë. Në të gjitha vendet e Evropës Perëndimore mbizotëron popullsia qytetare. Vendet më të urbanizuara në botë janë: Belgjika, Holanda dhe Britania e Madhe. Në vendet e Evropës Perëndimore është karakteristike konurbanizimi (zgjerimi dhe ngjitja e lagjeve të një ose më shumë qyteteve në afërsi), p.sh., Londra me periferinë e saj, po kështu Parisi, Brukseli etj.




• Zonat e urbanizuara në Holandë

| Vendi | Sipëfaqja në km$^2$ | Numri i popullsisë | Popullimi mesatar në km$^2$ | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| B. e Madhe | 244.101 | 59.554.000 | 244 | Londra |
| Franca | 543.965 | 59.773.000 | 110 | Paris |
| Belgjika | 30.528 | 10.341.000 | 339 | Bruksel |
| Holanda | 41.529 | 16.238.000 | 391 | Kopenhagë |
| Irlanda | 70.273 | 3.969.000 | 57 | Dublin |
| Luksemburgu | 2.586 | 448.000 | 173 | Luksemburg |

• Analizoni tabelën e vendeve të Evropës Perëndimore sipas madhësisë së sipërfaqeve, numrit të banorëve dhe dendësinë mesatare të popullsisë.




• Grafikoni i numrit të banorëve sipas shteteve të Evropës Perëndimore

Në disa shtete të Evropës Perëndimore, siç është rasti me Belgjikën, Holandën dhe Britaninë e Madhe, pothuaj se nuk ekzistojnë më vendbanimet fshatare. Edhe nëse ekzistojnë ato kanë funksionin e zhvilluar urbanistik. Procesi i prodhimtarisë bujqësore është mekanizuar në shkallë të lartë. Në fushat pjellore të këtyre shteteve punojnë punëtorë nga vendet e ndryshme të botës së pazhvilluar evropiane, afrikane dhe aziatike.

Popullsia e shteteve të vendeve në periferinë e qyteteve të mëdha i ka gëlltitur edhe qytetet më të vogla periferike, të cilat në kuadrin e senoreve të qyteteve të mëdha, ato janë shndërruar në lagje të qyteteve. Kjo ndodhë me Londrën, që ka bashkuar një pjesë të madhe të qyteteve në afërsi të tij, me Parisin në Francë, Brukselin, Anverpenin, Amsterdamin e tjerë.

**Pyetje dhe detyra**

- Tregoni specifikat e popullsisë që jetojnë në Evropën Perëndimore.
- Cilët shtete kanë numër më të madh të popullsisë?
- Shpjegoni dallimet kulturore e gjuhësore të popujve që jetojnë në këtë rajon të Evropës.

# EVROPA PERËNDIMORE SI ZONË IMIGRATIVE E DOKEVE, GJUHËVE DHE KULTURAVE




Deri sa në shekujt e kaluar, pas zbulimit të Botës së Re, popullsia e Evropës Perëndimore me të madhe shpërngulej përtej Atlantikut, sot kushtet janë krejtësisht ndryshe. Para zbulimit të Amerikës rolin kryesor të komunikimeve të popujve në tregti, ndërrime mallrash, shërbimet e transporteve detare kryesisht kryheshin në Detin Mesdhe. Deti Mesdhe me zbulimin e Amerikës, i humbi këto pozicione dominuese të transportit, tregtisë, peshkimit dhe veprimtarive të tjera. Popujt e Evropës, sidomos ata të Evropës Perëndimore dhe Jugperëndimore (Spanja dhe Portugalia), i kthyen busollat e udhtimeve kah Amerika, Afrika, Azia për të përvetësuar territore të reja. Procesi i kolonizimit të vendeve të huaja, ndikoi që këto shtete shpejtë të zhvillohen. Qytetet e tyre bregdetare u shndërruan në qendra të transportit të njerëzve sidomos në drejtim të Amerikës, Indisë dhe Australisë.

Në kushtet e sotme Evropa Perëndimore për shkak të zhvillimit të saj të shpejt ekonomik u shndërrua në zonë më të fuqishme imigrative.

Popullsia e kolonive të dikurshme të tyre, sidomos popullsia e re me të madhe gjatë gjysmës së shekullit të kaluar bën invazionin e parë në drejtim të këtyre shteteve. Imigrantë të shumtë të të gjitha racave ekzistojnë në Britaninë e Madhe, sidomos nga India. Në Francë ka depërtuar popullsia arabe dhe zezake nga vendet koloniale franceze të Afrikës Saharike bregdetare. Më pastaj, prej imigrantë në këto vende ka nga Turqia, shtetet Ballkanike, aziatike e tjerë. Numri i tyre prej vitit në vit rritet. Ky proces ka ndikuar që të ndryshohet struktura nacionale, religjioze dhe racore e popujve të Evropës Perëndimore.

Pjesa më e madhe e imigrantëve janë inkuadruar në strukturat shoqërore dhe prodhuese të këtyre shteteve. Janë të punësuar në kompani të ndryshme energjetike, metalurgji, në tregëti, turizëm, komunikacion, bujqësi e blegtori, peshkatari e tjerë.

Gjuha, religjioni dhe kultura (doket, zakonet) e imigrantëve dita-ditës përhapen në këto shtete. Mendohet se rreth 16 milion imigrantë të kulturave dhe gjuhëve të ndryshme nga Afrika veriore janë ngulitur në Francë, në Britani të Madhe, Belgjikë, Holandë e tjerë. Në këto shtete imigrantët kanë hapur shkolla private për shkollimin e tyre, për ruajtjen e gjuhës dhe të kulturës. Raste të tilla ka edhe nga qytetarët e vendit tonë.

**Fjalor termash**

**Gjuha**-përfaqëson përkatësin gjuhësore të një populli e që dallohet ose ka afërsi me gjuhët e sotme të gjalla.

Kultura- është dukuri e vlerë e lidhur me traditën e sjelljes ndaj dukurive e njerëzve. Atë e përbëjnë vlera të ndryshme: muzika, vallëzimi, folklori etj.



• Franca, Britania e Madhe, Belgjika dhe Holanda janë më atraktive për emigrantët nga Afrika dhe Azia, Evropa Lindore dhe Gadishulli Ballkanik.

**Detyrë:**

Bëni një analizë të emigrantëve nga vendbanimi yt në botën e jashtme. Shpjegoni shkaqet e emigrimit të tyre?

Në fletoren e punës shkruani për vendosjen e banorëve nga vendet tjera në vendbanimin tuaj. Shpjegoni këtë dukuri.

## Lexoni edhe këtë

Franca ka një popullsi mjaft homogjene. Mbi 95% të popullsisë e përbëjnë francezët. Ndër pakicat kombëtare përmendim: bretanjezët (rreth 1 milion) në Bretanjë, baskët në Pirenej dhe flamanët pranë kufirit belg.

Gjithashtu në Francë jetojnë mbi 2 milionë emigrantë evropianë dhe afrikanë, si: italianë, polakë, maqedonas, shqiptarë, turq, serbë, malazezë, algjerianë, marokenë etj.

**Fjalor termash**

**Vendet imigrative -**janë vende të cilat pranojnë grupe njerëzish nga vendet, shtetet, apo nga kontinentet tjera.

Imigracioni shkakton rritjen e popullsisë në vendin ku vendosën (fshat, qytet, krahinë, shtet). Të tilla janë shtetet e Evropës së zhvilluar.

**Doket**- janë cilësi që perfshijnë një kombë, një kulturë e krijuar me shekuj. Doket janë sjellja e njerëzve ndaj të mirave shpirtërore, traditës së jetesës dhe raportet ndaj kombeve të tjera.

## EKONOMIA NË EVROPËN PERËNDIMORE (DIKUR DHE SOT)



• Pemishte në Francë

• Deti i Veriut është mbushur me platforma për eksploatimin e naftës dhe të gazit natyror nga kompanitë e Britanisë së Madhe dhe të Holandës

Zhvillimi ekonomik i shteteve të Evropës Perëndimore kanë një histori të gjatë. Para fazës kolonizuese të periudhës së zbulimeve të mëdha ishin shtete të varfëra. I gjithë qytetërimi i asaj kohe ishte i kthyer kah Deti Mesdhe. Përparësi kishin popujt që kishin dalje në Mesdhe si djep i qytetërimeve të hershme. Në fazën e kolonizimit shtetet e Evropës Perëndimore e filluan fuqishëm zhvillimin ekonomik. Prodhimin manifaktural e zëvendësuar me prodhimin industrial, me lëndët e para nga kolonitë e tyre.

Nga këto shkaqe, në kushtet e sotme, shtetet e Evropës Perëndimore janë fuqi të mëdha ekonomike. Arritjet e mëdha në ekonominë e tyre ndikoi kujdesi i madh i shkollimit në të gjitha nivelet arsimore. Aftësitë e tyre profesionale pozitivisht u treguan në më shumë degë ekonomike.

Shtetet e Evropës Perëndimore cilësohet me *resurse të ndryshme natyrore*. Sot, për këto shtete mungojnë sasi të energjentëve edhe pse ato eksploatohen në disa vende prej tyre. Britania e Madhe dhe Holanda, nga deti i Veriut eksploatojnë sasi të konsiderueshme të naftës dhe gazit natyror. Derisa Britania eksploaton më shumë naftë, Holanda nga Deti i Veriut eksploator më shumë gazë natyror. Prej platformave eskloatuese në shtetet e tyre përcjellën me anën të gypërcjellësve. Britania e Madhe dhe Franca posedojnë edhe sasi të konsiderueshme të thëngjillit. Franca është fuqia më e madhe evropiane me numrin e centraleve nukleare për energjinë elektrike. Shtyete e Evropës Perëndimore fshrytëzojnë edhe energjinë e erës, xeheve të hekurit, bakrit e tjerë. Lumenjtë e Francës japin sasi të madhe të hidroenergjisë, energjinë e erës dhe energjinë nga batica dhe zbatica. Pos thëngjill gurit në Britani, ajo disponon edhe me hekur. Ekonomia e tyre mbështetet në burimet energjetike: naftë e qymyrguri. Nafta nxirret kryesisht në Detin e Veriut, Franca në bazenin e Parisit, hekur dhe boksit në Alzas. Luksemburgu ka rezerva të hekurit të kualiteteshëm e tjerë.



**Bujqësia** është degë ekonomike e specializuar në të gjitha shtetet e Evropës Perëndimore. Franca është prodhuesja më e madhe e drithërave, Holanda është e njohur me prodhimin e luleve, Skocia, Anglia, Irlanda, Belgjika, Holanda e disa rajone të Francës kanë të zhvilluar blegtorinë e kafshëve të trasha dhe shpezëtarisë. Kështu, për shembull, në Francën Veriore prodhohen 3/4 e prodhimit të përgjithshëm të grurit dhe panxharsheqerit, në zonat jugore kultivohet misri, në

Normandi kultivohet tërshëra, kurse orizi mbillet në luginën e Ronës. Përhapje të madhe ka dhe kultivimi i vreshtave (në rajonet jugore, jugperëndimore dhe qendrore të Francës), pemëve frutore ( zë vendin e parë në botë për prodhimin e mollëve, dallohet për prodhimin e portokallieve, limonëve dhe agrumeve të tjera).

Natyrisht, Franca për dallim prej shteteve të tjera të Evropës Perëndimore disponon me sipërfaqe më të madhe të tokave pjellore. Ajo është edhe prodhuesja më e madhe e rrushit dhe verës. Vera franceze kërkohet në tërë tregjet botërore, siç është e kërkuar edhe uiski i Skocisë.



• Mullinjtë e erës - Holandë

Holanda dallohet me lloj lopësh të qumështit, Franca dhe Britania e Madhe, pos lopëve të qumështit ruajnë gjedhë e dema mishi. Janë prodhues të djathit dhe kaçkavallit të kualiteteshëm. Këtyre shteteve i bashkangjitet edhe Belgjika dhe Irlanda.

**Industria** e shteteve të Evropës Perëndimore bazohet në burimet energjetike, xehet, mineralet, pyjet e tjerë.

Franca dhe Britania e Madhe janë ndër 7 vendet më të zhvilluara të botës. Këtë nivel e kanë arritur me profesionalizimin e kuadrit të fuqisë punëtore në të gjitha degët industriale. Në shtetet e Evropës Perëndimore është e zhvilluar metalurgjia e zezë dhe me ngjyra, industria e makinerisë, sidomos ajo e automobilave (në Francë), elektroindustria, anijenërtimtaria, e aeroplanëve, e lokomotivave dhe trenave, industria e rëndë dhe e lehtë kimike, e tekstilit, ushqimore (Parisi, Lioni, Marseja etj.), pastaj në Britani po të njëjtat degë industriale janë të vendosura në qytetet industriale si në Birmingen, Glazgov, Mançester, Kardif, Shefilld, Bristor (anijenërtimtaria) e tjerë.



• Fshat bujqësor në Francë

Industri të tilla, ekzistojnë edhe në Belgjikë, Holandë (sidomos ajo e aeroplanëve) e Luksemburg (metalurgjia e zezë dhe me ngjyra), industria elektroteknike, e anijendërtimtarisë, e tekstilit Belgjika dhe Irlanda. Për këtë degë të qymyrit dhe hekurit. Industria tekstile është përqendruar në qytetet Mançester dhe Lids.

Gjithashtu mjaft e zhvilluar është industria e makinave (prodhimi i automobilave, i lokomotivave, i anijeve, i avionëve etj.), industria kimike etj.

**Transporti** është mjaft i zhvilluar. Në Britaninë e Madhe është ndër-




tuar hekurudha e parë në botë. Pastaj ky lloj komunikacioni ka kaluar në shtete tjera të Evropës Perëndimore. Ky lloj transporti është i shpejtë, modern dhe komod.

Në vitin 1994 u hap tuneli nën La Mansh që lidhet Britania me pjesën kontinentale të Evropës kontinentale.

Gjithashtu janë të zhvilluara edhe transporti automobilistik, lumor, detar dhe ajror. Në Britani të Madhe aeroportet më të njohura janë: ai i Londrës, Mançesterit, Glasgout, Birmingemit, në Francë ai i Parisit, Lionit, Marseit; në Holandë e Belgjikë janë të njohur aeroporti i Amsterdamit, Roterdamit e Brukselit e tjerë.

Flota e të gjitha shteteve të Evropës Perëndimore dallohet për tonazhin e madh të flotës detare, duke zënë një ndër vendet e para në botë. Anijet sjellin lëndë të para nga të gjitha anët e botës dhe eksportojnë prodhime të ndryshme industriale.

• Kula e Ajfelit, Paris



Evropa Perëndimore ka lidhje tregtare me shumë vende të botës. Importon naftë, drithëra, pemë dhe eksporton makineri të ndryshme.

**Turizmi** për shtete e Evropës Perëndimore është mjaftë i zhvilluar, si pranë brigjeve të Atlantikut, ashtu edhe të Detit Mesdhe. Për këto shtete është i rëndësishëm edhe turizmi malor (Alpe, Pirineje, Ardeni), turizmi në qytetet e shteteve në fjalë disponojnë me monumente të ndryshme historike e kulturore. Për këtë mundësojnë infrastruktura e zhvilluar turistike: rrugët komunikatave, hotelet, parqet nacionale, fshatrat malore e fushore, peizazhe natyrore e tjerë.

Në Belgjikë 29 milionë fjetje, në Britani të Madhe rreth milionë turistë. Franca është udhëheqëse me turizmin detar, alpin, monumenteve historike e kulturore në Paris, Marsejë, Nicë e tjerë.

**Pyetje dhe detyra**

- Shpjegoni shkaqet e zhvillimit të shpejtuar ekonomik të shteteve të Evropës Perëndimore?
- Pse theksohet se bujqësia dhe degët tjera ekonomike janë të specializuara.
- Cilët degë ekonomike janë më të zhvilluara.
- Cilët shtete prej tyre prodhojnë vetura që mund t'i shohim edhe në rrugët tona?
- Pse, Belgjika ka realizuar numër të madh të vendosjes së turistëve.



• Kultivimi i luleve në Holanda

**Lexoni edhe këtë!**

Franca është vend i zhvilluar industrial. Energjia elektrike sigurohet kryesisht nëpërmjet centraleve atomike (59 reaktorë atomikë), nga numri i të cilëve ajo zë vendin e dytë në botë, pas ShBA. Franca nxjerr edhe rreth 64 milionë tonë qymyr; megjithatë për të plotësuar nevojat e saj ajo importon qymyr nga Gjermania. Gjithashtu ajo shfrytëzon edhe rezervat hidroenergjetike të lumenjve.



**Fjalor termash**

**Rryma e Golfstrimit**- Rrymë e ngrohtë detare që rrjedh prej Gjirit të Meksikës në drejtim të Evropës veri-perëndimore që e zbutë klimën e saj.

**Koha e akullimit**- periudhë akullnajore (glaciale) që ka përfshirë sipërfaqe të mëdha në pjesën veriore të Evroazisë.



• Fshat turistik alpik - Francë



## PËRSËRITJE

-Si është pozita gjeografike të Evropës Perëndimore.

- Cilët shtete të Evropës Perëndimore janë shtete ujëdhesore e cilat shtete gjenden në pjesën kontinentale?

- Në hartën gjeografike të Evropës Perëndimore gjeni kryeqytetet e shteteve dhe qytet-limanet më të mëdhenj në Evropën Perëndimore.

- Nëpërmjet të informatave në Internet gjeni të dhënat për numrin e banorëve të kryeqyteteve.

- Cilat janë shtetet me sipërfaqe dhe me banorë?

- Gjeni detet, gjiret dhe kanalet që gjenden rreth shteteve të Evropës Perëndimore, dhe cilave shteteve u takojnë ato?

- Tregoni cila formë e rregullimit shtetërorë mbretëron në shtetet e Evropës Perëndimore?

- Cilat prej vargjeve malore janë të reja dhe ku shtrihen ato?

- Gjeni malet e vjetra në territorin e shteteve të Evropës Perëndimore?

- Në cilin shtet, apo zonë administrative e një shteti mbretëror gjendet maja më e lartë Ben Nevis dhe sa metra ka kjo maje malore?

- Cili shtet ka dalje në ujërat e Oqeanit Atlantik dhe në ujërat e Detit Mesdhe?

- Flitni për veçoritë klimatike të Evropës Perëndimore.

- Ç'rëndësie ekonomike ka Oqeani Atlantik dhe ai Mesdhe për popujt e Evropës Perëndimore.

- Shpjegoni dallimet e popujve sipas gjuhës dhe religjioneve në Evropën Perëndimore.

- Ç'popuj jetojnë në Britani të Madhe?

- Shpjegoni kushtet për zhvillimin ekonomik të shteteve të Evropës Perëndimore dhe cilat prej tyre kanë detari më të zhvilluar dhe pse?

- Si qendron turizmi në shtetet e Evropës Perëndimore. Cili shtet ka të zhvilluar turizëm mesdhetar dhe malor alpik?



• Nica



Evropa Veriore

# EVROPA VERIORE

**Puna në hartë**

- Në bazë të hartës jepni mendimin tuaj për relievin, klimën dhe hidrografinë e Suedisë dhe të Norvegjisë?
- Si qendron situata lidhur me klimën në Norvegji dhe Suedi. Cili prej këtyre dy shteteve ka klimë më të përshtatshme se sa Suedia?

Përgjigjuni pse?

## POZITA GJEOGRAFIKE, SHTETET DHE KRYEQYTETET

**Evropa Veriore** përfshin gadishullin e Skandinavisë, gadishullin e Jutlandës dhe Islandën. Shtetet përbërës të saj me kryeqytetet e tyre janë: Norvegjia (Oslo), Suedia (Stokholmi), Finlanda (Helsinki), Danimarka (Kopenhaga) dhe Islanda (Rejkjavik). Vendet skandinave në pjesën veriore të territorit të tyre hyjnë në rrethin polar. Nëpër këto shtete kalon meridiani i Griniçit. Gadishulli i Skandinavisë dhe ai i Jutdlandës shtrihen në hemisferën lindore, kurse Islanda në hemisferën perëndimore prej meridianit të Griniçit.



• Oslo-Kryeqytet i Norvegjisë

Këto vende kanë pozitë gjeografike të favorshme gjeografike. Lagen nga detet e Oqeanit Atlantik dhe Oqeanit të Ngrirë të Veriut. Kështu, në pjesën veriore të gadishullit Skandinav gjendet Oqeani i Ngrirë i Veriut dhe deti Barenc, të cilët ndonjëherë edhe ngrijnë.

Rryma e ngrohtë e Golfstrimit dhe erërat perëndimore bëjnë që ujërat e Detit të Norvegjisë të mos ngrijnë asnjëherë. Deti i Veriut lidhet me atë Baltik nëpërmjet ngushticave Skagerrak, Kategat dhe Sund.

Suedia përfshin hapësirën midis viseve malore në perëndim të gadishullit të Skandinavisë, detit Baltik dhe gjirit të Botnisë. Për shkak të kësaj mbylljeje, ky vend ka pozitë gjeografike të papërshtatshme. Deti Baltik, gjatë periudhës së dimrit ngrin.

Ngushtica Sund ndan Suedinë nga Danimarka.

## KARAKTERISTIKAT E RREGULLIMIT SHOQËROR TË SHTETEVE

Në shtetet e Evropës Veriore mbretërojnë shtetet që kanë rregullim shtetëror parlamentar mbretëror. Ato janë: Norvegjia me është shtet parlamentar me mbretëri të trashëguar, ku mbreti emëron kryetarin e qeverisë. Kisha evangjeliste norvegjeze ka të drejt voto për ligjet e sjella nga parlamenti.

Suedia është shtet parlamentar mbretëror, por mbreti është vetëm simbol i shtetit pa asnjë të drejte të qeverisë me politikën e shtetit.

Danimarka është shtet parlamentar me mbetëri të trashëguar. Qeverisja e shtetit është e përbashkët midis parlamentit danez dhe mbretëreshës.

Finlanda dhe Islanda janë shtete republikane parlamentare, ku kryetari i shtetit zgjidhet në zgjedhjet e përgjithshme, dhe ai e zgjedhë mandatarin për formimin e qeverisë. Po të njejtat rregulla demokratike shtetërore ekzistojnë edhe në Islandë (republikë parlamentare).



**Pyetje dhe detyra**

- Ç' pozitë gjeografike kanë vendet e Evropës Veriore?
- Bazuar në hartën gjeografike, përshkruani shtetet në lindje dhe përëndim të meridianit fillestar (meridianit të Griniçit).
- Gjeni në hartë ngushticat e përmendura në tekst, që ndajnë Suedinë dhe Danimarkën.
- Bëni dallimin e rregullimit shtetëror midis vendeve të Evropës Veriore.



• Helsinki

## ROLI I RELIEVIT NË KLIMËN DHE JETËN E NJERËZVE NË EVROPËN VERIORE

Relievi i Evropës Veriore ndryshon nga një vend në tjetrin. Në relievin e saj kanë ndikuar kryesisht akullnajat. Në pjesën perëndimore të gadishullit të Skandinavisë shtrihen malet e vjetra Skandinave, që nuk i kalojnë 2500 m lartësi. Poashtu në pjesën veriperëndimore shtrihen malet e vjetra Skandinave dhe rrafshnalta Norland, e cila zbret shkallë-shkallë drejt gjirit të Botnisë. Në jug relievi merr tipare fushore.

Relievi i vjetër malor i rrudhosjes kaledonike rrafshuar nën veprimin e ujërave dhe akullnajeve. Në viset më të larta malore ndodhen vende të mbuluara me borë dhe akull të përhershëm; akullnaja më e madhe është Justedalzbreit, me sipërfaqe 855 km².

Ultësirat shtrihen kryesisht në jug të gadishullit Skandinav dhe në gadishullin e Jutlandës (Danimarkë). Ato janë të mbushura me material të sjella nga deti dhe erozioni akullnajor. Islanda ka kryesisht reliev malore-vullkanik.

• Stokholm








• Kopenhageni dhe harta e rajoneve të Danimarkë

Norvegjia dallohet për fjordet e shumta me prejardhje akullnajore, kurse Islanda për vullkanet. Veprimtaria vullkanike ndihet edhe sot.

Klima është nën ndikimin e rrymës së ngrohtë të Golfstrimit dhe erërave perëndimore.

Klima oqeanike mbizotëron në pjesët bregdetare të gadishullit të Norvegjisë dhe në Danimarkë, kurse brendia e gadishullit të Skandinavisë ka klimë të ftohtë kontinentale, ku temperaturat arrijnë nën $0^0$C. Sasia e reshjeve ku ndikon rryma e Golfstrimit sillet midis 2000-3000 mm/vit. Në brendësi mbizotëron klima kontinentale ku sasia e reshjeve zvogëlohet prej 750-1000 mm/vit. Klima subpolare mbizotëron në viset veriore të saj me dimra të ftohtë dhe të ashpër dhe verëra të freskëta dhe e shkurtëra.

Kushtet klimatike kanë ndikuar në popullsinë e vendeve të Evropës Veriore në mënyrën e ndërtimit të vendbanimeve, mënyrën e jetesës dhe të ushqimit, të dokeve e zakoneve. Në këtë shtete ekzistojnë *Sauna* të ngrohta, ku familjet e tyre pa dallim moshe e gjinie bashkërisht e kalojnë një kohë. Ato janë banja të përbashkëta familjare. Të tilla më shumë ekzistojnë afër ujërave termomineral pa harxhim të energjisë për ngrohjen e ujit.

**Fjalor termash**

**Fjod**- Gji deti i ngushtë e i zgjatur dhe i thellë, me brigje të larta e të rrëpira në bregdetet malore në gjërësitë e mëdha gjeografike. Këto gjire futen në tokë disa dhjetëra dhe qindra kilometra, por vazhdojnë edhe nëpër fundin e detit deri 30 e më shumë km. Janë krijuar nga përmbytja detare eustatike e pjesës së poshtme të luginave akullnajore, nëpër të cilat në epokën e pleistocenit kanë lëvizur akullnajat.

## KARAKTERISTIKAT E BREGUT DETAR DHE RËNDËSIA E TIJ

Norvegjia ka vijë bregdetare mjaft të zhvilluar se sa shtetet tjera të Evropës Veriore. Vija bregdetare norvegjeze ka gjatësi rreth 20 mijë km, pastaj rreth 150 mijë ishuj me madhësi të ndryshme, gadishuj e gjire të ngushta e të gjata (fjorde). Norvegjia është vend tipik i fjordeve. Fjordet më të njohura janë: Sogne 202 km i gjatë dhe prej 5-6 km i gjerë, Hardanger 180 km i gjatë, Trondheim 100 km etj.

Norvegjia përfshin pjesën perëndimore dhe veriore të gadishullit të Skandinavisë. Ajo shtrihet në drejtim veri-jug në gjatësi prej 1700 km dhe

gjerësi nga 150-200 km. Norvegjia laget nga tre dete: Deti Barenc, Deti i Norvegjisë dhe Deti i Veriut. Në lindje kufizohet me Suedinë, kurse në jug ngushtica Skagerrak e ndan atë nga Danimarka. Norvegjia ka qenë e orientuar gjithmonë nga deti.

Veprimtaritë tradicionale të norvegjezëve, daneze e më pak edhe suedeze janë të lidhura me detin. Peshkimi është profesion i hershëm i tyre. Ata kanë anije moderne, të specializuara për gjuajtjen e balenave dhe përpunimin e tyre në anijeve.



• Katedrala Lund, Stokholm

**Pyetje e detyra**

- Cilat janë karakteristikat kryesore të relievit të shteteve të Evropës Veriore?
- Pse bregdeti i Norvegjisë nuk ngrin asnjëherë?
- Si janë kushtet klimatike në Evropën Veriore? Bëni dallim midis shteteve që gjenden në këtë rajon.

## POPULLSIA E EVROPËS VERIORE

Në hapësirën e madhe të Evropës Veriore jetojnë rreth 24,4 milionë banorë. Dendësia mesatare e popullsisë është e vogël, 40,7 banorë/km$^2$. përjashtim bën Danimarka me 124 banorë/km$^2$, në vendet e tjera ajo luhatet nga 3-20 banorë/km$^2$.

Pjesa më e madhe e popullsisë së shteteve të Evropës Veriore është homogjene. Numër më të madh të popullsisë ka në Suedi me rreth 9 milionë banorë, kurse diç më shumë se nga 5 milionë banorë shënojnë Danimarka dhe Finlanda, kurse Norvegjia numëron rreth 4,5 milion banorë. Prej shteteve me numër më të vogël të popullsisë është shteti ujdhesor Islanda me më pak se 300 mijë banorë.

Duke e marrë parasysh sipëfaqen e tyre dhe numrin e banorëve, dendësi më të madhe të popullsisë shënon Danimarka me 126 banorë për 1/km$^2$, pastaj vie Suedia me rreth 21 banorë, kurse ve vetëm 3,2 banorë për 1/km$^2$ dallohet Islanda. Pjesa më e madhe e popullsisë norvegjeze jeton

| Vendi | Sipëfaqja në km$^2$ | Numri i popullsisë | Dendësia mesatare b/km$^2$ | Kryeqytetet |
|---|---|---|---|---|
| Norvegjia | 323.758 | 4.569.000 | 14 | Oslo |
| Suedia | 449.964 | 8.958.000 | 19,9 | Stokholm |
| Finlanda | 338.145 | 5.212.000 | 15,4 | Helsinki |
| Danimarka | 43.096 | 5.387.000 | 125 | Kopenhaga |
| Islanda | 102.928 | 290.000 | 3 | Rejkjavik |






• Kisha në Kiruna-qytet xehetar në veri të Suedisë

përgjatë bregdetit, kurse në Suedi dhe Finlandë, në zonat jugore. Në Danimarkë shtrirja e popullsisë është e shtrirë në tërë territorin e saj, kurse në Islandë koncentrimi më i madh i popullsisë është rreth kryeqytetit të Shtetit (Rejkjavik) dhe hapësirave bregdetare për rreth tij. Popullsia në përgjithësi e shteteve të Evropës Veriore ka nivel të lartë kulturor dhe standard të lartë jetese.

Popullsia e Suedisë është homogjene. Në pjesën veriore të popullsisë së këtij vendi jetojnë një numër i vogël laponësh dhe finlandezësh. Jetëgjatësia mesatare shkon në 75 vjet. Rritja natyrore e popullsisë Popullsia e shteteve të Evropës Veriore kryesisht është e koncentruar në qytete.




• Grafikoni i numrit të banorëve sipas shteteve të Evropës Veriore




Pos Finlandës që i takon grupit të gjuhëve ugro-filandeze, popujt e shteteve të tjera i takojnë grupit gjuhësor gjermanë. Natyrisht, në shtetet e tyre flitet gjuhët e definuara që kanë pak pika të përbashkëta me gjuhën e sotme gjermanishte. Pra, në Suedi flitet gjuha suedeze, në Norvegji ajo norvegjeze, në Danimarkë flitet danishtja, dhe në Islandë- islandishtja. Në veri të Suedisë e Norvegjisë, e më pak në Finlandë, jetojnë laponët që i takojnë grupit gjuhësor ugro-finlandeze.

## RESURSET NATYRORE DHE EKONOMIA E EVROPËS VERIORE

Janë vende të pasura me minerale, si: hekur, uran, metale me ngjyrë etj. Fundi i Detit të Veriut është i pasur me naftë. Shtetet e Evropës Veriore janë shumë të zhvilluara. Karakteristika kryesore e ekonomisë së këtyre shteteve është pjesëmarrja e kapitalit shtetëror në industri, bujqësi, transport etj.

Rëndësi të madhe në ekonominë e këtyre shteteve ka shfrytëzimi i detit dhe i prodhimeve detare.

**Xehetaria** në **s**htetet e Evropës Veriore ka rëndësi të madhe ekonomike. Prej tyre dallohet Suedia, me hekur të kualiteteshëm që nxirret në veri të shtetit në Kiruna. Për kundër kësaj Norvegjia dallohe me xehen e aluminit. Xehet tjera si mangani, piriti, bakri dhe mineralet e tjera importohen.

Vendet e Evropës Veriore janë të pasura me **pyje**. Në Finlandë ato zënë 67% të sipërfaqes, në Suedi 53%, në Norvegji 28%, kurse në Danimarkë vetëm 9% të sipërfaqes së përgjithshme. Pylltaria me masën e vetë drusore ka rëndësi të madhe për ekonominë e shteteve të Evropës Veriore sidomos për Finlandën dhe Suedinë

Evropa Veriore dallohet me shumë **vullkane aktive** dhe të **shuara**, **gejzerë**, **burime sulfurike** dhe **burime të nxehta** etj. Këto kanë rëndësi të madhe për fitimin e energjisë elektrike, ngrohjen e banesave, zhvillimin e prodhimeve në plantacione të mbuluara. Islanda është me një numër të madh të gejzereve, liqeneve akullnajore, liqeneve në krateret vullkanike e tjerë.

Lumenjtë e Suedisë dhe të Norvegjisë janë të shkurtër, me ujë të bollshëm dhe me potenciale të mëdha hidroenergjetike. Një pjesë e tyre shfrytëzohet për *hidroenergji*, ndërsa liqenet e Finlandës, dhe të Suedisë sherbejnë edhe për *transportin e drunjëve* deri në fabrikat e përpunimit. Liqenet e tilla glaciale janë të lidhura midis veti dhe mundësojnë lundrime e transporte mallërash në relacione të gjata. Rastet e këtilla më prezentë janë në Finlandë e Suedi, e më pak në Norvegjinë ultësinore jugore. Rolin kryesor në prodhimin e energjisë e luajnë

**Pyetje e detyra**

- Cilat janë pjesët më të populluara në shtetet e Evropës Veriore?
- Cili shtet ka numër më të madh të popullsisë dhe në cilën pjesë të shtetit është e përhapur ajo?
- Cilët gjuhë fliten në këto shtete?
- Në hartën gjeografike gjeni qytetet më të mëdha bregdetare të këtyre shteteve.

• Gejzer-Islandë





• Zonë pyjore në Finlandë

hidrocentralet (mbi 1500 të tillë). Përveç tyre janë ngritur edhe termocentrale që punojnë me qymyr.

**Bujqësia** në vendet e Evropës Veriore karakterizohet me sipërfaqet bujqësore të kufizuara. Kështu, për shembull, në Suedi ato zënë 12% të sipërfaqes, në Norvegji 8%, në Finlandë 10%, kurse në Danimarkë 62%.

Bujqësia është orientuar në shërbim të blegtorisë. Kjo është karakteristike, pothuaj, për të gjitha shtetet e Evropës Veriore. Pos bimëve foragjere për kafshë, prodhohen edhe drithërat, sidomos gruri, elbi e tërshëra (Danimarkë e Suedi e më pak në vendet tjera). Blegtoria është më e rëndësishme bujqësore.




• Gazi suedez

Kultivohen lopët për qumësht, demët për mish, derra e më pak dele e dhi. Blegtoria është e specializuar në prodhimin e qumështit (rreth 2 milion krerë lopë) dhe përpunimit të produkteve të tij, që përbëjnë edhe ushqimin bazë të popullsisë.

Në bujqësi dhe peshkatari me pjesëmarrje më të madhe të fuqisë dallohet Danimarka (19%).

**Energjia** dhe **minerali i hekurit** kanë mundësuar zhvillimin e metalurgjisë së zezë, të **industrisë** së metaleve dhe asaj të makinave, e avionëve, ajo mekanike, elektroteknike. Këto degë industriale më shumë janë të koncentruara në Suedi e Norvegji, duke shtuar edhe industrinë e aluminit në Norvegji dhe të anijendërtimtarisë, pothuaj në të gjitha shtetet e Evropës Veriore.

Industria e drurit është ngritur pranë brigjeve të lumenjve dhe liqeneve, të cilët shërbejnë për transportimin e materialit druror. Prodhimet kryesore të industrisë së drurit janë: l*ënda e sharruar për ndërtim, celuloza, letra, mobiljet* etj. Industria e drurit me prodhimet e tyre dallohen Finlanda e Suedia.

Në pjesën bregdetare është vendosur *industria tekstile* dhe ajo *ushqimore.*

Në Suedi është i zhvilluar *transporti ajror, automobilistik, detar* dhe liqenor.



• Qytet peshkatarësh në Islandë

Ajo eksporton hekur, makineri, lëndë druri e prodhime të tij dhe importon naftë, qymyr, metale me ngjyra, prodhime ushqimore etj.

**Peshkimi** më shumë është i zhvilluar Norvegji për shkak të daljes së drejpërdrejt në ujërat e Detit të Norvegjisë si dhe në Danimarkë.

Në bregun detar, prej Oslos deri në Hamerfest, gjenden mbi 220 fabrika me kapacitete të ndryshme për përpunimin e peshkut.

**Turizmi** në vendet e Evropës Veriore është mjaft i zhvilluar sepse ky rajon evropian disponon me objekte të ndryshme natyrore dhe antropogjene. Rëndësi të madhe për turistët e vendeve të tjera të botës janë liqenet glaciale, format e ndryshme gjeomorfologjike, fjordet dhe jeta e njerëzve në vendbanimet pranë fjordeve, qytetet moderne me objekte të shumta historike e kulturore dhe mënyra e jetesës së popullsisë së saj.

Këto shtete disponojnë me lokalitete turistike, siç janë: parqet nacionale, turizmi i gjahut, turizmi dimëror për skijim e rekreacion, ujërat termonineral dhe përjetimi i saunave (banjave me ujë e avull të ngrohtë) e tjerë. Më shumë vizitohen qytetet më të mëdha, posaçërisht kryeqytetet e tyre.

**Pyetje dhe detyra**

- Ç'farë kushtet natyrore ekzistojnë në shtetet e Evropës Veriore lidhur me zhvillimin ekonomik?
- Përmendni disa resurse natyrore që ndikojnë për zhvillim të industrisë së tyre.
- Cili është shteti i liqeneve dhe vullkaneve e gejzereve në Evropën Veriore?
- Si është e zhvilluar bujqësia dhe peshkimi në këto shtete?



• Akullnaj në Islandë

**Fjalor termash**

**Sipërfaqe e ujit**- Faqja e sipërme e një mase uji. P.sh. sipërfaqja e detit, liqenit, lumit, kënetës, pusit.
**Stom buzëdetar**- Stom a grup stomesh koralore, që shtrihen shumë afër bregdetit dhe nuk janë të ndara nga bregu me kanal ose lagunë.
**Litorarizimi**- Koncentrim i popullsisë dhe ekonomisë në viset e bregdeteve.
**Monarkia**- Formë e rregullimit shtetëror ku me shtetin udhëheq një njeri me trashgim të qeverisjes edhe te anëtarët tjerë më të ngushtë të familjes.
**Republikë parlamentare**- vende demokratike që parlamentet e tyre zgjidhen në zgjedhjet e përgjithshme.
**Shtet federativ**- janë shtete që brenda territorit të tyre kanë krijuar edhe shtete të tjera të kashkësive kombëtare etj. Pos kuvendeve federative kanë edhe kuvendet autonome të tyre. Shtetet e këtilla janë dy dhomëshe.





## PËRSËRITJE

-Si është pozita gjeografike gjeografike e shteteve të Evropës Veriore.

- Cilat rryma atlantike e rrahin bregdetin e Evropës Veriore?

**Shpjegoni:**

1. Karakteristikat themelore te rregullimit shtetëror të vendeve skandinave
2. Rolin e relievit dhe të klimës në Evropës Veriore.
3. Karakteristikat e bregut detar dhe rëndësinë e tyre.
4. Popullsinë e shteteve dhe komentoni tabelën në libër.
5. Gjuhët e tyre dhe afërsitë gjuhësore të popujve të Evropës Veriore.
6. Resurset natyrore dhe ekonomia e Evropës Veriore.

**SHFRYTËZONI INTERNETIN DHE**

**Google Earth**



# EVROPA E MESME

**Mendoni dhe përgjigjuni**

- Në hartën gjeografike përcaktoni kufijtë e Evropës Qendrore ndaj rajoneve të tjera Evropiane.
- Cilat hapësira gjeografike i përfshijnë shtetet e Evropës Qendrore?
- Pse, shtetet e Evropës Qendrore paraqesin një mozaik të begatshëm ekonomik dhe kulturor?



Evropa e Mesme

## POZITA GJEOGRAFIKE , SHTETET DHE KRYEQYTETET E TYRE

Evropa e Mesme përbën një urë lidhëse për rajonet dhe shtetet tjera të Evropës. Ka një shtrirje të gjerë si në relacionin perëndim-lindje, ashtu edhe në drejtimin veri jug. Me përjashtim të Evropës Jugore, ajo nuk ka kufij të qartë me rajonet e tjera të Evropës. Evropa e Mesme shtrihet nga Deti i Veriut dhe ai Baltik deri në Detin e Zi në lindje, nga Ultësira Gjermano-Polake e deri në atë të Danubit të Mesëm dhe territorit të Bjellorusisë. Edhe pse Evropa e Mesme ka dalje në det, në veri dhe në lindje, ajo ka karakter tipik kontinental. Nëpër territorin e saj kalojnë rrugë të rëndësishme kontinentale duke filluar prej Evropës Perëndimore e deri në territoret e shteteve të Evropës Lindore. Po të njëjtat karakteristika, ndoshta edhe më të fuqishme lidhet midis shteteve në relacion veri-jug. Tradicionalisht, shtetet e Evropës së Mesme kanë pasur lidhje me të gjitha






• Bundestagu gjerman

rajonet evropiane që e rrethojnë atë. Këto drejtime komunikative dikur dhe sot kanë lidhur popujt e Evropës së Mesme me ato të Egjeut dhe Lindjes së Afërme. Alpet edhe pse janë të larta, megjithatë nëpër to kalojnë rrugë të rëndësishme, të cilat lidhin zona të ndryshme të rajonit (tuneli Simplon 20 km i gjatë etj.). E njëjta dukuri është prezentë edhe me shtetet e Evropës Lindore, për shkak të nevojës së madhe të këmbiminit të energjentëve dhe të mallrave të tjera.

Në **Evropën e Mesme** ekzistojnë edhe lumenj të rëndësishëm për lundrim. Lumi Danub dhe Reni midis veti janë të lidhura me kanal. Kjo mundëson lundrimin e frotilës lumore prej Detit të Veriut e deri në Detin e Zi. Pos autostradave moderne, në këtë rajon evropian ekzistojnë edhe linja moderne hekurudhore, sidomos në Gjermani, Zvicër, Austri, Hungari, Poloni e tjera. Komunikacioni ajror si ai gjerman, austriak, zvicer-an e tjerë me numër të aeroporteve të shumta ndërkombëtare, lidhjet janë të shpejta dhe racionale.

Evropa e Mesme është bërthama e kontinentit të Evropës që ofron shumë kultura shpirtërore e materiale, bashkëpunim në shumë fusha ekonomike, kulturore, arsimore e tjerë.

Në Evropën e Mesme përshihen 10 shtete me dhjetë kryeqytete të rëndësishme: Zvicra (Berni), Austria (Vjena), Gjermania (Berlini), Lihtenshtajni (Vaduz) Polonia (Varshava, Çekia (Praga), Sllovakia (Bratislava), Bjellorusia (Minska), Letonia (Riga) dhe Estonia (Vilnus). Në kuadrin e këtyre shteteve pjesa më e madhe e tyre janë shtete anëtare të Bashkësisë Evropiane. **Tregoni cilat janë ato? Cili prej tyre ka më shumë banorë?**

• Peisazh natyror në Gjermaninë e Mesme



**Pyetje dhe detyra**

- Ç'pozitë gjeografike ka Evropa e Mesme?
- Në hartën gjeografike vëreni shtrirjes e Evropës së Mesme dhe konstatoni lidhjet me rajonet tjera të Evropës
- Ç'rol luan lumi Danub pozitën gjeografike të rajonit të Evropës së Mesme?

## KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË RREGULLIMIT SHTETËROR

Shtetet e Evropës së Mesme kanë rregullime të ndryshme shtetërore. **Gjermania** është shtet parlamentar dy dhomësh federal. Këshilli federativ përbëhet prej 60 pëfaqësuesve të qeverive të shteteve federale. **Zvicra** është republikë konfederative e përbërë prej *20 kantoneve* dhe *6 nëkantoneve*. Parlamenti federativ përbëhet prej Këshillit nacional dhe Këshillit të kantoneve. Këshilli nacional e zgjedh kryetarin e shtetit.

**Austria** është **republikë federale** e përbërë prej 9 shteteve federale-kantoneve. Parlamenti i këtij shteti përbëhet prej Parlamentit nacional dhe federal. Kryetari i qeverisë e zgjedh kryetarin e shtetit.

**Lihtenshtani** është mbretëri parlamentare.

**Polonia** është shtet parlamentar dy dhomësh (Parlamentin e përbëjnë Dhoma e poshtme (Sejmi) dhe Dhonën e Lartë (Senati). Kryetarin e shtetit e zgjedhin dy dhomat e saj.

**Çekia** (dy dhomëshe) dhe **Sllovakia** (një dhomëshe) janë shtete parlamentare. Në të dy shtetet kryetari zgjidhet nga dhomat parlamentare.

## KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË RELIEVIT DHE KLIMËS NË EVROPËN E MESME

Në këtë hapësirë veçohen disa njësi fiziko-gjeografike: **Ultësira Gjermano-Polake, Malet Qendrore Gjermano-Çeke, vargjet malore të Alpeve dhe të Karpateve, Ultësira e Danubit të Mesëm dhe Ultësirat valëzore të shteteve baltike dhe Bjellorusisë.**

**Ultësira Gjermano-Polake** shtrihet nga lumi Ren në perëndim deri në kufirin lindor të Polonisë, nga Deti i Veriut dhe Baltik në veri deri në viset e larta malore në jug. Kjo është ultësira më e madhe në Evropën e Mesme. Në pjesën perëndimore ajo është më tepër moçalike, kurse në lindje ka shumë liqene akullnajore. Është e hapur nga veriu.

**Malet Qendrore Gjermano-Çeke** shtrihen në jug të ultësirës së lartpërmendur. Këtu hyjnë malet Shvarcvald e Harc të Gjermanisë dhe malet në perëndim të kufirit me Çekinë (Shumava dhe malet e Kërkonoshkiti). Është zonë e pasur me minerale të ndryshme; ndodhen disa zona industriale (Ruhri, Sara, Shlezia).

**Fjalor termash**

**Përrockë** (ose përrua) akullnajore-rrjedhë e vogël uji nën akullnajën malore. Krijohet nga uji i shkrirjes sipërfaqësore (ablacioni) të akullnajës, i cili nëpërmjet plasave zbret deri në fundin e shtratit të akullnajës, dhe del në mbarim të ballit të akullnajës.

**Përrua guror**-përrenj malorë që krijohen nga shirat e vrullshme (rrebeshet), të cilat përpos lëndës së imët, bartin edhe sasi shumë të mëdha gurësh dhe blloqesh shkëmbore nga pjesët e epërme të shpateve malore.



• Harta memece fizike-gjeografike e Evropës

Malet janë të pasura me pyje, kullota dhe fusha pjellore që gjenden midis tyre. Në këtë pjesë të Evropës Qendrore mbizotëron klima mesatare kontinentale.**Alpet** janë male të reja dhe të larta, me lugina të shumta lumore. Alpet janë malet më të larta në Evropë. Ato shtrihen në drejtim perëndim-lindje në gjatësi prej 1000 km. Fillojnë nga gjiri i Lionit dhe arrijnë deri në Danub, në Ultësirën e Panonisë. Në Alpe kemi një numër të madh akullnajash (Akullnaja më e madhe është Aleç, 27 km e gjatë) dhe liqenesh akullnajore (liqeni i Gjenevës, i Bodenit, i Zurihut etj.). Karpatet zënë pjesën më të madhe të territorit të Sllovakisë. Mali më i lartë këtu është Tatra (2655 m).Në Alpe dhe Karpate mbizotëron klima malore me reshje të shumta shiu dhe bore. ***Ultësira valëzore e shteteve baltike dhe Bjellorusisë***, janë mbetje e procese akullnajore, tokë morenore dhe e liqeneve akullnajore.

**Detyrë**

- Gjeni malet Alpe, Karpatet dhe Ultësirën e Panonisë? Hartën gjeografike memece në libër krahasoni me hartën gjeografike në atllasin tuaj shkollor dhe komentoni shtrirjen e tyre hapësinore.

Evropa e Mesme karakterizohet me klimë të mesme kontinentale. Veçoritë e klimës së mesme kontinentale më të shprehura janë në lindje të Evropës së Mesme se sa në perëndim. Në pjesën perëndimore për shkak të ndikimit të erërave perëndimore lehtë depërtojnë në viset e ulta të Evropës Qendrore, kështu që prej Detit Baltik ndikimet e klimës atlantike janë më të dukshme. Në këtë pjesë të këtij rajoni dimrat janë më të butë dhe me reshje më të mëdha. Në pjesën jugore të Evropës së Mesme për shkak të shtrirjes së Alpeve, në këtë territor nuk ka ndikim klima mesdhetare. Në pjesën jugore të Evropës së Mesme, mbretëron klima e ashpër e klimës së mesme kontinentale dhe ajo malore. Sasia e reshjeve sillet prej 800-1000 mm, ndërsa në Alpe deri në 2000 mm, kurse në lindje të këtij rajoni sasia e reshjeve është më e vogël prej 750-500 mm.

## ULTËSIRA E PANONISË DHE RËNDËSIA E SAJ PËR ZHVILLIMIN EKONOMIK

Ultësira e panonisë shtrihet në pjesën qendrore të Evropës së Mesme. Ajo shtrihen në më shumë shtete. Pjesa më e madhe e Panonisë shtrihet në Hungari dhe është shtet tipik panonik. Pjesërisht, por me sipërfaqe të mëdha kjo ultësirë shtrihet edhe në Austrinë Verilindore, një pjesë të territorit të Çekisë dhe tërë rajonin e Moravisë së Sllovakisë. Natyrisht, kjo ultësirë shtrihet në territor të madh edhe në Romani, duke përfshirë pjesën veriperëndimore të saj.

Panonia jugore depërton edhe në territorin e Sllovenisë, Kroacisë, Bosnës e Hercegovinës dhe të Serbisë (Vojvodinë). Ky basen i madh ultësinor më parë ka qenë i mbuluar me ujërat e det-liqeneve. Sot, si relikt i këtyre ujërave ka mbetur vetëm liqeni i Ballatonit në Hungari.

Panonia për të gjitha shtetet paraqet begati e madhe për zhvillimin e veprimtarive ekonomike, sidomos të bujqësisë. Ajo është hambari më i madh i drithërave (grurit, misrit, elbit, thekërit), kulturave industriale (panxhar sheqerit, lulediellit, linit e konopit), perimeve dhe pemëve të Evropës së Mesme.

Lumi kryesor që kalon nëpër Panoni është Danubi i lundrueshëm me degë të shumta nga të gjitha horizontet. Ujërat e Danubit dhe të degëve të tij në periudhat e thata shërbejnë për ujitjen e sipërfaqeve bujqësore.

Panonia disponon edhe me rezerva të konsiderueshme të naftës e të gazit natyrorë, minerale të ndryshme, sidomos tokë argjilore për prodhimin e tullave dhe qeramikës, minerale për prodhimin e çimentos e tjerë.

Nëpër këtë ultësirë kalojnë rrugë të rëndësishme kontinentale, qofshin ato autostrada, hekurudha, linja ajrore, lundrim lumor. Danubi dhe Reni lidhin Detin e Veriut dhe Detin e Zi. Gjithashtu, nëpër territorin e Panonisë kalojnë edhe gypërcjellës së naftës e të gazit natyror e tjerë.

Në Panoni janë zhvilluar qytete të mëdha. Disa prej tyre janë kryeqytete të shteteve.



• Ultësira e Panonisë



# ALPET DHE RËNDËSIA E TYRE PËR VENDET E EVROPËS SË MESME

**Alpet** përfshijnë pjesën jugore të Evropës së Mesme, sidomos Zvicrën, Austrinë, Gjermaninë dhe Karpatet që janë poashtu të tipit alpin. Janë vargmale të tipit alpin duke vazhduar prej Çekisë e Sllovakisë në drejtim të Rumanisë.

Alpet me lartësinë e tyre paraqesin pengesë të madhe në më shumë fusha: pengojnë ndikimet mediteranike të depërtojë në drejtim të Evropës së Mesme, dhe anasjelltas, masat e ftohta ajrore të depërtojnë në drejtim të basenit të Mesdheut.

Alpet kanë rëndësi të shumëfishtë në zhvillimin e ekonomisë. Alpet janë male të larta me shpate të thepisura. Në këto male gjenden një numër i madh i akullnajave dhe liqeneve graciale. Alpet veriore që prekin territorin e shteteve alpike (Zvicrën dhe Austrinë) dhe një pjesë të Gjermanisë Jugore kapin lartësinë mesatare rreth 3000 metra. Shpatet rrëpijshëm lëshohen në drejtim të **rrafshnaltës Gjermano-bavare.** Në pjesët e luginave lumore, popullsia e vendeve alpine dhe një pjesë e popullsisë së shtetit gjerman zhvillon ekonomi bujqësore, blegtorale dhe turizëm malor. Alpet edhe për disa shtete të Evropës Qendrore kanë rëndësi për hidroenergji.

**Gjeni këto shtete në hartën gjeografike?**

• Incizim satelitor i Evropës së Mesme



Alpet Zvicerane, Austriake dhe Gjermane gjatë dimrit në to zhvillohet turizmi dimëror, rekreative-sportiv. Alpet lindore të Evropës së Mesme fitojnë sasi më të madhe lagështie. Për këtë shkak në këtë pjesë të Alpeve janë karakteristike kullosat malore të kualitetshme. Për kundër kësaj, Alpet Lindore karakterizohen me reshje më të pakta dhe kullosat janë më të varfëra. Reshjet në këtë pjesë të Evropës së Mesme sillen midis-500-800 mm brenda vitit. Zvicra dhe Austria janë shtete alpine. Këto dy shtete disponojnë me lokalitete të rëndësishme turistike. Në disa prej tyre mbahet edhe garat evropiane e botërore në skijim.

**Konstatojmë**: Alpet e Evropës së Mesme kanë këto cilësi për zhvillimin ekonomik: turizëm dimëror e veror), eksploatimin e disa mineraleve për ndërtimtari, për gjah të kafshëve të egra, për alpinizëm, blegtori, mbledhjen e bimëve shëruese, ndërtime lokalitetesh për rehabilitime shëndetësore e tjerë.

**LEXOJMË**

Alpet përgjithësisht ndahen në dy drupe kryesore: Alpet Perëndimore dhe Alpet Lindore. Kjo ndarje kalon përmes liqenit Bodense dhe Komo. Alpet Perëndimore të larta, Alpet Qendrore fare pak kapin sipërfaqen e Evropës së Mesme, ndërsa Alpet Lindore përfshijnë territorin e Austrisë, Gjermanisë, Italisë, Lihtenshtajnit, Sllovenisë dhe Zvicrës.

**Pyetje e detyra**

- Në cilët vende të Evropës së Mesme dhe Evropës Juglindore shtrihet Ultësira e Panonisë?
- Çfarë rëndësie ekonomike ka kjo ultësirë?
- Çfarë begati natyrore ofron Ultësira e Panonisë?
- Cilët qytete më të mëdha janë zhvilluar në këtë ultësirë?
- Në hartën gjeografike gjeni linjat më të rëndësishme të komunikacionit automobilistik dhe hekurudhor që kalojnë nëpër këtë ultësirë.

## LUMENJTË DHE RËNDËSIA E TYRE PËR JETËN E NJERIUT

Lumenjtë më të rëndësishëm në Evropën e Mesme janë: **Danubi**, **Reni, Odra, Majna** me degët e tyre e tjerë. Pjesa më e madhe e lumenjve në Evropën e Mesme midis veti janë të lidhura me kanale. Kështu, për shembull, kanali më i njohur është ai i Mitelandit në gjatësi prej 321 km. Ky kanal i lidhë degët më të mëdha të **Renit** dhe **Elba**. Pastaj të rëndësishëm janë kanalet që lidhin lumin Majna-Danub (171 km). Lumenjtë të tjerë të rëndësishëm janë: Elba, Odri, lumenjtë në Poloni (lumi Visla), pastaj Tisa dhe disa degë të tjera që i bashkëngjiten në Panoninë kroate-serbe dhe hungareze. Lumi kryesor është **Danubi**, i cili gjatë reshjeve të mëdha përmbyt rajonet përreth. Degët e Danubit janë: *Tisa, Drava* etj.

Në Ultësirën e Panonisë mbizotëron klima kontinentale me verë të nxehtë dhe dimër të ftohtë. Sasia e reshjeve shkon nga 600-700 mm/vit. Ato bien në fillim të verës, atëherë kur bimësia ka nevojë të madhe për to. Në kushte të tilla klimatike bimësia është e tipit stepor. Është një ndër ultësirat më pjellore të Evropës.

Pos rëndësisë për lundrim, disa degë të lumenjve ultësinor të Evropës së Mesme me degët e tyre që burojnë nga malet e larta dhe që kanë lugina të gjëra e të thella janë shndërruar në liqene për fitimin e energjisë elektrike. Regjimi dhe rrjeti lumor është i dendur dhe i pasur me ujë pa rreziqe që niveli i tyre mesatar të bie nën mesataren minimale. Gjatë reshjeve të

**Fjalor termash**

**Morena**- formë relievike e krijuar me shtresimin e materialit bartës së akullnajeve.

**Klima malore**-tip klimatik me dimra të ashpër dhe verëra të freskëta dhe reshje të bollshme të shiut dhe borës.

**Rijase**- grykëderdhje të vërshuara lumore, që krijohen me ngritjen e nivelit të detit si shkak i shkrirjes së masave të akullit.

**Estuare**- grykëderdhje lumore në formë hinke të krijuara në bregdete me dallime të mëdha midis batiës dhe zbaticës.

**Breg abisal**-brigje që ngrihen mbi fundin më të thellë të oqeanit.

**Buenë deti**-valë e madhe shkatërruese e detit.





• Veshja popullore austriake

mëdha dhe shkrirjes së borës në pranverën e vonshme, niveli i të gjithë lumenjve të Evropës Qendrore e rrisin nivelin e tyre.

Në Gjerdap, lumi Danub paraqet potencialin hidroenergjetik, i ndërtuar nga investimet e dy shteteve: Jugosllavisë së mëparshme dhe Rumanisë.

**Pyetje dhe detyra**

- Në hartën gjeografike gjeni rajonet Rur dhe Sarë dhe qytetet më të mëdha industriale të Gjermanisë.

Gjeni në hartë lumenjtë kryesor të Evropës së Mesme?

Në hartën gjeografike gjeni kanalit me të cilin lidhet Danubi me lumin Reni?

Çfarë rëndësie ekonomike kanë lumenjtë e Evropës së Mesme për zhvillimin ekonomik?

## POPULLSIA E EVROPËS SË MESME

Popullsia në Evropën Qendrore është e shpërndarë në mënyrë të pabarabartë. Kështu, zonat e ulta fushore janë më të populluara se ato të larta malore. Këto shtete përbëhen nga popuj të grupeve të ndryshme.

Rritja natyrore e popullsisë në vendet e Evropës së Mesme është e ulët. Hungaria vite me rradhë shënon shtim netativ natyror, kurse në vendet tjera ky tregues shënon vlerë prej 0-3 promila. Edhe dendësia e popullsisë nuk është e njejtë. Rajonet e ulta me bujqësi dhe industri të zhvilluar, kanë dendësi më të madhe. Në këtë rajon jetojnë **51%** të popullsisë gjermane, **28%** të sllavëve, afro **14%** të romanëve dhe **6%** të popullsisë hungareze dhe popujve të tjerë. Pothuaj e gjithë hapësira e Evropës së Mesme ka popullsi të përzier, si për nga aspekti etnik ashtu edhe fetar.

• Tabela e popullsisë së shteteve të Evropës së Mesme

| Vendet | Sipëfaqja në km$^2$ | Numri i popullsisë | Dendësia mesatare në b/km | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Austria | 83.871 | 8.060.000 | 96 | Vjena |
| Bjellorusia | 207.595 | 9.881.000 | 48 | Minsk |
| Gjermania | 357.027 | 82.604.000 | 231 | Moska |
| Estonia | 45.227 | 1.353.000 | 30 | Talin |
| Lihtenshtajn | 160 | 34.100 | 213 | Vaduz |
| Lituania | 65.300 | 3.454.000 | 53 | Vilnius |
| Letonia | 64.589 | 2.324.000 | 36 | Riga |
| Polonia | 312.685 | 38.623.000 | 124 | Varshava |
| Lihtenshtajn | 160 | 34.100 | 213 | Vaduz |
| Sllovakia | 49.034 | 5.402.000 | 110 | Bratislava |
| Çekia | 78.886 | 10.202.000 | 130 | Praga |
| Zvicra | 41.285 | 7.336.000 | 178 | Berni |

Dendësia e popullsisë në Gjermani është rreth 230 banorë km². Në zonën e Ruhrit dendësia shkon në mbi 1500 banorë km². Rreth 90 % e popullsisë gjermane jetojnë në qytete. Shumë qytete të zonës së Ruhrit janë bashkuar ndërmjet tyre dhe kanë krijuar aglomeracione të mëdha. Këto dukuri quhen konurbacione. Sot në Gjermani një pjesë e madhe e popullasisë është vendosur në lagjet periferike të qyteteve. Në sektorin industrial janë punësuar rreth 40% e popullsisë si e aftë për punë, kurse në bujqësi rreth 9%. Polakët përbëjnë 98% të popullsisë së shtetit. Ndër pakicat kombëtare përmendim gjermanët, bjellorusët etj. Ky homogjenitet u krijua pas Luftës së Dytë Botërore me ndryshimet që iu bënë kufijve dhe me masë të popullsisë. Pas luftës u shpërngulën rreth 2 milionë gjermanë dhe 600 mijë bjellorusë dhe ukrainas. Nga Rusia u larguan 1,8 milionë polakë, të cilët u vendosën në Poloni.




• Grafikoni i popullsisë së shteteve të Evropës së Mesme

Çekët përbëjnë rreth 94% të numrit të përgjithshëm të popullsisë, sllovakët 3%; pjesa tjetër janë popuj me prejardhje sllave. Gjithashtu aty jetojnë edhe gjermanë, hungarezë, hebrenj dhe polakë.

Dendësia mesatare e popullsisë është 130 banorë për km². Kjo dendësi është më e madhe në zonat e industrializuara.

Më tepër se gjysma e numrit të përgjithshëm të popullsisë jeton në qytete. Kryeqyteti është Praga me rreth 1,3 milionë banorë. Qytete të tjera të mëdha janë: Bërno, Ostrava, Pëllzeni, Karlovi Vari etj.



• Gdanjsk-qytet bregdetar në Detin Baltik



• Fabrika BMW-Gjermani

# EKONOMIA E EVROPËS SË MESME (DIKUR DHE SOT)

Për zhvillimin e shpejtuar ekonomik të Evropës së Mesme kanë ndikuar shumë faktorë natyror, sidmos llojllojshmëria e begative natyrore dhe resurset njerëzore (kuadrot profesionale).

Para revolucionit industrial ekonomia e shteteve të Evropës së Mesme kishte karakteristika të prodhimeve manifakturale me produktivitet të vogël ekonomik. Ekonomia e sotme është udhëheqëse në ekonominë botërore.

**Xehetaria** është e lidhur me nxjerrjen e qymyrit. Rajonet kryesore mineralmbajtëse janë pellgu i Ruhrit dhe Sarës në Gjermani, ai i Krakovite në Poloni. Pellgu i Ruhrit jep rreth 80% të sasisë së përgjithshme të qymyrit, 90% të koksit dhe 75% të çelikut. Pellgu i Sarës është i pasur në qymyr, hekur, bakër, plumb, kripë etj. Termocentralet prodhojnë rreth 94% të energjisë së përgjithshme. Ajo ka edhe rezerva nafte në Ultësirën Veriore Gjermane. Gjermania plotëson me naftë vetëm 30% të nevojave të vendit. Hidroenergjia në Austri jep sasi të konsiderueshme të energjisë elektrike dhe centraleve atomike. Polonia Jugore zë hapësirën e Karpateve dhe të Sudeteve e cila pos sipërfaqeve pjellore dhe kullosave ësht e pasur edhe me burime energjetike dhe me minerale të shumta. Dallohet pellgu i Shlonit, i pasur me qymyr. Rezervat e naftës mendohen të jenë rreth 600 milionë tonë.




• Vetura Shkoda- Çeki

**Bujqësia** dallohet për shkallën e lartë të mekanizimit. Kulturat kryesore që mbillen janë: drithërat (gruri, elbi, tërshërë), patatja, bimët industriale (luledielli dhe panxharsheqeri), bimët foragjerë, pemët, vreshtat etj. Degë e rëndësishme e ekonomisë bujqësore është dhe blegtoria. Rriten gjedhë dhe derra. Zonat më të zhvilluara ekonomike janë kryesisht ultësirat e Evropës Qendrore. Në bujqësi mbizotëron kultivimi i drithërave, bimëve industriale etj. kurse në hapësirat më të larta është zhvilluar ekonomia pyjore dhe blegtoria. Shkalla e zhvillimit ekonomik është e ndryshme.



• Kralicki-fushë bregore

Gjermania, Rumania, Hungaria janë prodhuesit më të mëdhenj të drithërave (gruri, misri, elbi). Pos tyre kultivohen edhe bimë industriale si: luledielli, panxharsheqeri, konop, liri etj. Blegtoria është e specializuar në rritjen e gjedhit, derrit e dhenve.

Në ekonominë bujqësore rolin kryesor e luan blegtoria, zhvillimin e së cilës e kushtëzon edhe relievi me livadhe e kullota të mira. Ajo është e specializuar në rritjen e gjedhit për prodhimin e qumështit. Në pjesët më të ulëta rriten edhe derrat, sidomos në pjesën e ulët lindore të Austrisë (pellgu i Vjenës). Blegtoria është e specializuar në rritjen e gjedhit dhe të der-

rave. Natyrisht, Hungaria, Rumania, Polonia, sidomos ajo jugore dhe Gjermania janë bartësit kryesor edhe të prodhimeve blegtorale, që dallohen për nga kualiteti dhe llojllojshmëria prodhuese e tyre (Zvicër e Austri).

**Industria** ruan rolin kryesor në ekonominë e shteteve të Evropës së Mesme. Në industrinë gjermane dominon metalurgjia e zezë dhe e e makinave, e cila hekurin e siguron nga importi prej Suedisë, Francës, Spanjës etj. Ajo zë vendin e katërt në botë për prodhimin e çelikut. Rajonet kryesore të metalurgjisë së zezë gjenden në Ruhr dhe në Sarë.



• Mynih

Metalurgjia me ngjyra është e përqendruar në Ruhr, Sarë dhe në qytetet - porte. Degë të tjera të industrisë janë: industria elektroteknike, ajo e makinave me qendrat kryesore në Dyseldorf, Hanovër, Këln etj., në zonën e Ruhrit prodhohen lokomotiva, vagona dhe anije, ajo e tekstilit dhe ushqimore etj.

Industria e automobilave është më e zhvilluar në Gjermani e Çeki, ajo kimike (në Gjermani, Çeki, Hungari e Austri) të orientuar në prodhimin e acideve, plehrave artificiale, të kauçukut, të masës plastike dhe fijeve sintetike. Poashtu në shtetet e Evropës së Mesme është zhvilluar industria e tekstilit, e lëkurës, ushqimore e tjerë të vendosura kryesisht nëpër qytetet e mëdha të Evropës së Mesme.

Zvicra është vend i industrisë orëve më të kualitetshme në botë, popullsia e është e kyçur kryesisht në sektorin terciar (sherbime të ndryshme, sistemin bankar, administratë e tjerë).



• Ora zvicerrane

**Komunikacioni** automobilistik, hekurudhor, lumor e ajror është mjaft i zhvilluar. Pos tyre komunikacioni lundrues lumor dhe detar, poashtu është i modernizuar. Evropa e Mesme paraqet nyje linjash komunikative të autostradave ndërkombëtare, e hekurudhave me rrjetë të dendur që lidhin vendet e të gjitha rajoneve, si me Evropën Perëndimore me atë Lindore, dhe Evropën Veriore me atë Jugore.

Komunikacioni lundrues lumor, sidomos ai midis Danubit dhe Renit janë më të rëndësishë sepse lidhin shtetet prej Detit të Veriut e deri te Deti i Zi. Lumi Reni rrjedh nëpër zonat më të zhvilluara industriale.

Portet më të mëdha të Gjermanisë, janë: Hamburgu, Bremeni, Kili, Rostoku etj. Komunikacioni ajror është i zhvilluar më shumë Gjermani, në tëlin ekzistojnë një numër i madh i aeroporteve ndërkombëtare, pastaj vie ai austriak e zviceran e tjerë.

Transportin më të madh detar e realizon Gjermania nga qytet limani i Hamburgut.

**Turizmi** më shumë është i zhvilluar në malet e Alpeve, Tatrat, si edhe në qytetet me monumente të shumta kulturore-historike. Qendra të njohura turistike janë: Sen Morici, Davosi, Insbruku, qendra e Tirolit austriak në luginën e lumit In etj. Insbruku dhe Vjena janë qendrat kryesore turistike të Austrisë. Turizmi dimëror është zhvilluar në malin Tatrat e Larta (në Zakopane) dhe në viset e tjera malore. Natyra e mrekullueshme me male të larta, lugina tërheqëse, liqene të bukura, ujëra rrjedhëse e ajër të pastër tërheqin një numër të madh turistësh.




• Aeroplan udhëtarësh



Bratisllava

**Pyetje dhe detyra**

- Cilat janë parakushtet natyrore për zhvillimin e industrisë në shtetet e Evropës së Mesme?
- Me çfarë prodhimesh industriale mund t'i identifikoni shtetet e Evropës së Mesme?
-Cilët shtet të Evropës së mesme prodhojnë automobila kualitativ për tregjet botërore?
- Cilët degë industriale janë më të zhvilluara në Evropën e Mesme.
- Zvicra me cilët prodhime dallohet në tregun botëror?.
- Cilat shtete prodhojnë më shumë thëngjill dhe kanë termoelektrana?
- Cilit shtet i takon krahina e Rurit dhe cilit shtet krahina e Moravisë?
-Analizoni hartën tematike të koncentrimit të industrisë në Evropën e Mesdhe dhe komentoni hartën në fjalë.



## PËRSËRITJE

- Pse thuhet se Evropa e Mesme nuk ka kufijë të definuar si rajonet tjera të Evropës.
- Si është pozita gjeografike e shteteve të Evropës së Mesme.
- Krahasoni karakteristikat klimatike të Evropës së Mesme me atë Perëndimore dhe Evropën Jugore.
- Përkujtohuni në cilat shtete të Evropës së Mesme dominojnë malet Alpe, Karpatet dhe Tatrat.
- Cilat erëra më shumë depërtojnë në në hapësirën e Evropës së Mesme. Tregoni shkaqet dhe pasojat nga ato erëra në këto vende.
- Në cilin shtet ndihen ndikimet e pakëta të klimës atlantike. Krahasoni karakteristikat e klimës atlantike me atë kontinentale dhe klimës polare.

Shpjegoni:

1. Karakteristikat themelore te rregullimit shtetëror të vendeve të Evropës së Mesme
2. Rolin e relievit dhe të klimës në Evropës e Mesme.
3. Popullsinë e shteteve dhe komentoni tabelën në libër.
4. Cilët gjuhë fliten në Evropën e Mesme.
5. Cilët popuj e flasin gjuhën sllave, gjermane, ugro-finlandeze, italiane, francese.
6. Cilat shtete të Evropës së Mesme kanë bujqësi më të zhvilluar.
7. Cilat shtete janë më të zhvilluara industriale, dhe shpjegoni arsyet e zhvillimit të tyre.
8. Numëroni disa linja komunikative më të rëndësishme që kalojnë nëpër vendet e Evropës së Mesme.
9. Nëpër cilat shtete kalon rruga automobilistike E-75.
10. Në fletorën e punës shpjegoni figurën e paraqitur në këtë faqe të librit.



# EVROPA LINDORE



Evropa Lindore

**Puna me hartë**

-Në hartën gjeografike analizoni pozitën gjeografike të Federatës Ruse. Në bazë të hartës gjeografike shpjegoni karakteristikat relievike, klimën, hidrografinë dhe zonat e bimësisë.

- Gjeni qytetet më të mëdha në pjesën e Evropës Lindore.

## POZITA GJEOGRAFIKE, SHTETET DHE KRYEQYTETET

Evropa Lindore përfshinë një sipërfaqe të madhe të kontinentit të Evropës, ndërsa Federata Ruse shtrihet edhe në tërë pjesën më të madhe të Azisë. Evropa Lindore në veri ka dalje në Detin Barenc, Detin e Bardhë dhe detin Kara, kurse në jug arrin deri në brigjet e Detit të Zi dhe detit Azov. Pjesa lindore e Evropës kufizohet me malet Urale, lumin Ural,



• Moska

liqenin Kaspik dhe ultësirës së Kaspikut dhe të Moldavisë, me ultësirën e Vllahisë. Detet në veri ngrijnë rreth 9 muaj gjatë vitit; përjashtim bën bregdeti i Murmanskut ku ndikojnë rrymat që vijnë nga veriu i Atlantikut. Rusia aziatike ka shtrirje më të madhe dhe ndryshon nga pjesa evropiane. E gjithë kjo hapësirë gjeografike njihet me emrin Siberi. Ajo ndahet në tri pjesë të mëdha: *Ultësira e Siberisë Perëndimore*, *Rrafshnalta e Siberisë Qendrore* dhe *Rajoni malor i Siberisë Lindore*. Evropa Lindore përbën një tërësi të madhe gjeografike. Ajo zë sipërfaqe të përgjithshme prej diç mbi 5,5 milionë km², kurse vetëm federatës evropiane ruse i takojnë 4,5 milionë km² ose 78,3%. Kjo do të thotë se këtij shteti gjigant i takon pothuaj afër gjysma e tërë kontinentit të Evropës. Në pjesën evropiane jetojnë 9/10 e popullsisë në Rusi. Ajo shtrihet në 11 breza kohorë, ka dalje në 12 dete dhe në 2 oqeane. Gjatësia e vijës së saj bregdetare është 16 000 km, pjesa më e madhe e së cilës është e ngrirë. Në kuadrin e Azisë lindore, pos Federatës Ruse (Moska), marrin pjesë edhe Ukraina (Kiev), Moldavia (Kishinjev) dhe Romania (Bukureshti). Moska si kryeqytet tani në tërë kontinentin e Evropës e zë vendin e parë për nga numri i banorëve prej mbi 15 milionë banorë.

**Pse, shpjegoni këtë dukuri.**

Detet e ftohta në veri si pjesë përbërëse e Oqeaninit të Ngrirë Verior e varfërojnë pozitën gjeografike të këtij shteti. Nga ana tjetër, pozitë më të mirë gjeografike kanë shtetet tjera të Evropës Lindore (Ukraina, Modlavia dhe Romania).

**FJALOR TERMASH**

**Qymyri**-paraqet lëndë energjetike. Qymyri më i kualitetshëm është qymyri i gurit, i murmë, pastaj vie linjiti dhe më në fund qymyri torva që ka më pak kilokalori.

**Fjellde**- rrafshnalta akullnajore të zhveshura shkëmbore.

**Integrim**- bashkkim, lidhmëri për interese të përbashkëta.

**Pyetje dhe detyra**

- Ç'pozitë gjeografike ka Evropa Lindore?
- Ç'rol luajnë Deti i Zi dhe Azov në zhvillimin e vendeve të Evropës Lindore?
- Cili shtet ka dalje në Oqeanin e Ngritë të Veriut dhe ç'farë rëndësie ka ky bazen ujor për atë shtet?
- Numëroni kryeqytetet e shteteve të Evropës Lindore?

## KARAKTERISTIKAT THEMELORE TË RREGULLIMIT SHOQËROR TË SHTETEVE

Të gjitha shtetet e Evropës Lindore janë republika parlamentare. Në disa prej tyre ekzistojnë, parlamente dydhomëshe siç është rasti me Federatën Ruse dhe Romaninë, ndërsa Ukraina dhe Moldavia janë shtete parlamentare njëdhomëshme. Kryetari i shtetit vetëm në Molldavi zgjidhet në kuvend, kurse në shtetet tjera në zgjedhjet e përgjithshme nga vota e popullit.

Federata Ruse përbëhet prej 21 republikave autonome, prandaj në këtë shtet deferativ ekziston Kuvendi federativ i përbërë prej Këshillit federativ dhe Parlamentit shtetëror (Duma shtetërore). Kryetari ka të drejta dhe detyrime të mëdha në qeverisjen e shtetit federativ.



• Talin-Kryeqytet i Estonisë

## RELIEVI DHE KLIMA E EVROPËS LINDORE

Relievi i Evropës Lindore është fushor. Ultësira më e madhe e rajonit është Fusha Ruse, e cila nuk i kalon 400 m lartësi. Pjesët e saj veriore janë të mbuluara me moçale. Është hapësirë e pasur me qymyr e minerale të tjera.

**Malet Urale** në lindje kanë drejtim veri-jug, që e ndajnë kontinentin evropian prej atij aziatik. Gjatësia e tij e përgjithshme me shtrirje veri-jug është rreth 2400 km. Pjesa përëndimore e tij është më e banuar se pjesa lindore. Këto male janë të pasura me minerale të ndryshme, sidomos me naftë, gazë natyror dhe thëngjill. Në kuadrin e Evropës Lindore bëjnë pjesë edhe malet Karpate dhe malet në Krim të Ukrainës.

**Pllaka ruse** është formuar në qysh në parakambrium, që e cilëson tërë territorin e pjesës ultësinore të Evropës Jugore. Në këtë ultësirë të gjerë ngritën kodra e brigje të ulta deri në 400 m.



Peisazh natyror

Në Evropën Lindore dallojmë 5 breza klimatiko-bimore. Në veri të paralelit $60^0$ mbizotëron klima polare me dy stinë: stina e gjatë dhe e ftohët e dimrit dhe stina e shkurtër e verës. Sasia e reshjeve është e vogël.

Në Moskë temperaturat janë shumë të ulëta (deri në $-20^0$C) ndërkohë që në Dublin dhe Kopenhagë (ndonëse shtrihen në të njëjtën gjerësi gjeografike) temperaturat janë shumë më të larta.

Këtu ndikojnë masat e ftohta ajrore, që vijnë nga pjesa veriore e



• Kiev

Evropës Lindore. Për shkak të hapjes nga veriu, më në jug mbizotëron klima e ashpër kontinentale me dimër të gjatë e të ftohtë dhe me verë të nxehta e të thatë.

Në pjesën veriore të Evropoës Lindore dominon klima polare. **Tundrat** në veri përfaqësohen me myshqe, likene dhe drurë të vegjël. Meqenëse shtresat e thella të tokës janë të ngrira, uji gjatë periudhës së shkurtër të verës derdhet në moçale. Në jug të zonës klimatike polare e ashpër kontinentale, në të cilën paraqiten pyjet halore, **tajgat (**pisha, bredha, qiparisa dhe mështekna). Këto kanë rëndësi të madhe ekonomike. Në jug të tyre dominon klima e mesme kontinentale me pyjet gjethërëse. Në zonën më jugore të tyre shtrihet zona klimatike-vegjetative e pyjeve gjetherënëse, **stepat** e gjysmëstepat, si dhe gjysmështkretëtirat. Stepat e kësaj pjese të Evropës Lindore janë të përshtatshme për kultivimin e drithërave dhe bimëve industriale.

Në hapësirat rreth Detit të Zi nuk janë aq të fuqishme ndikimet e klimës mesdhetare. Kjo do të thotë  mbizotëron klima kontinentale. Dimri është i ftohtë e me temperatura të ulëta, kurse vera e nxehtë dhe e thatë, Sasia e reshjeve gjatë verës është rreth 450-650 mm/vit.



• Delta e Lumit Ob- Rusi

## RRJETI LUMOR-KARAKTERISTIKAT, RËNDËSIA DHE PROBLEMET

**Fjalor termash**

**Delta**-formë e degëzuar e lumit në grykëderdhje për shkak të shtresimit të materialit transportues të lumit. Deltat në realitet krijohen në vende ku fuqia transportuese e ujit lumorë dobësohet.

Lumenjtë dhe brigjet e deteve në pjesën më të madhe të vitit janë të ngrirë. Gjatë verës akulli shkrin dhe krijon hapësira të mëdha moçalike. Në këtë periudhë lulëzon bimësia e  tundrës me myshqe dhe likene.

Lumenjtë e Evropës Lindore janë të gjatë. Ata shfrytëzohen për lundrim, për përfitimin e energjisë elektrike dhe për ujitje. Këta lumenj, duke qenë të lidhur me kanale, mundësojnë lidhjen e Detit të Zi me detin Baltik. Lumi më i gjatë i rajonit (simbol i Rusisë) dhe i Evropës është **Vollga**, e cila derdhet në liqenin Kaspik. Vollga ka një rrjet të gjatë lundrimi prej 16 mijë km. Pos Vollgës, këtij pellgu i takojnë edhe lumenjtë: Don, Dniepër dhe Dniestër, kurse pellgut të Oqeanit të Ngrirë të Veriut i përkasin lumenjtë: Dvina e Veriut dhe Peçora. Gjatë dimrit këta lumenj ngrijnë. Në verë ata shërbejnë për transportimin e lëndës drusore nga zona e shfrytëzimit në ato të përpunimit. Lumi Neva derdhet në detin Baltik.

Evropa Lindore është e pasur me liqene. Liqenet akullnajore gjenden kryesisht në pjesën veriore të Evropës Lindore. Ndër më të mëdhatë janë:

Onega dhe Ladoga. Këtu kemi edhe një numër të madh liqenesh artificiale. Një liqen i tillë është liqeni Ribinsk në lumin Vollgë. Lumenjtë e Evropës Lindore kanë potencial të madh hidroenergjetik. Ata përdoren për ujitje, transport, si dhe për peshkim. Shumë lumenj janë lidhur me kanale. Ndër liqenet përmendim: Ladogën, Onegën (pjesa evropiane), Detin Kaspik, liqeni Bajkal (pjesa aziatike).

**Pyetje dhe detyra**
- Në sa dete ka dalje Rusia dhe pjesë të kujt oqeaneve janë?
- Në sa rajone të mëdha ndahet territori i Federatës Ruse?
- Cilat janë karakteristikat relievike të Evropës Lindore?
- Cilat tipe klimatike dominojnë në Evropën Lindore?

## AFËRSITË DHE DALLIMET E POPULLSISË SË EVROPËS LINDORE

Në Evropën Lindore jetojnë rreth 210 milionë banorë me përkatësi të ndryshme etnike. Dominojnëë rusët, ukrainasit, kozakët, fiset të ndryshme mongole e tataro-turke, që flasin gjuhë të ndryshme. Popujt e këtij rajoni evropian midis veti kanë këmbyer kultura, doke e zakone, sidomos në zonat stepike e gjysmëshkretëtinore ku kanë ekzistuar edhe proceset e dyndjeve të mëdha të popujve. Natyrisht në zonëën e Liqenit të Kaspikut qysh nga e kaluara janë bërë pëzierje popujsh me përkatësi të ndryshme racore, asaj të bardhë dhe mongole. Pjesa më e madhe e popullsisë jeton në qytete.

Rusia është vend shumëkombësh, siç janë shumëkombëshe edhe shtetet tjera të Evropës Lindore. Rreth 80% të popullsisë e përbëjnë rusët; ndër pakicat e tjera kombëtare përmendim: ***tartarët, ukrainasit, moldavët, polakët, ebrejtë*** e tjerë.

Prej popujve josllavë përmendim: ***rumunët, gjermanët*** dhe ***hebrenjtë***. Përbërja etnike brenda shteteve nuk është homogjene; pakica ruse gjenden në të gjitha shtetet e Evropës Lindore. Një problem ende i pazgjidhur janë konfliktetet kombëtare në republikat e reja të krijuara pas shpërbërjes së BS.

• Tabela dhe grafikoni i popullsisë sipas shteteve të Evropës Lindore

| Vendet | Sipëfaqja në km$^2$ | Numri i popullsisë | Dendësia mesatare në b/km$^2$ | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Moldavia | 33.847 | 4.267.000 | 126 | Kishinev |
| Romania | 237.500 | 21.616.000 | 91 | Bukuresht |
| Rusia | 17.075,40 | 144.893.000 | 9 | Moska |
| Ukraina | 603.700 | 47.856.000 | 79 | Kiev |



**Fjalor termash**

**Degët ekonomike**-paraqesin sektor të ndryshëm prodhues, në kuadrin e një ekonomie shtetërore në disa raste numërohet edhe Federata Ruse.
**Lavrërtaria**-përfshinë porodhimin e drithërave, perimeve, kulturave industriale dhe kulturat foragjere.
**Kulturat foragjere**-janë bimë për ushqimin e kafshëve shtëpiake. Në to bëjnë pjesë: jonxha, lucerka, graori, misri për kafshë e tjerë.

Në evropën Lindore për shkak të përkatësive të ndryshme të popujve, sipas përkatësisë nacionale, fetare, kulturore ka pasur probleme të përhershme midis tyre. Edhe në ditët e sotme ndodhin raste të tilla në disa shtete në kufi me Rusinë të pjesës aziatike.

## KUSHTET PËR ZHVILLIMIN EKONOMIK TË EVROPËS LINDORE

Evropa Lindore është e pasur me burime të shumta natyrore, por shfrytëzimi joracional dhe produktiviteti i ulët ka ndikuar në zhvillimin ekonomik të këtyre vendeve. Rajoni dallohet për rezervat e qymyrit rreth **Donit** (Donbasit), mineralit të hekurit, që nxirret rreth lumit Dniepër dhe **naftës në Povozhje**. Shtetet e Evropës Lindore e sigurojnë energjinë elektrike nga shfrytëzimi i termocentraleve, hidrocentraleve dhe centraleve atomike. Teknologjia e prodhimit industrial është vjetëruar, çka ka çuar në uljen e prodhimit dhe ndotjen e madhe të mjedisit jetësor. Evropa Lindore dallohet për zhvillimin e metalurgjisë.

**Resurset natyrore.-** Evropa Lindore posedon sasi të mëdha të rezervave të naftës, gazit natyror dhe thëngjillit. Nafta nxirret në shumë rajone të Rusisë, hekuri, plumbi, zingu e tjerë në Ural, dhe bazenin e Moskës, hekuri në Krivoj Rog në Ukrainë, nafta e gazi natyror në Romani e Moldavi, begatia e madhe e drurit, sidomos druri i pishave (në Rusi), fuqia e ujit, sipërfaqet e mëdha të tokës së punës, kullosave e të tjera, janë resurse të rëndësishme për zhvillimin e ekonomisë.

**Bujqësia** e vendeve të Evropës Lindore karakterizohet me shkatërrimin e sistemit të vjetër ekonomia e këtyre vendeve u përball me një krizë të rëndë. Sot, po bëhen përpjekje që ekonomitë e këtyre shteteve t'u përshtaten niveleve ndërkombëtare të qytetërimit bashkëkohor.

Bujqësia dallohet për mekanizimin e saj dhe rendimentet e larta.

Mbillen drithërat (gruri, misri, thekra, tërshëra), bimët industriale (pam-

• Hidroelektranë në Rusi





• Tokë punuese në Rusi

buku, panxharsheqeri), patatja etj. Prodhuesit më të mëdhenj të kulturave bujqësore janë: **Rusia, Ukraina** dhe **Romania** sepse kanë sipërfaqe më të mëdha të tokave lavërtare. Kultura të rëndësishme janë edhe bimët industriale (*panxhar sheqeri, panxhar vaji, patatja, kultura perimesh* dhe *pemët.*

*Blegtoria* është degë e rëndësishme e ekonomisë bujqësore është e orientuar në rritjen e **gjedhëve, derrave** e **dhenëve**. Ajo është e orientuar në prodhimin e mishit dhe të qumështit.

Një veprimtari tjetër e rëndësishme është edhe ajo e **peshkimit.** Hapësirat më të njohura për peshkim janë: *Oqeani i Ngrirë i Veriut, Oqeani Paqësor, Deti i Zi dhe Liqeni Kaspik*

Rusia Evropiane dhe Ukraina janë bartëse të zhvillimit **industrial**. Rreth 90% e industrisë ruse gjenden në pjesën evropiane të sajë. Rusia dhe Ukraina, por edhe shtetet tjera zhvillimin e tyre e kanë bazuar në resurset e tyre natyrore dhe kadrovike. Metalurgjia e zezë, me ngjyra, industria e makinave (automjeteve, lokomotive, avionëve) më shumë është e zhvilluar në Rusi dhe Ukrainë.

Në rajonet e eksploatimit të naftës e të gazit natyror, të thëngjillit dhe të hekurit, si për shembull në rajonin e Uralit të mesëm e jugor (Rusi), në bazenin e Dombasit dhe Donjecit në Ukrainë jep gati gjysmën e prodhimit të përgjithshëm të hekurit të papërpunuar dhe të çelikut. Ky është edhe rajoni më i zhvilluar në Ukrainë me qendër në qytetin Harkov.

Në shtetet e Evropës Lindore janë të zhvilluara edhe degët tjera industriale për konsum të gjerë, duke filluar prej industrisë kimike, të tekstilit, ushqimore e të tjera, që mundësojnë absorbimin e numrit të madh të fuqisë punëtore.

**Tregtia** në shtetet e Evropës Lindore është shumë e zgjeruar, si brenda shteteve, ashtu edhe me shtetet evropiane dhe aziatike.

***Federata Ruse*** është bartëse e tregtisë me shtetet evropiane, sidomos me shtetet e *Bashkësisë Evropiane, Kinën, Indinë, shtetet Arabe* etj. Nafta dhe gazi natyror, janë resurset më të kërkuara në tregun evropian dhe botëror.

Në transport rolin kryesor e luan, ai hekurudhor me dendësi më të madhe në pjesën evropiane të Rusisë. Në territorin e saj kalon hekurudha transkontinentale që e lidh Rusinë me vendet aziatike. Në Rusi gjatësia e

**Fjalor termash**

**G7** dhe **G8**- bashkësia e shtatë shteteve më të zhviluara të botës (Gjermania, Italia, Franca, Britania e Madhe, ShBA, Kanadaja dhe Japonia, që në disa raste numërohet edhe Federata Ruse

**GATT**- marrëveshje e përgjithshme doganore me qëllim të zhvillimit të tregtisë.




vijës hekurdhore është 140 000 km.

Transporti lumor është shumë i zhvilluar. Gjatësia e këtij rrjeti së bashku me kanalet është 143 000 km; shërben për transportimin e mallrave. Transporti detar kryhet nëpërmjet ujërave të Oqeanit të Ngrirë të Veriut me portin më të madh Murmansk, ujërave të detit Baltik, Detit të Zi dhe Detit Kaspik. Transporti automobilistik është më i zhvilluar në pjesën evropiane të Rusisë. Ka rreth 760 mijë km rrugë të asfaltuar. Aeroportet më të mëdha ndodhen në qytetet Moskë dhe në Shën -Peterburg etj.

Turizmi në shtetet e Evropës Lindore ka më shumë karakter të turizmit urban se sa të llojeve të tjera të turizmit. Deti i Zi dhe ai Azov gjatë verës tërheq turistë më shumë të shteteve që kanë dalje në këto detra.



## PËRSËRITJE

1. Si është pozita gjeografike e shteteve të Evropës Lindore
2. Krahasoni karakteristikat relievike dhe klimatike të Evropës Lindore me atë të Mesme.

3.Përkujtohuni cilat ultësira dominojnë në Evropën Lindore dhe gjeni po të njejtat në hartën gjeografike.

3. Gjeni malet e Evropën Lindore.
4. Cilat erëra më shumë depërtojnë në në hapësirën e Evropës Lindore. Tregoni pasojat nga ato erëra në këto vende.
5. Cilët popuj e flasin gjuhët sllave, romane e ugro-finlandeze në Evropës Lindore.
5. Si është rregullimi shtetëror i vendeve të Evropës Lindore?
6. Cilat shtete bëjnë pjesë në Evropën Lindore?
7. Pse, Federata Ruse llogaritet si forcë e madhe me burime energjetike dhe cilat janë ato prej të cilave varet ekonomia e Evropës Perëndimore dhe shteteve të rajoneve të tjera Evroaziatike.
8. Shpjegoni pse Rusia ka gjithë atë sipërfaqe dhe ndane atë në rajone më të mëdha?
9. Si janë kushtet për zhvillimin bujqësor e industrial të shteteve të Evropës Lindore.
10. Cilat rrugë evropiane kalojnë në Evropën Lindore dhe ku mbarojnë.
11. Gjeni qytetin Vlladivostok në lindje të Rusisë dhe kryeqytetin Lisbona në Portugali. Filloni rrugën në hartën gjeografike prej njerit ose tjetrit qytet për të konstatuar se kjo rrugë transkontinentale nëpër cilat shtete dhe territore relievike kalon.

**Shpjegoni edhe këto pyetje:**

1. Sa është sipërfaqja e përgjithshme e Rusisë? Pse është shtet evroaziatik?
2. Në sa dete ka dalje Rusia dhe cilat janë ato?
3. Pse pjesa evropiane e Rusisë është më e populluar?
4. Përmendni disa nga pasuritë natyrore të këtij vendi.
5. Cilat janë degët më të zhvilluara të industrisë?
6. Ç’ lloje transporti janë zhvilluar në Rusi?
7. Cilat janë kulturat më të përhapura bujqësore?
8. Cilat janë zonat kryesore klimatiko-bimore të Rusisë?
3. Si ndryshon bimësia në drejtim meridional veri-jug në Evropën Lindore?

# IV

# KARAKTERISTIKAT NATYRORO-GJEOGRAFIKE TË AZISË

## Azia-Vështrim i Përgjithshëm




• Relievi dhe thellësitë ujore në kontinentin e Azisë

## POZITA GJEOGRAFIKE, KUFIJTË DHE MADHËSIA

**Puna në hartë**

Shikoni hartën fizike të Azisë dhe flitni për pozitën gjeografike, relievin, klimën dhe lumenjtë e Azisë. Gjeni ekuatorin dhe konstatoni nëpër cilat territore të kontinentit kalon ai.



• Kufijtë tradicional të Azisë

### Pozita gjeografike

Emri i kontinentit të Azisë rrjedh nga fjala asire " asu", që do të thotë tokë e lindjes së Diellit. Me këtë emër asirët quanin të gjitha vendet që ndodheshin në lindje të vendit të tyre (Asirisë).

Azia shtrihet në të gjitha zonat e hemisferës veriore.

Azia ka pozitë të pështatshme gjeografike. Nëpërmjet kufirit me Evropën kalojnë rrugë të rëndësishme hekurudhore dhe automobilistike, që lidhin vendet e Azisë me ato të Evropës. Nëpërmjet detit Mesdhe ajo lidhet edhe me vendet që dalin në oqeanin Atlantik, ku rol të rëndësishëm luan kanali i Suezit. Nëpër tri oqeanet që e rrethojnë Azinë kalojnë rrugë të rëndësishme detare, nëpërmjet të cilave ajo lidhet me vendet detare të botës.

Arkipelagu i Malajës përbën një urë natyrore që lidh Azinë me Australinë dhe Oqeaninë. Kjo pozitë gjeografike ka mundësuar mbajtjen e lidhjeve ekonomike, politike dhe kulturore me botën.

Meqenëse Azia del në shumë dete dhe oqeane, ajo lidhet me të gjitha vendet e botës.

**Kufijtë**

Kufijtë e saj janë tokësorë dhe detarë. Në veri ajo laget nga ujërat e Oqeanit të Ngrirë të Veriut, i cili formon katër dete të ftohta; në lindje ajo laget nga oqeani Paqësor; në jug laget nga Oqeani Indian, kurse në perëndim malet Urale e ndajnë atë nga Evropa. Në jugperëndim Azia laget nga disa dete të oqeanit Atlantik (ujërat e detit Mesdhe, Egje, Marmara,

Detit të Zi dhe Azov). Në skajin jugperëndimor ajo bashkohet me Afrikën, në juglindje afrohet shumë me Australinë, kurse në verilindje ngushtica e Beringut e ndan atë nga Amerika e Veriut.

**Madhësia**

Azia ka një shtrirje veri-jug 8500 km dhe perëndim- lindje rreth 8200 km. Ky është kontinenti me sipërfaqe më të madhe në botë, duke përfshirë territor prej 44,4 milionë km$^2$ ose rreth 30% nga e gjithë sipërfaqja tokësore e planetit tonë. Pjesa qendrore kontinentale e Azisë është shumë më e largët nga detet, krahasuar me kontinentet tjera të planetit tonë.

**Pyetje**
- Ç'pozitë gjeografike ka kontinenti i Azisë?
- Cilat janë oqeanet që lagin këtë kontinent?
- Flitni për rëndësinë e pozitës gjeografike të Azisë.

**Detyra**
- Vështroni hartën e botës.Ç'pjesë të sipërfaqes së Tokës zë kontinenti i Azisë?
- Në harten memece shënoni detet dhe oqenet që lagin tokën e Azisë?

**Është mirë të dini edhe këtë:**

Nënkontinenti Indo-pakistanez-quhet me këtë emër sepse nuk është pjesë përbërëse e kontinentit të Azisë. Gjatë shumë viteve gjeologjike kjo masë tokësore duke lëvizur kah veriu iu ka bashkangjitur Azisë. Duke bërë presion janë ngritur dhe ngriten edhe sot malet Himalaje.

• Kanali Suez



## ZHVILLIMI I VIJËS BREGDETARE TË AZISË

Në bregdetin e Azisë janë krijuar një numër i madh ishujsh, grup ishujsh, gadishujsh, gjiresh etj. Në krahasim me Evropën, kontinenti i Azisë ka vijë bregdetare më pak të zhvilluar.

Natyrisht, dalja e kontinentit të Azisë në tri oqeane e dete të tyre të tipit skajor (anësor), ka ndikuar që të ketë zhvillueshmëri të vijës bregdetare. Detet e Azisë Lindore janë të përbërë prej më shumë deteve anësore, gjire, kanale e ngushtica detare, ishuj, gadishuj me dimensione të ndryshme. Zhvillueshmëri më të vogël ka vija bregdetare e Oqeanit të Ngrirë të Veriut. Në grykat e lumenjve Ob dhe Jenisejit janë krijuar Gjiri i Obit dhe gjiri i Jeniseit. Në këtë pjesë gjenden edhe disa ishuj e arkipelage.

Gjeni në hartën gjeografike këta ishuj dhe arkipelage!

Më i zhvilluar është bregu lindor i Azisë. Prej ngushticës së Beringut në veri deri në skajin jugor formohen disa dete skajore: Deti Ohot, Deti i Japonisë, Deti i Verdh, Deti i Kinës Lindore, Deti i

• Deti i Beringut





• Bregdeti kinez

Arabisë, dhe më shumë dete e gjire ndërujëdhesore (në Arqipelagun e Indonezisë) e tjerë.

Gjeni këto dete në hartën gjeografike.

Gadishujt më të mëdhenj: janë Kamçatka dhe Koreja. Grupishullin më të madh e përbëjnë ishujt e Japonisë (Hokaido, Honshu, Shikoku dhe Kiushu) dhe arkipelagu i Malajeve.

Gjeni në hartë ishujt që formojnë Arkipelagun e Malajës.

Në bregun jugor dallojmë tre gadishuj të mëdhenj: gadishullin e Indokinës, të Industanit dhe gadishullin Arabik. Këta gadishuj ndahen midis tyre nëpërmjet gjirit të Bengalit dhe Detit të Arabisë.

Gadishulli i Indokinës ka vijën bregdetare më të zhvilluar.

Në Azinë Jugore ishulli më i madh është ai i Sri Lankës; dallohet edhe grupishulli i Maldive.

Në pjesën jugperëndimore të Azisë, midis detit Mesdhe, Egje dhe Detit të Zi shtrihet Gadishulli i Azisë së Vogël, i cili ka vijë bregdetare mjaft të zhvilluar, sidomos në bregun e detit Egje.



• Bregdeti indian, në lindje të maleve Gatet Lindore

**Pyetje**

- Përkujtohoni edhe njëherë për përthyeshmërinë e vijës bregdetare. Shpjegoni këtë dukuri.
- Cila pjesë e Azisë e ka vijën më të zhvilluar bregdetare?
- Në hartën gjeografike gjeni siujdhesat, ujdhesat dhe gjiret më të mëdha të Azisë.

**Detyrë**

- Në Googel Earth bëni një shëtitje për gjatësinë e vijës bregdetare dhe përfundimet shkruani në fletorën e detyrave të shtëpisë.



• Lagunë në bregdetin lindor të maleve Gatet Lindore

**Fjalor termash**

**Lagunë**-Gjire si liqene natyrore me ujë të kripur, që shtrihen buzë bregdetare të ulta ranore. Këto krijohen si rezultat i ngritjes së stomeve ranore nga valët, të cilat ndajnë një pjesë të detit dhe me detin lidhen me një ose me më shumë kanale.



• Himalajet

**Fjalor termash**

**Lëvizje tektonike-** Lëvizje në korën e Tokës që manifestohet në rrudhosjen dhe shkarjen e saj si rrjedhim i fuqive të brendshme (endogjene), burimi i të cilave është rëndesa e Tokës dhe nxehtësia në brendësinë e saj.

**Lëvizje (tektonike) diferenciale-** Lëvizje e pjesëve të veçanta të korës së Tokës në drejtime dhe me shpejtësi të ndryshme.

# KARAKTERISTIKAT E RELIEVIT NË KONTINENTIN E AZISË

**Puna në hartë**

Shikoni hartën fizike të Azisë dhe konstatoni cilat tërësi relievike dominojnë në këtë kontinent. Gjeni malet më të rëndësishme-malet e reja dhe të vjetra.

- Gjeni lumenjtë kryesorë dhe shpjegoni për rolin e tyre në ekonominë e shteteve aziatike.

## Ndarja e relievit në relievit në Azi

Azia është kontinenti i maleve të larta, rrafshnaltave të shumta, ultësirave pjellore dhe i luginave të mëdha.

**Gjeni ato në hartën fiziko-gjeografike të Azisë.**

Në kontinentin e Azisë mbizotërojnë malet dhe rrafshnaltat. Ato zënë 2/3 të territorit të përgjithshëm të saj dhe vetëm 1/3 e tij zihet nga ultësirat. Lartësia mesatare mbi nivelin e detit është rreth 950 m, tri herë më e lartë se ajo e Evropës (300 m). Pra, Azia është kontinenti i zonave të larta malore; 1/3 e kontinentit është mbi 1000 m lartësi, kurse 1/6 mbi 2000 m lartësi.

Malet e këtij kontinenti gjenden kryesisht në pjesën qendrore të tij. Ndër malet kryesore përmendim: malet **Pamir, Hindokush, Tian-Shan, Karakorum, Himalajet** etj. **Malet Karakorum** dhe **Himalaje** shtrihen në jug të rrafshnaltës së Tibetit, deri në veri të ultërinës së Hindustanit me gjerësi mesatare rreth 300 km. (veri-jug). Shtrirja e tyre perëndim – lindje është mbi 2600 km. Në këtë zonë malore ka më tepër se 40 maja malore, me lartësi 7000 m mbi nivelin e detit, 11 prej të cilave arrijnë mbi 8000 m. Himalajet janë malet më të larta në botë.

Maja më e lartë është Everesti (ose Xhomolungma në gjuhën vendëse), 8848 m mbi nivelin e detit.

Në malet e reja përfshihen: malet e **Pontit, Elburs, Hindokush**, që






• Harta fiziko-gjeografike e kontinentit të Azisë

**Pyetje**

- Çfarë relievi ka Azia?
- Pse themi se Azia është kontinent i lartësive të mëdha?
- Në hartë gjeografike gjeni shkretëtirat më të mëdha të Azisë?
- Përmendni disa nga ultësirat e kontinentit aziatik.

**Detyra**

-Në hartën gjeografike të Azisë tregoni kufijtë natyrorë të Azisë.

bëjnë pjesë në vargun malor verior dhe malet: **Taurus, Zagros, Malet e Sulejmanit** dhe Himalajet, që bëjnë pjesë në vargun malor jugor. Si male të reja përmendim edhe malet: **Tian-Shan, Altaj** etj.

Ndër malet e vjetra përmendim malet e Siberisë Lindore dhe Gatet Perëndimore dhe Lindore në nënkontinentin Indo-pakistanez!.

**Tibeti** është rrafshnalta më e madhe dhe më e lartë në botë, me lartësi mesatare 4500 m mbi nivelin e detit. Rrafshnalta të gjera shtrihen edhe në pjesët e tjera të kontinentit, si: rrafshnalta e Dekanit dhe ajon e Arabisë në pjesën jugore, Rrafshnalta e Siberisë Qendrore në pjesën veriore të Azisë etj.

Në Azi gjenden edhe ***shkretëtira*** të shumta, si ajo e Karakumit, Kizilkumit, Takla-Makan, Gobit etj.

Ultësirat më të mëdha të Azisë janë: **Ultësira e Siberisë Perëndimore**, **Ultësira e Turanit**, e **Kinës**, e **Industanit, Mesopotamia**, si dhe luginat e mëdha, që shtrihen pranë brigjeve të lumenjve.

Dallohen malet vullkanike, malet e rrudhosura me vargmale të larta, si në malet me lartësi mesatare, pra në blloqet kontinentale, vijës bregdetare, bile edhe vullkane që shpëthejnë nga fundi i deteve në afësi të bregdeteve të bllokut kontinental, ashtu edhe në ato ujëdhesor.

Pos **vullkaneve** të shuara dhe atyre aktive, Azia Lindore është e njohur edhe me **tërmete** të shpeshta. Tërmetet, pothuaj përherë e lëkundin tokën japoneze, kineze, koreniane dhe ujdhesat e shumta në Oqeanin Paqësor. Këto janë fenomene natyrore të përditëshme dhe shumë të rrezikshme për popullsinë e vendeve të Azisë Lindore. Në Japoni tërmetet e vogla pothuajse janë të përditshme.

Tërmetet, deri më sot janë treguar si më të rrezikshme se sa ato që ndodhin në masën kontinentale.



• Himalajet lindore në Pakistanin Verilindor

# KLIMA DHE VEGJETACIONI

**Puna në hartë**

- Përkujtohuni për faktorët klimatike të Evropës dhe komentoni ato në shembullin e kontinentit të Azisë.
- Shikoni hartën fizike të Azisë dhe flitni për përhapjen tokësore dhe ndikimi i detit për pjesët e brendshme relativisht larg detit.

## FAKTORËT QË NDIKOJNË NË KLIMËN E KONTINENTIT AZIATIK

Pothuajse i gjithë kontinenti i Azisë shtrihet në hemisferën veriore. Në klimën e saj ndikojnë disa faktorë, si: gjerësia gjeografike, afërsia me detet dhe oqeanet, drejtimi i lëvizjes së masave ajrore, lëvizja e rrymave detare, karakteristikat e relievitt, drejtimi i shtrirjes së maleve, lartësia mbi nivelin e detit, bota bimore etj.

Afërsia e sipërfaqeve kontinentale me ato detare dhe oqeanike është faktor i rëndësishëm klimatik Kontinenti (toka) nxehet (në stinën e verës) dhe ftohet (në stinën e dimrit) më shpejt se sipërfaqeve detare. Gjatë ditës dhe stinës së verës mbizotërojnë erëra që fryjnë nga deti në drejtim të kontinentit, kurse gjatë natës dhe stinës së dimrit erërat fryjnë nga kontinenti drejt detit.



• Shkretetira Tar-Indi

Deti Mesdhe ndikon në kushtet klimatike të Lindjes së Afërme, kurse Oqeani Indian, Oqeani i Paqësor dhe Oqeani i Ngrirë i Veriut përcaktojnë klimën e zonave më të mëdha të kontinentit të Azisë.

Relievi ndikon në klimë me drejtimin e shtrirjes së vargjeve malore, lartësinë e tyre, me përmasat e luginave lumore etj. Himalajet dhe malet tjera të Azisë luajnë rol të rëndësishëm në klimën e saj.



• Fushë e orizit - karakteristikë për Azinë, sidomos për Azinë Lindore







• Harta e temperaturave mesatare në kontinentin e Azisë (muajin janar dhe korrik)

## ZONAT KLIMATIKO-BIMORE

**Zona e klimës ekuatoriale** cilësohet me verë të përhershme. Temperaturat brenda vitit nuk kanë ndryshime të mëdha dhe zakonisht sillen 25-28°C. Sasia e reshjeve vjetore gjithnjë është mbi 2500 mm në vit. Klima ekuatoriale përfshin Arkipelagun e Malajeve (nëpër të kalon ekuatori).

Në Indinë Jugore, Sri Lanka, Azinë Juglindore, në viset juglindore të Kinës dhe në Japoni shfaqet tajfunet, erëra me forcë të madhe shkatërruese. Tajfunet takohen kryesisht në vjeshtë, atëherë kur ndërrohen monsunet verore me ato dimërore. Këto erëra sjellin pasoja katastrofike në zonat ku kalojnë.

**Në zonën e klimës-vegjetative subekuatoriale** dallohen cilësohet me verë me lagështi (1000-1500 mm brenda vitit dhe me dimëra të thatë. Kjo zonë klimatike-bimore përfshinë hapësirën midis 15-20° gjgjv. Temperaturat mesatare vjetore sillen midis 24-26°C.

**Zona klimatike-vegjetative tropikale** cilësohet me temperatura të larta dhe me thatësi të mëdha. Sasia e reshjeve nuk kalon mbi 2000 mm në brenda vitit.

Zona klimatike-vegjetative subtropikale dallohen me dy tipe të klimës, si: *subtropikale mesdhetare* dhe *subtropikale musonike.*

*Tipi mesdhetar* cilësohet me verë të nxehtë dhe dimër të butë, kurse ajo *subtropikale musonike* me verë të nxehtë e me reshje, me dimër të thatë (Azia Juglindore). Sasia më e madhe e reshjeve brenda vitit, bie në zonën e Asamit, në Indinë Verilindore rreth 12000 mm.

**Detyrë**

- Analizoni përhapjen dhe vlerën e temperaturave të ajrit gjatë janarit dhe korrikut dhe sjellni përfundime individuale dhe kolektive me shokët tu të klasës.

**Zona e klimatike-vegjetative mesatare** është e përfaqësuar me klimën mesatare kontinentale dhe klimën mesatare detare-monsunike, duke përfshirë hapësirën midis 40-60° gjgjv.

**Klima mesatare kontinentale** përfshinë Siberinë Jugore, Kinën Veriperëndimore dhe shkretëtirën e Gobit. Në këto hapësira dimrat janë të ashpër, ndërsa verërat shumë të nxehtë.

*Tipi i klimës musonike* është karakteristikë për siujdhesat dhe ishujt që gjenden midis 40-60° të gjgjv, me dimra shumë të ftohtë e me pak reshje dhe me verëra të buta dhe me sasi të mëdha të reshjeve.

Në brezin e ftohtë dallohen dallohet ***zona subpolare*** dhe ***polare***. Zona subpolare shtrihet midis 60-66° dhe polare prej 66° e deri në polin e veriut. Në këto zona vera është e freskët dhe e shkurtë me dimët shumë të ashpër e të gjatë, me reshje të pakta.




| | |
|---|---|
| Tropikale me lageshti | Klimë subtropikale e thatë dhe e lagët |
| Tropikale e thatë | Klimë e lagët kontinentale |
| Klimë gjysmështhktëtirore | Klimë e thatë kontinental |
| Klimë shktëtirore | Tundra-klimë e polare |
| Klimë subtropikale me lagështi | Klimë e thatë subpolare |

• Harta klimatike-vegjetative e kontinentit të Azisë

**Pyetje dhe detyra**

- Ç'faktorë ndikojnë në formimin e klimës së kontinentit aziatik?
- Cilat janë zonat kryesore klimatike në Azi?
- Në cilën zonë klimatike shtrihen tajgat?
- Ç'dini për klimën e vendit tonë?
- Pëcjellni zonat klimatike-vegjetative në hartën memece të Azisë.

**Fjalor termash**

**Klima kontinentale**- tip klime e cila karakterizohet me verëra të nxehta dhe dimëra të ftohtë.

**Klima mediteranike**- tip klime me verëra të nxehta dhe të thata dhe dimëra të butë e me lagështi.



• Tibeti-kullosa malore

# HIDROGRAFIA E AZISË

**Puna në hartë**

- Në hartën gjeografike gjeni lumenjtë më të mëdhenj në kontinentit e Azisë.
- Cilët lumenj të Azisë kanë rëndësi më të madhe ekonomike dhe pse?
- Në hartën gjeografike gjeni disa liqene të kontinentit të Azisë.



• Shtrati i lumit Bramaputra

## LUMENJTË DHE RËNDËSIA E TYRE

Rrjeti hidrografik i Azisë është mjaft i pasur.

Të gjithë lumenjtë e saj burojnë prej viseve të brendshme malore dhe rrjedhin në drejtim të veriut, lindjes e jugut.

*Në pellgun e Oqeanit të Ngrirë të Veriut* derdhen lumenjtë e Siberisë: Obi, Jenisej, Lena dhe disa lumenj të tjerë më të vegjël. Këta lumenj ngrijnë gjatë periudhës së dimrit.

*Në pellgun e Oqeanit Paqësor* derdhen lumenjtë: Amur, Huanho, Jance, Sikiang dhe Mekong. Hoanho dhe Jance burojnë nga lartësitë e Tibetit dhe janë ndër lumenjtë më të gjatë në botë.

Lumi Huanho rrjedh nëpër një zonë me ngjyrë të verdhë (zona e Lesit). Ky material bartet nëpërmjet erozionit eolik (erës) prej viseve shkretëtinore dhe shtresohet në rrjedhën e lumit Huanho, prandaj edhe quhet Lumi i Verdhë. Ky lumë përmbyt sipërfaqe të mëdha toke, prandaj janë ndërtuar diga gjatë rrjedhës së tij. Gjatë 4000 vjetëve lumi Huanho e ka ndërruar 15 herë shtratin e vet në drejtim veri-jug. Shpeshherë kinezët e quajnë këtë lumë edhe Lumë të Papërmirësueshëm.

*Në pellgun e Oqeanit Indian* derdhen lumenjtë: Iravad, Bramaputra, Gang dhe Ind.

Lumenjtë Ind dhe Gang janë lumenjtë më të rëndësishëm dhe më të mëdhenj të Indisë. Lumi Ind buron prej viseve të larta të Himalajeve dhe gjatë rrjedhës në ultësirë ai merr edhe 5 lumenj të tjerë (degë të tij), duke u quajtur edhe Pesëlumi. Lumi Gang, buron gjithashtu nga Himalajet dhe për indusët është lumë i shenjtë, meqenëse buron prej vendit të Perëndive. Ai është i gjatë 2700 km. Lumi Gang bashkohet me lumin Brahmaputra, që rrjedh nëpër Ultësirën e Asamit, duke formuar një deltë të madhe në Gjirin e Bengalit. Të gjithë lumenjtë malorë kanë potencial të madh hidroenergjetik.

*Pellgjet e mbyllura* të shumë lumenj të Azisë janë pa rrjedhje në oqean. Ata burojnë prej viseve të larta të Azisë së brendshme dhe rrjedha e tyre humbet në viset shkretinore, si në: Gobi, Takla-Makanit etj., ose derdhen në Detin e Vdekur.



• Shtrat lumi në Indonezi



• Liqeni i Bajkalit

## LIQENET ME RËNDËSI BOTËRORE

Liqeni më i madh në Azi dhe në botë është liqeni Kaspik. Ai ka një sipërfaqe rreth 371000 km². Në këtë liqen kanë dalje disa shtete, si: Rusia, Kazakistani, Turkmenistani, Irani dhe Azerbajxhani. Ndër liqenet e tjera përmendim liqenin Aral me një sipërfaqe prej 64.100 km² dhe Detin e Vdekur. Të trija këto liqene kanë ujë të kripur (janë mbeturina të një deti të dikurshëm). Për kripësi më të madhe dallohet Deti i Vdekur në Azinë Jugperëndimore. Karakteristikë tjetër për këtë liqen është se ai ndodhet 394 m nën nivelin e oqeanit botëror.

Ka sipërfaqe të ndryshueshme për shkak të avullimit të ujit gjatë stinës së nxehtë të verës. Në Azi liqene të tjera janë: Bajkali, liqeni më i thellë në botë 1741 m., e mjaft liqene të tjera më të vogla me origjinë akullnajore (Siberi, viset e larta malore të Azisë së Brendshme) e tjerë.



• Liqeni Deti i Vdekur

### Sjellim konkluza

**Ujrat e kontinentit të Azisë rrjedhin në këto pellgje:**

1.Oqeani i Ngrirë i Veriut (lumi Obi, Jenisej dhe Lena).

2.Oqeani Paqësor ( lumenjtë Amur, Huangho, Jance, Sikjan, Mekong, Menam etj.).

3.Oqeanit Indian (Lumi Gang, Bramaputra, Ind, Iravadi, Tigri, Eufrati).

4. Krahinat me rrejedhje të brendshme.

5. Oqeani Atlantik ( lumenjtë të cilët derdhen në Detin Mesdhe - Imrak, Kizil-Imrak dhe Sir-Darja).

Azia është kontinent i liqeneve të mëdha dhe të thella. Liqenet më të mëdha janë: Liqeni Kaspik, Aral, Deti i Vdekur , Bajkalli dhe Liqeni Ballkash.

### G jeografi zbavitëse

Akulli i Himalajeve i cili e furnizon lumin Gang në Indi me ujë mund të shkrihet para fundit të këtij shekulli, kanë deklaruar shkencëtarët. Ngrohja globale është duke e shkrirë akullin në malet më të larta të Tokës. Një gjë e tillë do të kishte pasoja katastrofale mbasi që lumi Gang e furnizon një pjesë shumë të madhe të popullatës Tokësore me ujë.

### Pyetje dhe detyra

- Në sa pellgje ujëmbledhëse derdhen lumenjtë e Azisë?
- Cilët janë lumenjtë kryesore të Azisë Jugore dhe Lindore?
- Cilët lumenjë  i përkasin zonës së pellgut të Oqeanit Indian?
- Cilat janë liqenet më të mëdha në Azi?
- Pse Deti i Vdekur është liqe? Gjeni atë në hartën gjeografike.

# BEGATITË NATYRORE TË KONTINENTIT TË AZISË



Kontinenti i Azisë është i pasur me lloje të ndryshme të begative natyrore. Një pjesë e madhe të shteteve aziatike posedojnë rezerva të mëdha të naftës e të gazit natyror, ndërsa të tjerat me lloje të ndryshme të xeheve të kualitetshme që kërkohen me të madhe në tregun botëror. Me naftë janë shtetet në Azisë Jugperëndimore, të cilat brenda vitit prodhojnë sasi të mëdha të naftës dhe të derivateve të saja. Në grupin e këtyre shteteve pjesa më e madhe e shteteve arabe, pastaj disa shtete në rajonet e Azisë Lindore, Juglindore, por nuk i plotësojnë kërkesat e ekonomisë së vendit. Kontinenti i Azisë është i pasur edhe me qymyr, me gaz natyror, molibden, me xehen e kromit e antimonit, niklit, plumbit e zingut, me bakër, pyje tropike, ekuatoriale e subtropike, kullosa të shumta, zona detare për peshkim, sipërfaqe të mëdha të tokës pjellore, sidomos shtetet e Azisë Lindore e Juglindore e tjerë. E gjithë kjo mundëson që shumë shtete të krijojnë mundësi për azhvillim të shpejt ekonomik.

I gjithë kontinenti i Azisë posedon mbi 65% të rezervave botërore të naftës. Në këtë grup shtete bëjnë pjesë shtetet e vendosura në gadishullin e Arabisë Saudite, sidomos Emiratët dhe Kujati për kokë të banorit, pastaj Irani, Iraku e tjerë. Natyrisht, ekonomia e kontinentit të Azisë zhvillohet në bazë të këtyre të mirave energjetike dhe xeheve, sepse energjentët sot me të madhe kërkohen në tregun amerikan,. evropian e tjerë. Nafta e Lindjes së Afërme , sidomos nga Gjiri i Persisë është me sasi të madhe, tankerët transportues presin rend në vendmbushjet me naftë. Nëpër këto shtete janë ndërtuar naftësjellës prej vendprodhimeve deri në vendmbushjet, pastaj naftësjellës për shtetet fqinje të cilat me prodhimin e tyre nuk i plotësojnë nevojat e veta. Të tillë naftësjellës ekzistojnë në qytet-limanet mesdhetare e tjerë. Efikasiteti i prodhimit ka arritur produktivet të madh dhe racional.

• Eksploatimi dhe përpunimi i naftës (rafineri)







• Fshat kinez

**PËRSËRITJE**



1. Shpjegoni pozitën gjeografike të kontinentit të Azisë.
2. Me cilët masa kontinentale dhe masa ujore kufizohet ky kontinent?
3. Cilat janë ujdhesat dhe siujdhesat më të mëdha të Azisë?
4. Cilat janë ngushticat detare që e ndajnë kontinentin e Azisë prej kontinenteve fqinjësore?
5. Në cilën pjesë të Azisë gjendet Ngushtica e Beringut?
6. Azia është kontinent në të cilën dominojnë malet dhe rrafshnaltat. Numëroni ato?
7. Cilat janë ultësirat më të mëdha të Azisë?
8. Sa arrin lartësia mesatare e kontinentit të Azisë?
9. Sa është gjatësia e Karakorumit dhe e Himalejeve në relacion perëndim - lindje?
10. Maja më e lartë është Mont Everesti ose Çomolangma. Sa arrin lartësia e tij?
11. Në cilët pjesë të Azisë shtrihet zona e vullkaneve?
12. Cilat janë rrafshnaltat më të mëdha dhe më të larta në Azi?
13. Shpjegoni përthyeshmëria (zhvillueshmëria) e bregut të Azisë.
14. Në hartën memece të Azisë shënoni emrat e ishujve dhe arkipelagjet?
15. Cilat janë zonat klimatiko-vegjetative?

**Shpjegoni edhe këto dukuri gjeografike:**
17. Klimën mesdhetare.
18. Klimën ekuatoriale-tropike.
19. Klimën mosunike.
20. Klimën e mesme kontinentale të dhe të lagët.
21. Periudhat e reshjeve.
22. Pasojat e reshjeve mosunike.
19. Roli ekonomik i lumenjtë më të mëdhenj?
20. Pellgjet lumore?
21. Liqenet e Azisë.

• Lloje të shalleve-Japoni



# V KARAKTERISTIKAT SOCIO-GJEOGRAFIKE DHE NDARJA RAJONALE E AZISË

**Puna në hartë**

**-** Ç'kuptoni me fjalën lindshmëri (natalitet), vdekshmëri (mortalitet) dhe shtimin natyror të popullsisë?

- Cilët janë faktorët që ndikojnë në shkallën e shtimit natyror të popullsisë?



## POPULLSIA

### LËVIZJA NUMERIKE E POPULLSISË

Azia është kontinenti me popullsinë më të madhe. Në fillim të shek. XX në këtë kontinent jetonin rreth 830 milionë banorë. Në vitin 1970 numri i popullsisë ishte 2,1 miliardë banorë, duke përbërë 57% të numrit të përgjithshëm të popullsisë së atëhershme në botë. Në vitin 1994 në Azi jetonin mbi 3,6 miliardë njerëz ose 62,5% e numrit të përgjithshëm të popullsisë së botës. Sipas parashikimeve tani në Azi mendohet se jetojnë rreth 4 miliardë banorë.

Numër më të madh të popullsisë ka Kina (1,3 mrd banorë), India (1,2 mrd), Pakistani (150 milion banorë), Japonia (130 milion banorë), etj.

Popullsia e saj po rritet me ritme të shpejta. Lindshmëria në këtë kontinent është mjaft e lartë. Shkalla mesatare e rritjes në shtetet e Azisë është

• Plantacione Çaji-Indi




• Harta e dendësisë mesatare në kontinentin e Azisë(Trimaks,2003)




• Harta e religjioneve dhe gjuhëve në kontinentin e Azisë(Trimaks,2003)

e lartë. Lindshmëri më të lartë kanë vendet e pazhvilluara të Azisë, si: Bangladeshi, Pakistani, Afganistani, Uzbekistani, Tajlanda, kurse Izraeli, Azerbejxhani, Irani, Kina shënojnë shkallë pozitive më të ulët të lindshmërisë.

Gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit, në Kinë, janë marrë masa për zvogëlimin e rritjes së numrit të popullsisë. Politika e planifikimit familjar ka dhënë efektet e para, megjithatë rritja e madhe e popullsisë, ende përbën një problem shqetësues për shumë vende aziatike.



• Tokio

Popullsia e Azisë është e shpërndarë në mënyrë të pabarabartë. Rajonet me dendësi më të vogël janë viset veriore dhe ato shkretinore, ku dendësia arrin deri në 1 banor për/km². Në viset e tjera me kushte më të mira jetese (ultësira pjellore) dendësia e popullsisë shkon 1000 - 2000 banorë/km². Shtetet më të populluara janë: Makao (30 mijë banorë/km²), Hong Kongu (5400 banorë/km²), Singapori (4500/km²), Bangladeshi (870 banorë/km²), Tajvani (600 banorë/km²), kurse shtetet me dendësi më të vogël të popullsisë janë: Mongolia (1 banor/km²), Kazakistani (6,3 banorë/km²), Turkmenistani, Arabia Saudite etj.

Në kontinentin e Azisë jetojnë shumë grupe të popujve. Kështu, për shembull, mongoloidët jetojnë kryesisht në Azinë Lindore, të mesme dhe veriore. Ky grup i popujve ndahet në tri grupe: urale-altaje, kineze-tibetane dhe një pjesë e tyre jeton edhe në Indi.

Dega e popujve **urale-altaje** përfshinë pjesën e tërësishme të Azisë së mesme dhe perëndimore dhe pothuaj tërë pjesën veriore dhe verilindore të









• Arkitektura specifike e Lindjes së Largët

këtij kontinenti, si edhe në disa pjesë të Evropës veriore dhe juglindore. Popujt më të rëndësishëm janë: **japonezët, mongolët, turqit, tatarët, finlandezët** dhe **hungarezët**.

Dega e popujve **kineze-tibetianë** përfshijnë pothuaj tërë Kinën dhe pjesën verilindore të Indisë. Pos tyre në këtë grup bëjnë pjesë edhe dega e popujve të Indisë verilindore të njohur me emrin **anamët**

Shtetet aziatike dallohen për përzierje të madhe racash dhe sidomos në Azinë Jugore, dhe Azinë Juglindore.

Azia është atdhe i feve të mëdha botërore: budiste, induse, kristiane, islamike etj.

### Përkatësia religjioze

**Hinduizmit** është religjion që u zhvillua në Indi, beson në Zot, përkundër Budistëve që nuk e proferojnë Zotin. Kryesore është pasurimi i shpiritit, vegjetarianizmi: të mos lëndosh qeniet e tjera etj. **Budizmi** eshte filozofi me teper se fe. Budizmi ka hyrë në Kinë rreth shekullit të parë të erës sonë. **Taoizmi** është lindur dhe përhapur në Kinë. Ai filloi qysh në shekullin e dytë të erës sonë dhe ka një histori mbi 1800 vjeçare. Taoizmi është trashëguar nga adhurimi i natyrës dhe i paraardhësve në kohën e lashtë. Tani në Kinë ka mbi 1500 tempuj dhe mbi 25 mijë murg e murgesha taoiste. **Konfucianizmi** ka qenë baza e kulturës së grupeve sunduese në Kinën tradicionale. "Konfuci", i cili jetoi në shekullin e VI p.e.s është themeluesi i saj. **Konfucianizmi** synonte të rregullonte jetën njerëzore sipas harmonisë së brendshme të natyrës, duke theksuar nderimin e thellë të stërgjyshërve.

**Politeizmi** është besim në shumë zotëra. Besimi në shumë zotëra nuk ndalon besimin në një qenie të gjithëfuqishme, si zotërues dhe prind, të zotërave dhe njerëzimit. **Krishterimi** shumë pikëpmaje judaike u morën dhe u përfshinë si pjesë e Krishterimit. Në ditët tona Krishterimi ka numrin më të madh të besimtarëve. Degëzimet e tij janë: Katolocizmi, Protestantizmi dhe Orthodoksizmi Lindor.

**Islamizmi** është sistem i besimit më të ri, që u lind dhe u përhap prej periudhës së Muhamedit e këtej. Ky religjion u përhap në



të gjitha kontinentet, sidomos në Afrikë dhe në Azi. Proferon se të gjitha punët e jetës dhe gjithësisë i rregullon i gjithëmadhërishmi një Zot (Allahu).

• Qytet begdetar në Indi

### Gjuhët aziatike

Në kontinentin e Azisë flitet një numër i madh i gjuhëve. Në Kinë dhe provincat kineze në vendet shtetet fqinje gjuhën kineze e flasin mbi 1,4 miliardë njerëz. Më pastaj shteti me më shumë gjuhë është India (mbi 1 miliradë banorë). Në Azi, pos gjuhës kineze, fliten edhe këto gjuhë: **japoneze, koreane, indoneziane, tajlandeze, iranishtja, arabishtja, turqishtja, gjuha izraelite** e tjerë. Alfabeti kinez, japonez e ai arab janë me specifika e ndryshme, që përdoren edhe sot. Shenjat e tilla kanë edhe domethënie rreth dukurisë, objektit, problemeve e tjerë.

Në Indi për shkak të shumë gjuhëve të popujve që jetojnë në këtë shtet (mbi 800 gjuhë të ndryshme) flitet gjuha anglishte, me qëllim të komunikimit midis popujve që jetojnë atje. Gjuha anglishte është gjuhë zyrtare e Indisë.





• Buda

## Kultura dhe doket

Te shumë popuj të Azisë, ende ekzistojnë traditat e thella në më shumë drejtime: besimi, mënyra e të ushqyerit, sjellja në familje, raportet midis bashkëshortëve, sjellja ndaj fëmijve dhe anëtarëve të familjes, respekti ndaj datave të rëndësishme e tjerë. Hindusët, kinezët, japonezët me xhelozi ruajnë dhe i përdorin alfabetin e shenjave të ndryshme, e ruajnë traditën e veshjes, folklorin, të kaluarën historike, monumentet historike e tjerë. Ata midis veti dallohen edhe në mënyrën e të ushqyerit, tek disa fare nuk përdoren disa vegla ushqimore, por dy shkopinjtë, fare pak e përdorin bukën e grurit (atë e zavendësojnë me orizin) e tjerë. Kështu, për shembull, hindusët nuk e përdorin qumshtin dhe mishin e lopës, muslimanët mishin e derrit dhe alkoholin, japonezët përdorin mishin dhe vezët e të gjitha llojeve të shpezëve, mishin e macës dhe të qenit (edhe te kinezët e gjetkë) që llogariten si specialitete ushqimore e tjerë.

Kinezët, japonezët, koreanët e të tjerë në kontinentin e Azisë si ushqime përdorin dhe kultivojnë larva, krimba, gjarpinjë, breshkë, bretkocë, hardhucë e tjerë.

Në shkretëtirën Tar në rrafshnaltën e Dekanit në Indi (pasëardhësit e vedëve), fare nuk e përdorin kripën, por në vend të saj përdorin një llojë toke argjilore me ngjyrë të bardhë.

Në disa ujdhesa të Pacifikut aziatik të mirat e botës bimore e shtazore i përdorin si ushqim, pa i pjekur fare.

Popujt aziatikë që jetojnë pranë deteve, pjesën e jetes e kalojnë në det në gjuajtjen e peshqëve. Disa fise indoneziane, pastaj në ujdhesat e Oqeanit Pacifik (Filipine, Polinezi etj.) përdorin ende shtizën për gjuatjen e peshkut, rrjetën peshkuese e përdorin në mënyrë kolektive. Kështu, për shembull, në Azinë Juglindore, sidomos në bregdetet e cekëta, një grup peshkatarësh mbajnë rrjetën peshkatare, kurse të tjerët prej më larg duke ecur nëpër det e duke e goditur ujin me degë bimësh i përzënë peshqit në drejtim të rrjetës së peshkatare e tjerë.



• Maskota e fatit

**Fjalor termash**

**Ndarje politike**-shtete të krijuara me marëveshje të brendshme të një populli ose të më shumë popujve brenda një territori të caktuar, e rregulluar me norma kushtetuese e ligjore.

**Ndarje rajonale** ose **aministrative**-hapësirë gjeografike që kanë kushte të njejta ose të përfërta të njejta gjeografike në një kontinenti ose shtet.



• Xhami në Islamabad



## E lexojmë edhe këtë

**Qyteti Shanghai** quhet thjesht Hu. Ai ndodhet në pjesën qendrore të bregdetit të pjesës lindore të Kinës, në daljen e lumit Jance në det. Në kohën e lashtë ka qenë një fshat peshkatar, në kohën e luftës midis shteteve ishte shteti Wu. Ky qytet u krijua në vitin 1927, tani është një nga 4 qytete të mëdha të varura direkt nga Kina. Në këtë qytet përfshihen 18 rajone dhe 1 distrikt. Sipërfaqja e tij e përgjithshme ishte 5 mijë e 800 kilometra katërore. Deri në fund të vitit 2002, popullsia e këtij qyteti ishte 13 milionë e 347 mijë. Shanghai është qyteti i parë i madh i Kinës, është edhe një nga qytetet e mëdha të botës. Shanghai është edhe qyteti më i madh industrial dhe qendra më e madhe tregtare, monetare dhe bazë tekniko-shkencore të Kinës.

## PËRSËRITJE



- Cilët janë shtetet me numër më të madh të popullsisë?
- Me cilën dinamikë rritet numëri i popullsisë në Azi dhe shpjegoni shkaqet e këtij shtimi të popullsisë?
- Cilët janë popujtë me numër më të madh të popullsisë dhe si është përkatësia e tyre etnike?
- Cilave raca u takojnë popujt e Azisë Jugore dhe Lindore?
- Cilët popuj i takojnë racës së bardhë? Në cilën pjesë të kontinentit të Azisë janë të përhapur?
- Cilës racë i takojnë popujtë arabë dhe në cilën pjesë të kontinentit shtrihen ata?
- Cilat janë gjuhët kryesore në kontinentin e Azisë? Numëroni disa prej tyre që përfshijnë numër më të madh të popujve aziatikë.
- Tregoni për përhapjen e religjioneve në kontinentin e Azisë.






• Harta politike e Azisë




## NDARJA RAJONALE E AZISË

**DETYRË**

Në bazë të globit dhe hartës gjeografike (atlasit tuaj), në fletoret tuaja, shkruani shtetet që i takojnë secilit rajon në kontinentin e Azisë

Sot në hartën politike të Azisë numërohen 49 shtete. Deri në fund të Luftës së Parë Botërore një pjesë e Azisë Jugperëndimore ishte nën sundimin e Turqisë, kurse deri në Luftën e Dytë Botërore shtetet e Azisë Jugore dhe Juglindore ishin koloni të Britanisë së Madhe, Francës, Holandës dhe Shteteve të Bashkuara të Amerikës.

Pas Luftës së Dytë Botërore të gjitha këto vende fituan pavarësinë. Pjesa më e madhe e tyre për nga forma e organizimit shtetëror janë republika, me bazë sistemin e ekonomisë së tregut; disa të tjera janë vende nën regjimin komunist (Kina, Koreja e Veriut etj.) me bazë ekonominë e centralizuar në duart e shtetit.

Bazuar në ndryshimet e karakteristikave fiziko-gjeografike dhe shkallës së zhvillimit ekonomik në Azi dallohen disa rajone të mëdha: **Azia**

**Lindore, Azia Juglindore, Azia Jugore, Azia Jugperëndimore, Azia e Qendrore** dhe **Azia Veriore.**

Rregullimi shoqëror në shumë shtete të Azisë është i llojllojshëm. Pjesën më të madhe të shteteve aziatike e përbëjnë shtetet me rregullim shtetëror **republikë prezidenciale**. Shumica e këtyre shteteve është më shumë e përhapur në pjesën qendrore të Azisë. Në grupin e këtyre shteteve bëjnë pjesë: ***Azerbejxhani, Ermenia, Gruzia, Indonezia, Koreja Jugore, Kazakistani*** e tjerë.

Shtete të vetme **socialiste** kanë mbetur ***Kina*** dhe ***Vietnami***. Këto dy shtete bëjnë transformime të shoqërisë hap pas hapi. Në këtë drejtim dallohet Kina e cila dita ditës po bëhet forcë e madhe ekonomike.

Shtetet me rregullim shtetëror **republika parlamentare** një apo dy dhomëshe janë: T*urqia, Bangladeshi, Izraeli, Tajvani, Libani, Mongolia*; me **mbretëri parlamentare** janë: *Butani, Bahreini* , me mbretëri të trashëguar-Kuvajti, kurse me mbretëri apsolute janë: **Omani** dhe **Arabia Saudite**.

Shtetet me mbretëri parlamentare janë: ***Japonia, Jordani. Kamboxha, Katari, Malezia, Nepali*** dhe ***Tajlanda***, ndërsa republika tipike islamike janë ***Afganistani*** dhe ***Irani***, ndërsa ***republikë prezidenciale islamike*** është ajo e ***Jemenit***.

**India** dhe **Pakistani** janë shtete federative me më shumë njësi shtetet

**Pyetje**

- Ç' kuptoni me fjalën rajonizim territorial dhe politiko-administrativ? Nëse nuk jeni në gjendje ti pëgjigjeni kësaj pyetjeje, këkoni ndihmën e shokëve tuaj të klasës, ose të arsimtarit.

Ç' ka janë dhe çka pëfaqësojnë shtetet demokratike?

Ç'janë mbretëritë e trashëguara dhe tregoni ndonjë shembull në Azinë Lindore?

Ç'farë roli ka kryetari i shtetit në shtetet me rregullim prezidencial shtetërorë? Pëmendni disa prej tyre.



• Terrakota

**Lexojmë**

Hedhja e bombës atomike mbi Hiroshima dhe Nagasaki ishte sulmi nuklear nga ana e ShBA. Më 6 gusht, bombarduesi B-29 Superfortress, i emëruar "Enola Gay", do të hidhte bombën atomike "Little Boy" (Djali i vogël) mbi Hiroshima. Sipas disa shënimeve zyrtare, rezultojnë 140 000 të vdekur në Hiroshima dhe 74.000 viktima në Nagasaki.

Numri i të vdekurve nga të dy qytetet llogaritet në 210 000 jetësh, kryesisht popullsi civile e qyteteve të përmendura japoneze.



# VI PASQYRË RAJONARE E KONTINENTIT TË AZISË



Azia Lindore

## KATASTROFAT NATYRORE NË AZINË LINDORE (LINDJA E LARGME)



• Lumi Jangce-Kinë

Azia Lindore përfshinë shtete kontinentale me dalje të hapur në det dhe shtete ujdhesore. Që të gjitha këto shtrihen në linjën e zjarrtë vullkanike. Toka e tyre është nën lëkundje të përhershme, pothuaj të përditëshme.

**Tërmetet** tektonike apo vullkanike janë shumë të rrezikshme për popullsinë e vendeve të Azisë Lindore. Ajo është e prekur prej tërmeteve të përditëshme. Gjatë historisë njerëzore ata kanë përjetuar katastrofa të shumëfishta. Kjo ndodhë për shkak të lëvizjes së pllakave kontinentale dhe fundit të deteve pranë brigjeve të Azisë Lindore. Pëndryshe tërmete

katastrofike ndodhin shpesh si në Kinë, por më shpesh në shtetet ujdhesore të Azisë Lindore. Brenda vitit në Kinë, Japoni e ujdhesa të tjera ndodhin prej 500-1000 tërmete brenda vitit me intenzitete të ndryshme.

Disa herë tërmetet kanë rrafshuar vendbanime të tëra në Kinë, Japoni, Kore dhe në më shumë ujdhesa të Pacifikut. Tërmetet e shkaktuara nga lëvizja e pllakave tokësore janë shumë më të rrezikshëm se sa tërmetetet e shkaktuara nga vullkanet.



• Incizim satelitor dhe fotografi e vullkanit Fuxhijama (Fuji)-Japoni

**Vullkanet** janë forma të ngritura në Tokë, të cilat krijohen me shkarkimin e masës së zjarrtë-magmës, gazeve dhe avujve nga brendia e Tokës në sipërfaqe. Proceset e ndryshme të lidhura me to quhen *vullkanizëm*. Vullkanet pos lavës nxjerrin sasi të madhe të gazrave, pluhurit, bombave vullkanike e tjerë.

Si produkt kryesor i erupsionit vullkanik është lava, me një temperaturë kryesisht 1000-1300 gradë celsius, si ai i Fuxhiamës (Fuji). Llava e tijë rreth e rrotur ka rrënuar fshatra, ka djegur pyjet e tjerë.

Azia Lindore i takon zonës së zjarrtë vullkanike. Në territorin e Azisë Lindore ekzistojnë të gjitha tipet e vullkaneve sipas erupcioneve të tyre. Në tipin vezuvian llogaritet vullkani Fuxhijama (Fuji) në Japoni.

**Cunamet** janë valë deti të gjata e të larta të shkaktuara nga zhvendosjet tektonoke të plakave të fundit të oqeaneve. Nocioni rrjedh nga gjuha japoneze që do të thot “valë në lima”. Në afërsi të epiqendres valët mund të jenë shumë të larta dhe shpejtësi të lëvizjes mesatarisht 700 km/h.



• Cuname të shkaktuara nga tërmetet dhe vullkanet

**Vërshimet** e krijuara nga cunamet dhe lumenjtë në periudhat e reshjeve të mëdha, shkaktojnë si në viktima në njerëz, ashtu edhe në dëme materiale. Vërshimet nga cunamet dhe të lumenjëve (në Kinë, Indi, Bangladesh etj.) shkaktojnë dëme të mëdha.

Rreziqe të tjera janë **zjarret** që përfshijnë viset e pyllzuara, fshatra dhe qytete me rastin e eksplodimeve të lëndëve djegëse. Kështu, për shembull, në vitin 1923 me rastin e një tërmeti të fuqishëm, zjarri kishte përfshirë shumë kuarte të Tokios.

**Rrëshqitjet** e tokës janë të shpeshta si në Kinë, Kore, ashtu edhe në Japoni dhe ujdhesat tjera të zonës së Pacifikut të aziatik e tjerë.



• Arkitektura e Azisë Jugore është e llojllojshme

# POPULLSIA NË AZINË LINDORE

Azia Lindore cilësohet me një të kaluar të hershme të qytetërimit. Paraqet hapësirë me popullsi të homogjenizuar mongoloide. Ky rajon aziatik përfshinë sipërfaqe të përgjithshme prej afro 9,6 milionë km², ndërsa numëri i popullsisë arrin rreth 1,3 miliardë banorë. Dendësia mesatare e popullsisë arrin prej 134,6 banorë për km². Popullsia e Azisë Lindore kryesisht është e koncentruar në zonat bregdetare dhe në ultësirat e mëdha të rajonit. Ato janë: ultësira lindore e Kinës, luginat lumore në pjesën kontinentale të Azisë Lindore dhe luginave lumore dhe bregdetit japonez. Po të njejtat kushte të përhapjes së

| Vendi | Sipërfaqja në km.² | Numri i popullsisë | Dendësia mesatare b/km² | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Kina | 9.572.900 | 1.288.892.658 | 135 | Pekini |
| - Tajvan | 36.179 | 22.569.000 | 624 | Tajpej |
| - Hong Kong | 80 | 6.838.000 | | Hong Kong |
| - Makao | 26.8 | 443.000 | | Makao |
| Japonia | 372.313 | 125.931.533 | 338 | Tokio |
| R. e Koresë | 99.600 | 47.925.000 | 481 | Seuli |
| RDP e Koresë | 122.762 | 22.466.000 | 176 | Pjong Jangu |

popullsisë janë në zonat luginore dhe ultësirat e Kores Veriore dhe Jugore me tendencë të dukshme që edhe më tej të rritet dendësia e popullsisë në zonat bregdetare të Kores Jugore pranë brigjeve bregdetare.

Dendësia e brendshme kontinentale e Azisë Lindore është më rrallë e banuar sidomos në rrafshnaltën e lartë të Tibetit dhe zonat shkretëtinore që prekin territorin e Kinës në pjesën lindore të saj (Gobi dhe Takla Makan).



• Reshjet në Kinë

Dendësi më të madhe të popullsisë shënon Tajvani prej 624 banorë për km², pastaj Republika e Koresë prej 481 banorë për km², kurse Kina edhe pse është me popullsi më të madhe në botë dendësia mesatare e popullsisë sillet prej 135 b/km² e tjerë.

Besimet kryesore në Azinë Lindore është budizmi dhe krish-






• Lotus-bimë farmaceutike, Kinë

terimi, ndërsa besimet tjera marrin pjesëmarrje më të vogël në numrin e përgjithshëm të popullsisë së rajonit në fjalë.

Popullsia rreth vijës bregdetare është relativisht shumë më e dendur. Në këto rajone janë qytetet dhe limanet më të mëdha të Kinës, Japonisë, Kores Jugore e Veriore. **Në hartën gjeografike gjeni qytetet më të mëdha**?

Në Azinë Lindore ekzistojnë probleme rreth respektimit të bashkësive më të vogla të popullësisë (Kinë).

Gjuha që dominon në Azinë Lindore është kinezishtja, japonishtja, koreanishtja e tjerë. Kina është varta e qytetërimit të hershëm, vatër e zbulimit të letrës, përdorimit të naftës, letrës, barotit, busollës e tjerë.



• Muri Kinez

## ROLI I FAMILJES, KULTURA DHE TRADITA

Në shtetet e Azisë Lindore roli i familjes ka pasur dhe ka një harmoni tradicionale, e cila dukuri ruhet edhe në ditët e sotme. Në Kinë dhe Japoni, Korenë Jugore e Veriore, burri dhe gruaja midis veti respektohen dhe të gjitha vendimet për aktivitetet në shtëpi dhe më gjerë i sjellin bashkarisht. Konsultimi midis tyre është punë e patjersueshme. Pos saj respektimi është në nivel të lartë. Burri dhe gruaja japoneze, por edhe ajo kineze, përkulen para njeri tjetrit në rastet e kthimnit në shtëpi nga puna e tyre.

Fëmijët gjenden nën kontrollin e familjeve, i aftësojnë për pavarësinë e të menduarit dhe të sjelljes së vendimeve të logjikshme që nuk prekin interesin e familjes ose mposhtjen e autoritetit të sajë.

Në shtete e botës islame, gjithashtu, familja është boshti kryesor jo vetëm në familjen e tyre të ngushtë, por dhe në shoqëri. Në disa shtete për fat të keq ekziston diskriminimi i gruas në arsimim, shkollim, veshmbathje e tjerë.

Popujt e Azisë Lindore respektojnë traditën dhe trashigiminë kulturore të tyre. Monumentet e tyre janë impozante, të të gjitha religjioneve. Trashigimia kulturore kineze e japoneze, paraqesin symbol të identitetit të tyre kombëtarë.

Bota femërore kineze dhe japoneze edhe ajo koreane dallohet me veshjen karakteristike kryesisht me përhurat e mëndafshit.

Çaji për popujt e këtij rajoni është në përdorim të përditshëm. Lugët e tyre janë dy shkopinjtë që zavendësohen pas dy-tri herë përdorimi.



• Lloje çaji

**Pyetje**
- Ç' kuptoni me fjalën katastrofat natyrore?
- Pse shtetet e Azisë Lindore janë të përfshira me tëmete, vullkane e cuname?
- Shpjegoni karakteristikat e popullsisë në Kinë, Japoni dhe vendet tjera të këtij rajoni aziatik.
- Cila kulturë përbën ushqimin kryesor për popullsinë e Kinës?
Përshkruani karakteristikat kryesore të ekonomisë së Kinës dhe të Japonisë.
Përmendni degët më të rësishme ekonomike të shteteve të Azisë Lindore.

# EKONOMIA E AZISË LINDORE

Kushtet për zhvillimin e **bujqësisë** janë të ndryshme. Japonia, Kina dhe dy shtetet koreane disponojnë me sipërfaqe të ndryshme të tokës prodhuese dhe me rezerva të pakta energjentësh dhe xehesh.

Të gjitha shtetet e Azisë Lindore disponojnë me sipërfaqe fare të vogël të tokës punuese. Kina dhe Japonia me rreth 13% nga sipëfaqja e përgjithshme, kurse Koreja Jugore dhe Veriore midis 16,3 deri në 19,4%. Në Japoni sipërfaqet bujqësore janë krijuar rrëzë maleve (tarraca). Fusha më e madhe është Hanto në ishullin Honshu, ku janë vendosur dhe qytetet Tokio dhe Jokahama. Në jug të këtij ishulli gjendet fusha Kinai, me qytetet: Kioto, Kobe dhe Osaka dhe në pjesën veriore fusha Eshio.

Kina dhe Japonia dallohen me prodhimin e orizit (Kina zë vendin e parë në botë), pastaj prodhojnë grurë, misër, kallam e panxhar sheqeri, patate, perime e pemë.

Në Kinë orizi më shumë kultivohet në rrjedhat e poshtme të lumenjve kinez (Jance dhe Sinkiang), gruri në Manxhuri dhe më pak në pjesët jugore të Kinës. Gjithashtu, kultivohet edhe meli, kulturë shumë e rëndësishme për ushqimin e popullsisë. Po të njëjta kultura mbjellen edhe në shtete tjera. Të gjitha shtetet plotësisht nuk i plotësojnë nevojat me drithëra, pos Kinës me oriz.

Kina zë vendin e dytë në botë për prodhimiin e pambukut. Këto dy



• Incizim satelitor i Japonisë




• Sipëfaqet agrare në Kinë



• Modul kozmik japonez

shtete janë të njohura edhe me prodhimin e çajin, duhanit, afionin, kikirikët etj.

Blegtoria në Kinë ka karakter nomad, Japonia dhe dy shtete koreane kanë më pak se 2% të kullosave nga e gjithë sipërfqja e tokës bujqësore. Më shumë rriten derrat, gjedhët, dhentë (Tibet) dhe shpezët.

Peshkimi përfaqëson degë të rëndësishme ekonomike. Këto shtete përdorin flotë të përshtatshme për peshkim.

**Industria** është degë e rëndësishme e Japonisë. Me lëndët e para dhe energji furnizohet nga eksporti. Japonia dhe Kina, pjesën më të madhe të energjisë e fitojnë nga hidrocentralet, Kina edhe nga termocentralet. Dy shtetet tjera koreane kanë mungesë të energjisë elektrike

Kina është e pasur me burime të naftës. Rezervat e qymyrit në Kinë llogariten në 1/5 e rezervave botërore. Në Kinë gjenden rreth 30 pellgje qymyri(në provincat Shansi, Shensi, Manxhuri etj). Ajo zë vendin e tretë për prodhimin e qymyrit në botë (pas ShBA dhe Federatës Ruse).

Kina është e pasur me metale me ngjyrë. Këtu janë përqëndruar rreth 70% e rezervave të volframit, molibdenit dhe antimonit. Ajo është e pasur me bakër, plumb, zink, boksit dhe kallaj.

Degët më të rëndësishme të industrisë (në Japoni e Kinë) janë: metalurgjia, industria e makinave, industria kimike, ushqimore, elektroindustria etj. Japonia është e njohur me industrinë e makinave, të aparateve precize elektronike e tjerë. Kina sot është forcë prodhuese e turbinave për termo dhe hidroelekrana e tjerë.

**Komunikacioni** dhe **turizmi** për këto shtete ka rëdësi të posaçme ekonomike. Kina dhe Japonia disponojnë me qytete mbretërore, monumente të shumta historike, peisazhet e bukura natyrore, murin kinez e tjerë. Komunikacion më të zhvilluar dhe më të shpejt disponon Japonia, kurse shtetet tjera investojnë mjaft në përmirësimin e vijave komunikative, qofshin ato automobilistike, hekurudhore, lumore ose ajrore.

**Pyetje dhe detyra**

- Ç' pozite gjeografike ka Japonia?
- Cilët janë ishujt kryesorë të Japonisë?
- Cilat janë karakteristikat klimatike dhe hidrografike të Japonisë?
- Ç'degë të industrisë janë zhvilluar në Japoni?
- Me cilat prodhime njihet Japonia edhe në vendin tonë?



• Treni Japonez



### Fjalor termash

**Tërmet shembore** - lëkundje e shkurtër e një pjese të korës së Tokës, e shkaktuar nga shembja e masave shkëmbore në ndonjë zbrazëti (greminë) në pjesët e cekëta të korës së Tokës. Tërmetet shembore janë të rralla e të dobëta, përkundës **tërmeteve tektonike** dhe **vullkanike**.

**Cuname** - valë të detit shumë të larta, që krijohen nga tërmetet e fuqishme dhe shpërthimet vullkanike nëndetare. Cunamet lëvizin nga brendësia e detit në drejtim të bregdetit, ku mbërrijnë lartësinë deri 20-30 m. Cunamet kanë fuqi shkatërruese.



### Përsëritje

- Analizoni tabelën e numrit të popullsisë së Azisë Jugore dhe konstatoni numërin e banorëve dhe shpërndarjen gjeografike të tyre. Në cilat vise është më e madhe dendësia e popullisë dhe shpjegoni shkaqet e kësaj dukurie.
- Cili prej shteteve të Azisë Lindore janë më shumë të prekura me tëmete dhe pse. Si mendoni, në cilin shtet ekzistojnë vullkane të gjallë?
- Si mendoni pjesa më e madhe e ujdhesave në këtë rajon aziatik si janë krijuar? A mund të jenë mbeturina të blloqeve më të më tokësore, apo kanë prejardhjen vullkanike?

Shpjegoni:

Katastrofat natyrore.
Popullsinë e Azisë Lindore.
Roli i familjes, kultura dhe tradita.
Bujqësinë.
Begatitë natyrore
Industrinë
Komunikacionin dhe turizmin e shteteve të Azisë Lindore.



• Plantacion çaji-Kinë





# AZIA JUGLINDORE DHE JUGORE

**Puna në hartë**

- Pse thuhet se India nuk është pjesë përbërëse e kontinentit të Azisë? Pjesë e cilës masë tokësore ka qenë më parë India e sotme?
- Analizoni hartat tematike në libër dhe krahasoni këto me hartën gjeografike të Azisë. Shpjegoni përmbatjen e tyre dhe sjellni përfundime.



• Dhjamandi indonezian-lloj arre

Në Azinë Juglindore dhe Jugore pëbëhet prej një mozaiku të ndërlikuar relievik, në cilin dominojnë kontrastet midis vargmaleve të reja e shumë të larta dhe ultësirave të gjera e të pjellshme. Ky rajon aziatik, nga njera anë brenda vitit përmbytet me reshje të mëdha, e nga ana tjetër në rrafshnaltën e Dekanit gjendet shkretëtira Tar me reshje fare të pakta. Kontrastet ekzistojnë edhe në fushën e shumë popujve, kulturave e traditave të ndryshme midis tyre.



• Luginë e thellë lumore në Himalajet

## HIMALAJET, KARAKTERISTIKAT DHE RËNDËSIA E TYRE

**Himalajet** janë malet më të larta në rruzullin tokësor. Shtrihen në drejtim perëndim-lindje, që mëpastaj në Azinë Juglindore të shtrihen në drejtim jugor. Janë male me shpate të rrëpira e lugina të thella. Janë krijuar në të njejtën kohë sikur edhe malet e tipit alpik në Evropë (Pirinejet, Alpet, Karpatet, Dinaridet e tjerë). Maja më e lartë është Mont Everest(8848 m). Himalajet shtrihen në territoret e shteve siç janë: Pakistan, India, Kinë, Butan dhe Nepal. Në luginat lumore që rrjedhin këta lumenjë jetojnë rreth 760 milionë banorë, duke e përfshirë në këtë numër edhe populsisnë e Bangladezhin.



• Rrafshnaltë në Himalejet e Indisë

Gjatësia e Himalajeve është rreth 2400 km, kurse gjerësia midis 250-300 km. Himalajet kapin lartësinë mesatare rreth 5000 metra, ndësa shumë pika malore janë edhe mbi 8000 metra. Në Himalaje jetojnë nepalët që kanë edhe shtetin e tyre, butanët në provincën Butan. Pos tyre në Himalaje jetojnë popuj të shteteve të Indisë (Xhamu dhe Kashmiri, Himaçalli Pradezh, Utarançalli, Sikim dhe Arunaçall Pradezh). Gjithashtu, në kuadrin e shteteve himalajase është edhe shteti pakistanez Baltistani.

Në Himalaje ekzistojnë lugina të thella e të pjellshme. Luginat lumore të banuara zhvillojnë ekonomitë e tyre familjare.

Në rrafshnaltën e Tibetit jetojnë tibetasit, popullësi autoktone, që jetojnë në këto vise shekuj me rradh. Tibeti nuk është pjesë e Himalajeve.

India me Azinë është ndeshur para 70 milionë vjetëve (në periudhën e shkumsit). Nënkontinenti Indo-pakistanez duke bërë shtypje në tokën aziatike i ka ngritur malet e Himalajeve.

Edhe sot, ekzistojnë të dhëna se Himalajet brenda vitit ngriten për 5 mm nga shtypja e tokës së nënkontinetit Indo-pakistanez. Kjo dukuri ndikon në ngritjen edhe të rrafshnaltës së Tibetit.



• Peisazh nga mali Gasherbrum- Himalaje


• Objekt fetar budist në Himalajet e Indisë


• Harta fizike-gjeografike e Indisë



• Harta e lumejve të Indisë



• Temperatut e ajrit në Indi

Himalajet disponojnë me masë të madhe të akullnajeve. Më i njohuri prej tyre është Akullnaja Sjaçen. Akullnajet shërbejnë për formimin e shumë lumenjve që rrjedhin nga Ultësira e Hindustanit, Pakistanit dhe Asamit.

Kështu, për shembull, lumi Ind buron në rrafshnaltën e Tibetit. Ushqehet me ujërat e akullnajeve në Himalaje. Gangu dhe Branaputra burojnë nga akullnajet e Himalajeve, duke përfshirë edhe degë të tjera lumore. Himalajet kanë edhe rëndësi turistike. **Shpjegoni pse?**

Himalajet dhe lumenjtë me luginat e tyre janë shumë të rëndësishme për ekonominë e Indisë, Pakistanit dhe Bangladeshit. Gangu dhe Bramaputra takohen në Bangladezh duke formuar deltën më të madhe në botë.

**Për ata që duan të dinë më shumë**

Në Himalaje ekzistojnë një numëri i madh i liqeneve në lartësi deri në 5000 m. Prej tyre me sipërfaqe më të madhe është "Pangong Co", që gjenden në zonën kufitare indiano-kineze. Ky liqe gjendet në lartësi prej 4600, i gjerë 8 km dhe i gjatë 134 km. Llogaritet si liqe glacial.

**Fjalor termash**

**Arqipelag**-grup a varg ujdhesash në det ose oqean, me prejardhje dhe me përbërje gjeologjike pak a shumë të njejtë, që formojnë një bashkësi tokësore. Sipas shtrirjes argipelagët ndahen në kontinentale dhe pellginore.

**Arqipelag kontinental**-janë grup a varg ujdhesash, që shtrihen pranë bregdetit dhe gjeologjikisht janë të lidhura me kontinentin, ndërsa **arqipelagjet pellginore** gjenden në brendësi të detit a oqeanit dhe nuk kanë lidhje gjeologjikisht me kontinentin.

**Detyrë**

Analizoni hartat për nënkontinentin Indo-pakistanez dhe konkludimet tuaja shkruani në fletoren e punës.



• Monsunet e verës janë të shnënuara me ngjyrë blu, kurse ato të dimrit me ngjyrë të kuqe.

## MONSUNET DHE JETA E NJERËZVE

Erërat periodike lajmërohen në disa vise gjeografike të vogla ose të mëdha. Erërat monsunike paraqiten në Azinë Jugore, Azinë Juglindore dhe në Azinë Lindore. Kjo erë periodike paraqitet për shkak të nxehjes më të shpejtë të Tokës sesa të sipërfaqes së detit gjatë periudhës së verës. Atëherë prej detit në drejtim të tokës fryejnë monsunet e verës, të cilat me vete bartin sasi të madhe të reshjeve. Në këto pjesë të botës kemi përmbytje të mëdha të sipërfaqeve tokësore.

Klima monsunike është e karakterit dy stinorë: *stina e reshjeve* dhe *stina e thatë*. Stina e reshjeve praktikisht është stina e verës (korrik deri në tetor). Gjatë kësaj stine monsunet sjellin reshje të mëdha në Azinë Jugore dhe Juglindore. Brenda kësaj periudhe monsunet e verës në masën kontinentale të rajoneve të përmendura sjellin rreth 70 deri në 95% të sasisë së reshjeve vjetore (në Çarapunxhi të Indisë 10.200 mm). Sasi më të pakta të reshjeve bien në rrafshnaltën e Dekanit në Indi prej 600-1000 mm, kurse në Siujdhesën e Indokinës ato arrijnë sasinë rreth 3000 mm.



• Lumi Gang-Indi

Pas periudhës së reshjeve monsunike paraqitet periudha pak më e freskët që zgjatë prej fillimit të tetorit e deri në mars. Gjatë kësaj periudhe në Azinë Jugore temperaturat e ajrit sillen midis 15°C (gjatë natës) dhe 25°C (ditës), kurse në Azinë Juglindore ato janë diç më të larta.

Gjatë periudhës së dimrit monsunet fryejnë prej pjesës tokësore në drejtim të detit. Atëherë mbi sipërfaqen tokësore shtypja e ajrit është më e lartë sesa mbi sipërfaqen e detit. Monsunet e dimrit janë të thata. Monsunet dimërore paraqesin sistem të thjeshtë erërash. Ato praktikisht janë pasate verilindore. Struktura e erërave të monsuneve jashtë Azisë Jugore, në viset e tjera tropikale kanë karakteristika të veçanta.

**Pyetje dhe detyra**

- Pse kemi nxemje jo të njëjtë midis sipërfaqes tokësore dhe të asaj detare?
- Pse gjatë verës në drejtim të Azisë Jugore dhe Azisë Juglindore fryejnë monsunet dhe sjellin reshje të mëdha? Shpjegoni shkaqet e lëvisjes së këtillë të masave ajrore.
- Pse erërat e stinës së dimrit janë të thata për Azinë Jugore dhe Juglindore?
- Ç'farë të mirash dhe dëme sjellin monsunet e verës dhe ato të dimrit?



• Kolazh nga Pakistani

## PASURITË NATYRORE TË INDISË

Gjatë njëzet viteve të fundit India mjaft ka investuar në shkollimin profesional të popullsisë së vendit, sidomos, në shkollimin e lartë me qëllim të shpejtimit të zhvillimit ekonomik të vendit. Tani India është orientuar me resurset e veta kadrovike të bëjë hulumtime xehesh dhe të begative të tjera natyrore. Ekzistojnë të dhëna se India është vend i pasur me energjentë të ndryshëm dhe me xehe e minerale. Në Indi ekzistojnë rezerva të mëdha të hekurit. Prodhimi vjetor prej rreth 52 milionë tonelata brenda vitit është shansë e madhe e afirmimit dhe zhvillimit ekonomik të Indisë.



• Shitore pëhurash në Indi

Në botë, sot, India llogaritet si vend i metalurgjisë së zezë për shkak të prodhimit të madh vjetor të hekurit (vendin e pestë në botë). Thëngjilli i kualitetshëm (thëngjill guri) eksploatohet në bazenet thëngjillmbajtëse në rajonet Bihar, Orisa, Bengalin perëndimor, pastaj në bazenin Goi dhe në Kornataka.

Pos tyre, India është e njohur edhe me prodhimin e boksitit (vendin e gashë në botë), prej të cilit fitohet aluminiumi. Xehe të tjera të rëndësishme janë kromi, mangani (vendin e tretë) dhe mineralet e çmueshme siç janë: korund, granate, cirkoni, rutili, diamantet, silimaniti e tjerë. Me këto minerale (gurë) të çmueshëm rajonet më të pasura janë: Karnataka, Kerala, Raxhastani dhe Megalaja. India është e pasur edhe me argjent dhe ari, sidomos në bazenin Karnataka.

Në rajonin më të gjerë të ujërave të cekëta të Bombajit janë konstatuar rezerva të naftës dhe të gazit natyror, pastaj në rajonin e Asamit, krejtësisht në lindje në kufi me Butanin, Kinën dhe Mjanmarin.

India përfshinë sipërfaqe të konsiderueshme me pyje të llojeve të ndryshme. Vegjetacioni i viseve të lagëta tropike, karakterizohet me drunjë të kualiteshëm siç janë: druri tik, mahagoni, drunj dushku e tjerë.



• Lloj druri në pyjet tropikale të Azisë Jugore e Juglindore



## POPULLSIA E INDISË- BEGATI DHE PROBLEME

India është shteti me popullsi të madhe. Ajo përbëhet prej specifikave të ndryshme për nga përkatësia racore, gjuhësore dhe kulturore. Popujt më të vjetër të Indisë llogariten vedët, dravët dhe hindusët. Për shkak të relievit mjaftë të ndërlikuar, popullsia e saj nuk është e njëlloj e shpërndarë në territorin e saj. Dendësia më e madhe e popullsisë së këtij shteti është në Ultësirën e madhe të Hindustanit nëpër të cilin kalon lumi Gang që është simbol i tyre. Gjithashtu, dendësia e popullsisë është e konsiderueshme edhe në rrafshnaltën e Dekanit, e cila është e prerë me lugina lumore të shumta e të pjellshme. Me dendësi relative të madhe karakterizohet edhe pjesa bregdetare e Indisë. Përkundër kësaj pjesët më rrallë të banuara janë shkretëtira e Tarit dhe viset malore të Himalajeve që përfaqëson edhe kufirin veriore me shtetet tjera aziatike.



India për nga numri dita ditës i bashkangjitet Kinës. Kjo dukuri është rezultat i shkallës së lartë të shtimit natyror të popullsisë. Pjesa më e madhe e popullsisë jeton nëpër fshatra, kurse popullsia urbane sillet rreth 30%.

Popullsia e këtij shteti është e përkatësive të ndryshme fetare, por dominon ai hindus.

Sipas përkatësisë gjuhësore, India përfaqëson një ndër mozaikët më të ndërlikuar. Në të fliten më tepër se 250 gjuhë të ndryshme, prej të cilave 20 gjuhë janë më të përhapura dhe përfshijnë një numër më të madh të popullisë. Për shkak të problemeve fetare, nënkontinenti Indisë u nda në dy shtete: India dhe Pakistani Perëndimore dhe ai Lindor, që më vonë, Pakistani Lindor të shpallë pavarsinë dhe të ndërrojë emrin në Bangladesh. Në Indi gjuha zyrtare është ajo anglishte e përfshirë në tërë territorin federativ të saj, për shkak të administratës më racionale e ekonomike.




India është shtet agrar. Nga të gjitha këto gjuhë më të rëndësishme janë përcaktuar shumë gjuhë,

Për nga zhvillimi ekonomik India llogaritet si shtet agrar. Me tokë mbjellëse disponon me 54% të sipërfaqes së përgjithshme të saj, ndërsa me bujqësi mirren 62% e popullsisë së Indisë. Toka bujqësore është e fragmentuar në ekonomi bujqësore të vogla. Bujqësia më shumë është e zhvilluar në ultësirën e Hindustanit dhe luginat e pjellshme lumore të Dekanit dhe pjsëve ultësinore rreth bregdetit. Më tepër kultivohet orizi, gruri, misri, elbi, ndërsa prej kulturave industriale rëndësi të madhe i kushtohet kultivimit të panxhar e kallam

sheqerit, pambukut, jutës, duhanit, çajit, kikirikave, kauçukut. India me prodhimet ushqimore i plotëson nevojat e vendit.

Bregtoria e Indisë ka karakterin ekstenziv. Më shumë rriten gjedhat, dhitë dhe delet. Mishin e lopës nuk e përdorim për shkaqe fetare.

Rajonet e pyjeve në Indi më tepër janë të përhapura në Gatet Lindore e Perëndimore dhe diç në Himalaje me sipërfaqe të përgjithshme pyjore prej 24%.

Industria më e zhvilluar është në bazenet e thëngjillgurit dhe të hekurit (metalurgjia e zezë). Kjo lloj industrie është e përqendruar në Bihar dhe Bengalin Perëndimor.

Industria e Indisë është mjaftë e zhvilluar dhe e koncentruar në qytetet e mëdha. Prej degëve industriale përmendim atë të avionëve, fluturakeve kozmike, industrinë e makinerisë, elektronike, makinerike, të tekstilit (pambukut dhe jutës) e tjerë. Qendrat më të mëdha industriale janë Nju Delhi, Kalkuta, Ahmedabadi e tjerë.

Tregti zhvillon me të gjitha shtetet, por dominon bashkëpunimi tregtar me Britaninë e Madhe.

**Detyra**

- Në hartën gjeografike gjeni rajonet bujqësore dhe qendrat industriale në Indi?
- Gjeni shtetet që gjenden në Azinë Juglindore



**PËRSËRITJE**

- Cilët janë karakteristikat themelore të maleve Himalaje, ku shtrihen ato, dhe në cilat territore të shteteve të tjera shtrihen këto vargmale?
- Ku e shihni rëndësinë e Himalajeve për jetë dhe ekonominë e popullsisë së atjeshme?
- Shpjedoni monsunet si erëra sezonale?
- Ç’farë roli luajnë ato në ndryshimin e klimës dhe të vegjetacionit në Indi dhe vendet tjera të Azisë Jugore dhe Juglindore?
- Pse me padurim popujt e Azisë Jugore dhe Juglindore i presin monsunet? Ç’farë të mira u sjellin ato dhe ç’farë dëme.
- A keni dëgjuar në lajmet televizive në vendin tonë për përmbytjet e mëdha nga vërshimat e lumenjve të këtij rajoni aziatik? Komentoni ç’ka dini lidhur me to?
- Cilat janë pasuritë më të rëndësishme natyrore të Indisë? Shpjegoni këto probleme?
- Cilët janë karakteristikat popullative të Indisë?
- Cilave raca u takojnë këta popuj dhe sa gjuhë fliten në Indi?
- Pse gjuha angleze është shpallur si gjuhë zyrtare, e jo ndonjë gjuhë tjetër që flitet në Indi.





• Harta e shteteve të Azisë Qendrore

# AZIA QENDRORE

**Puna në hartë**
- Gjeni në hartë shtetet e Azisë Qendrore.
- Cili shtet prej tyre ka dalje në Liqenin e Kaspikut?
- Analizoni aspektet fizike-gjeografike dhe konstatoni për kushtet e zhvillimit ekonomik të tyre.

Azia Qendrore shtrihet midis Liqenit Kaspik në perëndim, Rusisë në veri, Iranit dhe Afganistanit në jug si dhe Kinës në lindje dhe juglindje. Ajo shtrihet në pjesën qendrore të Azisë, larg rrugëve të rëndësishme tokësore. Është zonë kontinentale larg ndikimit të masave të lagështa ajrore. Relievi i Azisë Qendrore është i ngjajshëm me relievin e Azisë Jugperëndimore. Në të mbizotërojnë shkretëtirat dhe gjysmëshkretëtirat e gjera si dhe stepat me bimësi të rrallë. Në këtë hapësirë mbizotëron klima e thatë kontinentale. Sasia e reshjeve shkon 300-500 mm/vit dhe vetëm në pjesën malore jugore ato arrijnë 600-800 mm/vit.

Sipas karakteristikave të zhvillimit demografik (popullsisë) dhe ekonomik, në Azinë Qendrore dallojnë dy zona të mëdha: Azinë Qendrore Perëndimore dhe Azinë Qendrore Lindore.




• Piramida e moshës- Kazahstan




• Astana-kryeqytet i Kazahtanit

## POPULLSIA DHE EKONOMIA E AZISË QENDRORE

Shtetet që i takojnë Azisë Qendrore, janë mozaik i vërtetë i shumë popujve dhe grupeve etno-kulturore. Në këto shtete ekzistojnë gjuhë të ndryshme, religjione nga më të mundshmet, me kushte të mira të jetesës e standardit jetësor, me doke e zakone të ndryshme.

Azia Qendrore përfshinë sipërfaqe të përgjithshme prej 5, 1 milionë km$^2$, ndërsa numri i popullsisë arrin mbi 58 milionë banorë. Dendësia mesatare e popullsisë sillet rreth 11 b/1km$^2$ .

Në disa shtete të Azisë Qendrore, për shkak të shkallës së lartë të shtimit natyror dhe shtimit mekanik të popullsisë shënojnë rritje të madhe të numrit të popullsisë. Kështu, pë shembull, në **Kazakistan** për njëzet vite popullsia është rritur prej 8,5 në 16,3 milionë banorë. Në këtë shtet jetojnë mbi 100 kombe e grype etnike, por prej tyre dominojnë *kazakët* 46%, *rusët* 35%, *uzbekët* 2%, *tatarët* 2% etj. Myslimanët janë pjesa më e madhe e popullsisë, ndërsa të dytët janë popullsia krishtere. Gjuhë zyrtare janë kazakishtja (me status të veçantë të gjuhës shtetërore) dhe rusishtja, ndonëse kjo e fundit përdoren për komunikim të përditshëm, sidomos mes komuniteteve të ndryshme në vend.

Pjesën më të madhe të popujve në **Kirgizi** e përbëjnë kirgizët që janë të ngjajshëm me kazakët dhe kanë prejardhje të grupit të popujve turko-tatar. Dominojnë myslimanët sunit. Pos tyre jetojnë *uzbekët* me rreth 15% dhe rusët me 9%.

| Vendi | Sipërfaqja | Nr. i Popullsisë | Dendësia në km$^2$ | Kryeqyteti |
|---|---|---|---|---|
| Kazahstani | 2.724.900 | 16.848.808 | 10 | Astana |
| Taxhikistani | 143.100 | 23.784.321 | 57 | Tashkendi |
| Kirgistani | 198.500 | 6.020.095 | 46 | Dushanbe |
| Turmenistani | 488.100 | 4.522.281 | 25 | Bishkeku |
| Turkmenistani | 1.565.000 | 4.297.629 | 10 | Ashhabadi |
| Mongolia | 1.564.160 | 2.578.530 | 2 | Ulan Bator |






• Tashkend

**Tazhikistani** është vend malor në një pjesë të maleve të Pamirit. Në të ekzistojnë vetëm lugina të thella lumore. Në të jetojnë *taxhikët*, gjuha e të cilëve është e afërt me persishten. Në të jetojnë edhe *uzbekë* dhe *rusë*.

**Kazahstani** është mozaiku etno-kulturor në Azinë qendrore. Në të jetojnë 7 kombe me pjesëmarrje relative të lartë në numrin e përgjithshëm të popullsisë. Ata janë *kazasët, rusër, ukrainasit, gjermanët, uzbekët, tatarët* dhe *bjellorusët*. Pjesën më të madhe të popullsisë e përbëjnë *kazasët* (54%), *rusët* (30%), kurse të tjetër kanë pjesëmarrje më të vogël në numrin e përgjithshëm të popullsisë. Rreth 47% janë myslimanë sunit, kurse të tjerët u takojnë religjione të tjera.

Në **Turkmeni** rreth 85% të popullsisë e përbëjnë *turkmenët*, që i takojnë gjuhës turke. Në këtë shtet jetojnë edhe 30 bashkësi të tjera kombëtare.

**Uzbekistani** është shteti më i populluar. Në të jetojnë *uzbekët*, që janë të fesë islame, pastaj *taxhikë, rusë, korean* e tjerë.

**Ekonomia** e shteteve të Azisë Qendrore është në varshmëri prej kushteve natyrore. Pjesa më e madhe e shtete të Azisë Qendrore janë në fazën e zhvillimit të tyre. Një numër i dukshëm i këtyre shteteve posedojnë energjent: naftë, gaz natyror dhe minerale të ndryshme. Këto shtete disponojnë me sipërfaqe të përshtatshme për zhvillimin e bujqësisë. Gjysma e tyre shtrihen në viset malore, e të tjerat në territoret pothuaj shkretëtinore me pak reshje atmosferike brenda vitit.

• Xhami në Astana-Kazahstan



Bujqësia mbështetet në ujitjen artificiale. Ndër kulturat bujqësore më shumë mbillet gruri dhe luledielli në pjesët veriore të Kazakistanit dhe pambuku në Uzbekistan. Gjithashtu, disa shtete prej tyre pëmenden edhe me prodhimin e perimeve, bimëve industriale (pambuku e duhani), pemët e tjerë. Taxhikistani dhe Kirgistani janë vende malore, ku malet zënë rreth 90% të territorit të tyre. Blegtoria është degë e rëndësishme e ekonomisë. Rriten gjedhë, dhenë, dhi e deve.

Këto shtete kanë rezerva të mëdha të

naftës dhe gazit natyror, që përbëjnë bazën për zhvillimin e industrisë.

Rezervat e naftës gjenden kryesisht në pellgun e Leqenit Kaspik si dhe në Azerbejxhan, Kazakistan, Turkmenistan, Uzbekistan etj. Karaganda është pellgu më i rëndësishëm i qymyrit në Kazakistan.

Degët më të zhvilluara të industrisë janë: ajo tekstile dhe ushqimore. Vitet e fundit zhvillohet edhe industria kimike, ajo e makinave, si dhe industria elektroteknike, e tekstilit, ushqimore e tjerë.

Qendrat kryesore industriale janë: Tashkenti (me mbi 2 milionë banorë), Allma-Ata (me rreth 1 milion banorë), Karaganda, Samarkand, Bishkek, Dushanbe dhe Ashhabad.



• Objekt fetar në qytetin Buhara-Uzbekistan



**PËRSËRITJE**

*- Ç'pozitë gjeografike kanë vendet e Azisë Qendrore?*
*- Cilat janë karakteristikat klimatike në vendet e Azisë Qendrore?*
*- Në sa zona të mëdha ndahet Azia Qendrore?*
*- Cilat janë grupet kryesore të popujve në vendet e Azisë Qendrore? Ndajini sipas zonave.*
*- Cilat janë degët kryesore ekonomike në vendet e Azisë Qendrore?*

*Nëpërmjet të Internetit, duke e përdorur programin operativ GOOGEL EARTH, bëni një shetitje nëpër territoret e këtyre shteteve, posaçërisht janë interesante rajonet afër Liqenit të Kaspikut.*

*Kryeqytetet e tyre janë të begatshëm me monumente fetare e historike. Gjeni fotografitë e tyre dhe bëni albumin tuaj.*

• Tregu-Tashkend





Azia Jugperëndimore

# AZIA JUGPERËNDIMORE

• Pambuk- Turqi



**Puna në hartë**

- Në hartë gjeografike gjeni shtetet e Azisë Jugperëndimore.
- Cilët shtete shtrihen në zonat malore e cilat prej tyre janë shtete shkretëtinore?
- Në cilat dete kanë dalje këto shtete?

Azia Jugperëndimore shtrihet midis Detit Mesdhe në perëndim dhe Pakistanit në lindje, Detit të Zi në veri dhe gjirit të Adenit në jug. Kjo pjesë e Azisë ka luajtur rol të rëndësishëm në qytetërimet e Mesdheut. Si në të kaluarën, ashtu edhe sot paraqet urë lidhëse midis Lindjes së Afëme dhe Lindjes së Mesme me Mesdheun dhe Evropën. Kanali i Suezit, shteteve dhe rajonit të Azisë Jugperëndimore u solli të mira materiale, por edhe probleme, që sot, manifestohen në këtë rajon. Kanali i Suezit ka gjatësi prej 170 km dhe gjerësi prej 120-150 m. Këtë kanal e quajnë “Kanali i Naftës”.



• Stambolli

Azia Jugperëndimore përfshinë një sipërfaqe prej 6,7 milionë km² ose 28% të sipërfaqes së kontinentit të Azisë. Ky rajon aziatik ka dalje në Detin Egje, Marmara, Detin e Kuq dhe Detin Mesdhe. Në Egje gjenden qindra ujdhesa që sot kanë rëndësi për turizëm dhe peshkim. Bosfori dhe Dardanelet janë ngushticat me frekuenca të mëdha të tregut të naftës dhe të mirave të tjera materiale. Deti i Kuq dhe Deti i Arabisë me gjirin e Persisë përbëjnë arterjen kryesore të tankerëve, gypave naftëpërcjellës për botën tjetër që ka nevojë për këto energjentë.

Relievin e Azisë Jugperëndimore e përbëjnë malet, rrafshnaltat, shtretëtirat dhe ultësirat. Malet Taurus dhe Pontike janë male të reja, siç janë edhe Kaukazi në pjesën veriore. Ultësira e Mesopotamisë ishte vatra e qytetërimeve të hershme, që sot ky rajon së bashku me Iranin dhe shumë shtete të tjera më të vogla të krijuara në Siujdhesën e Arabistë Saudite janë udhëheqëse si për nga rezervat, ashtu edhe për nga prodhimi i naftës.

Klima e ndryshueshme dhe varfëria me ujë janë problemet themelore të shteteve të Azisë Jugperëndimore. Tigri dhe Eufrati janë lumenjtë më të mëdhenj në këtë rajon.

Në viset malore ekziston klima malore dhe e mesme kontinentale, ndërsa në Mesdhe ajo mesdhetare dhe në brendësi të shteteve më të mëdha ajo shkretëtinore (Arabi Saudite, Siria e brendshme, Jordani dhe pjesa e qendrore e Iranit.

Bota bimore dhe shtazore është e lidhur ngushtë me kushtet klimatike dhe relievin. Dominojnë stepat e thata dhe gjysmëshkretëtirat dhe shkretëtira. Në shkretëtira jeta është e mundshme vetëm nëpër oaza (ku ka ujë). Pjesa më e gjelbëruar është Mesopotamia dhe pjesët e maleve të larta në veri të Azisë Jugperëndimore, ku dominojnë pyjet e karakterit të makieve(kaçubave).



• Salla e Parlamenti turk



• Kapadokia-Turqi



• Meka në Arabinë Saudite

Azia Jugperëndimore është mozaiku i racave, gjuhëve, religjioneve (dominon feja myslimane), me dallime të mëdha në sferat kulturore. Në këtë rajon aziatik jetojnë arabët, turqit, irakianët, iranianët, afganët, kurdët, ebrejtë dhe grupe më të vogla etno-kulturore.

Irani dhe Turqia kanë numër më të madh të popullsisë. Të gjitha shtetet që i takojnë këtij rajoni shënojnë shkallë të lartë të shtimit natyror të popullsisë. Disa shtete me sipërfaqe të vogël shënojnë dendësi të madhe. Ato janë: Bahreini, Libani, Izraeli e tjerë, ndërsa dendësi më të vogël shënon Arabia Saudite.

## NAFTA, BEGATIA MË E MADHE E SHTETEVE TË AZISË JUGPERËNDIMORE

Nafta dhe gazi natyror paraqesin begatinë më të madhe të disa shteteve të Azisë Jugperëndimore. Nafta ka sjellë në ngritjen e madhe të standardit jetësor, por njëherit edhe probleme midis tyre. Rezervat e naftës vlerësohen mbi 60% të rezervave botërore, ndërsa prodhimi vazhdimisht rritet. Gjiri i Persisë është shndërruar në tregun më të madh të naftës.

Nafta është shkaku kryesor për mosmarrëveshtje midis popujve, sidomos konflikti gjymëshekullor midis izraelitëve dhe palestinezëve. Konfliktet vështirë se do të zgjidhen nëse nuk ekziston dëshira e mirë edhe e forcave të mëdha ekonomike të botës. Vendet më të begatshme me naftë janë: Kuvajti, Emiratet e Bashkuara Arabe, Arabia Saudite, Omani dhe Iraku.

Në shtetet që prodhojnë sasi të madhe të naftës, kanë bërë ndryshime të mëdha në të gjitha fushat e jetës. Këto shtete kanë përmirësuar dhe modernizuar rrugët, mjetet e transportit, i kanë rregulluar qytetet me hotele të mëdha e të njohura në botë, parqe urbane, bazene për pushime e tjerë.



• Xhamia në Stamboll

Në disa shtete me sipërfaqe shketëtinore blegtoria ende ka karakterin e blegtorëve beduinë. Shtete si Turqia, Irani dhe Iraku dallohen edhe me prodhime të mëdha të kulturave drithërore, kulturave industriale, perimeve dhe pemëve mesdhetare. Edhe këto prodhime sjellin të ardhura të nevojshme në ekonominë e shteteve.

Në shtetet e Azisë Jugperëndimore me përmirësimin e agroteknikës janë rritur edhe rendimentet prodhuese për njësi të tokës punuese. Në këtë rajon më shumë kultivohet gruri, orizi, duhani, pambuku, ulliri, kallami i sheqerit dhe agrumet.

Me industri më të zhvilluar cilësohen Irani, Turqia, Arabia Saudite, Iraku, Siria, Izraeli etj. Qendrat më të mëdha urbane dhe qytetet tjera janë shndërruar në qendra industriale, qendra aeroportesh, përpunimin e naftës, industrisë së tektilit, ajo kimike, ndërsa në Iran dhe Turqi edhe metalurgjia e tjerë.

Arabia Saudite është shtet i naftës dhe gazit natyror. Turizmi zë vend të rëndësishëm, sepse nga e gjithë bota myslimane e vizitojnë Medinën si qendër e madhe turistike në botë.

Irani, poashtu është shtet i naftës, përpunimit të saj dhe të degëve të tjera industriale. Industria iraneze kryesisht është e përqendruar në qytetet më të mëdha të sajë. Pos naftës Irani është i njohur edhe me qilimat, e njohur edhe tek ne me emrin "Qilimat e Persisë".

| **Shteti** | Sipërfaqja në $km^2$ | **Numri i popullsisë** | Dendësia mesatare $b/km^2$ | **Kryeqyteti** |
|---|---|---|---|---|
| Turqia | 780580 | 69660559 | 89 | Ankara |
| Qiproja | 9251 | 780133 | 84 | Nikozia |
| Libani | 10452 | 3826018 | 366 | Bejruti |
| Izraeli | 20770 | 6276883 | 302 | Jerusalemi |
| Siria | 185180 | 18448752 | 99 | Damasku |
| Jordania | 89206 | 5759732 | 64 | Amani |
| Iraku | 438317 | 26074906 | 59 | Bagdati |
| Kuvajti | 17818 | 2355648 | 132 | El kuvajti |
| Arabia Saudite | 2.100 000 | 26417599 | 12 | Riadi |
| Jeraeni | 527968 | 20727063 | 39 | Sana |
| Omani | 212460 | 3001583 | 14 | Maskati |
| Emiratet e Bash.Arabe | 83600 | 3820000 | 46 | Abu Dabi |
| Katari | 11437 | 863051 | 75 | Doha |
| Bahreini | 691 | 688345 | 996 | Manama |
| Irani | 1648000 | 68017860 | 41 | Teherani |
| Afganistani | 652225 | 29928987 | 45 | Kabuli |

• Qyteti Karbata-Iran



• Ura e Stambollit lidh dy kontinente: Evropën me Azinë



**PËRSËRITJE**

- Në hartën gjeografike të Azisë Jugperëndimore gjeni shtetet që prekin bregliqenin e Kaspikut dhe të Gjirit të Persisë.
- Cili shtet ka dalje në ujërat e Gjirit të Persisë dhe njëherit edhe në ujërat e Liqenit Kaspik?
- Në hartën gjeografike gjeni kryeqytetet e shteteve të Azisë Jugperëndimore.
-Cilat shtete prej tyre kanë numër më të madh të popullsisë?
- Cilat janë grupet kryesore të popujve në vendet e Azisë Qendrore?
- Cilat shtete janë më të pasura me naftë? Numëroni disa prej tyre.
- Në cilin shtet është më e zhvilluar bujqësia?
- Në cilat shtete ekzistojnë qendra më të mëdha të industrisë së përpunimit të naftës dhe të llojeve të tjera industriale?
- Cilat janë degët kryesore ekonomike të Turqisë?

**GOOGEL EARTH-i,**

**ËSHTË LIBRI MË I MIRË I GJEOGRAFISË, PRANDAJ KËRKONI INFORMATA GJEOGRAFIKE. PROVONI, ATY DO T'I GJENI!?**